# DITURIA ISLAME

NUMËR 316 | VITI 30 | SHKURT 2017 | XHUMADEL-ULA 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## EHLU SUNETI DHE XHEMATI

## PSE E ADMIROJ MUHAMEDIN?

## ISLAMI DHE BASHKËQEVERISJA TE SHQIPTARËT NË PERIUDHËN E OSMANLINJVE

www.bislame.net

# Letra e mëkëmbësit të Egjiptit, Mukaukisit, drejtuar Pejgamberit Muhamed

***Drejtuar Muhamedit, djalit të Abdullahut***
***Prej Mukaukisit***

E lexova letrën tuaj dhe e kuptova atë që kishit shkruar. Unë e di se pritet ende ardhja e një Pejgamberi. Por mendoja se duhet të kishte lindur në Siri. E kam trajtuar të dërguarin tuaj me respekt dhe nderim. Po ju dërgoj dy shërbëtore si dhuratë. Këto vajza i përkasin një familjeje shumë të nderuar prej nesh. Përveç këtyre, po ju dërgoj rroba dhe një kalë për udhëtim. Allahu ju ruajt.

---

*Shënim: Mukaukisi ishte emëruar si mëkëmbës i Egjiptit prej Perandorisë Romane. Ai ishte një njohës i mirë i fesë së vet. Ai urdhëroi që letra që iu dërgua atij nga Pejgamberi të vendosej në një kuti fildishi dhe të ruhej e sigurt në thesarin qeveritar. Dhuratat që dërgoi Mukaukisi u pranuan prej Pejgamberit (s.a.v.s.).*

*Letra e cila ishte vendosur në kutinë e fildishtë prej Mukaukisit e gjeti rrugën e vet në një manastir kristian të Abisinisë në Egjipt. Atje një oshënar e kishte ngjitur atë në Biblën e vet. Letra ishte shkruar në një pergamenë. Prej atje një orientalist francez e mori dhe ia shiti atë Sulltan Abdul Mexhid Hanit të Turqisë, për një shpërblim prej 300 sterlinash.*

*Sulltani e kishte ruajtur atë në thesarin e pallatit mbretëror, së bashku me relikte të tjera të shenjta.*

*Studiuesit myslimanë kanë pohuar se letra është shkruar prej sahabiut të njohur dhe të shquar Ebu Bekër Es-Siddikut (r.a.).*

## PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e rrjetit të liderëve fetarë dhe tradicionalë për paqe

*Prishtinë, 13 shkurt 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim dr. Mohamed Elsanousin, drejtor i "Rrjetit të liderëve fetarë dhe tradicionalë për paqe" me seli në Uashington D C.

Myftiu Tërnava njoftoi drejtorin Elsanousi për jetën dhe organizimin e jetës fetare në vend, si dhe me zhvillimet dhe sfidat me të cilat ballafaqohemi si bashkësi fetare, njëherësh edhe i falënderoi për vizitën që po i bëjnë Kosovës si dhe për kontributin e tyre në ndërtimin e paqes nëpër shumë vende krizash e trazirash. Nga ana e tij Elsanousi falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe për kontributin e tij personal dhe të Bashkësisë Islame për ndërtimin e paqes dhe luftimin e ekstremizmit që çon në radikalizëm të dhunshëm. *(R.S)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Lamartini, njëri nga poetët më të mëdhenj të Francës dhe sulmet ndaj Muhamedit a.s.

*"Dhe Ne ta ngritëm lart famën tënde!"*
*(El Inshirah, 4)*

*Gjatë historisë pati shumë armiq, e megjithatë ata, ose i mbuloi pluhuri i harresës, ose vazhduan të përmenden për shembull të keq. Ndërkaq, emri i Muhamedit a.s., vazhdoi të përmendet më shumë se emri i cilësdo krijesë tjetër. Përmendet gjatë ezanit të pesë namazeve dhe ikametit anekënd rruzullit tokësor. Nuk kalon asnjë sekondë, e të mos ketë me qindra mijëra njerëz e të mos i çojnë salavate atij a.s. Çdo njeri që dëshiron të bëhet mysliman, duhet të dëshmojë gjatë shehadetit edhe pejgamberin e tij, duke thënë: "Dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Zotit."*

*Udhëzimi dhe drita hyjnore që ai solli, edhe sot e kësaj dite vazhdon të ndriçojë zemrat e pastra dhe fisnike të miliona, madje miliarda njerëzve, gjatë gjithë këtyre 14 shekujsh. Kështu këtë gurrë të pashterur, do të vazhdojnë ta shijojnë shpirtrat e gjithë atyre njerëzve fisnikë dhe zemërpastër.*

*Allahu i Madhërishëm e përmend çështjen e kundërshtarëve dhe mashtruesve të Muhamedit a.s. në Kuran, duke përkujtuar poshtërimin e tyre dhe lartësimin e emrit të Muhamedit a.s.: "Dhe Ne ta ngritëm lart famën tënde!" (El Inshirah, 4) "Ne, vërtet të dhamë ty shumë të mira. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd! E s'ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur." (El Kevther, 1-3).*

*Prandaj, është obligim dhe detyrë për çdo mysliman, që jo vetëm të mos bjerë pre e këtyre shpifjeve dhe mashtrimeve, por me vendosmëri t'i demantojë të gjitha akuzat dhe shpifjet e rreme, kundër Islamit dhe Muhamedit a.s.*

*Ndërkaq, fatmirësisht sot ekziston edhe një numër jo i vogël njerëzisht të shquar, që mbajnë një qëndrim objektiv, madje admirues dhe disa prej tyre kanë përqafuar edhe Islamin, të cilët gjithnjë e më shumë po ndikojnë ndjeshëm në formimin e një opinioni objektiv në këtë drejtim. Përmes fjalëve të tyre, ne kemi mundësi t'i përgënjeshtrojmë të gjitha shpifjet dhe akuzat e pabaza të bëra deri tani kundër Muhamedit a.s. dhe Islamit.*

*Lamartini, njëri nga poetët më të mëdhenj të Francës, për madhështinë e Muhamedit a.s., në "Historia de la Turqiue", shkruan: "Nëse madhështia e qëllimit, thjeshtësia e mendimit dhe rezultatet e arritura, janë tri kritere të gjenialitetit njerëzor, kush mund të marrë guximin të krahasojë, cilindo njeri të madh në historinë njerëzore me Muhamedin a.s.?*

*Njerëzit më të njohur kanë vendosur vetëm ushtri, ligj dhe shtet. Ata s`kanë formuar asgjë më tepër se potenciale materiale, të cilat shpesh u zhdukën para syve të tyre. Ky njeri, ka nisur jo vetëm armatat, legjislacionet, shtetet, dinastitë dhe popujt, por miliona njerëz, 1/3 e botës së banuar të asaj kohe, madje edhe më shumë, më tepër se kjo ai ndryshoi altarët, zotat, fetë, idetë, besimet dhe shpirtrat. Në bazë të Kuranit, me çdo shkronjë që bëhej ligj, ndërtoi nacionalizmin shpirtëror, që është i pranuar për njerëzit e çdo territori gjuhësor dhe racor. Ai na ka lënë, si karakteristikë të pashlyeshme të nacionalizmit mysliman, urrejtjen kundrejt zotave të rrejshëm dhe synimin për një Zot të pa materializuar. Kjo rezistencë e patriotizmit kundër bastardimit të besimit në Zot, u ka dhënë fuqi ithtarëve të Muhamedit a.s. Marrja e një të tretës se botës, përmes fesë së tij, qe mrekulli nga ana e tij.*

*Muhamedi qe përmbysës i zotave të rremë me shpatë, vendosës i idesë me fjalë. Filozof, orator, mësues, ligjvënës, luftëtar që luftoi për idetë e tij, përtëritës i besimit racional dhe adhurimit pa fotografi, themelues i 20 perandorive tokësore dhe i një perandorie shpirtërore. Ky është Muhamedi a.s. Duke marrë parasysh të gjitha kriteret, me të cilat mund të matet madhështia njerëzore, me të drejtë pyesim: A ekziston njeri më i madh se ai?"*

*Dr. Ajni Sinani*

**Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në hapjen e konferencës shkencore "Revista Drita Islame"**

# "Drita Islame" vazhdimësi e revistave "Zani i Naltë" dhe "Kultura Islame", urë lidhëse midis brezash dhe trevash shqiptare

*Tiranë, 28 shkurt 2017*

*I nderuari president i Republikës së Shqipërisë, z. Bujar Nishani*

*I nderuari kryetar i KMSH, z. Skender Bruçaj*

*I nderuari Shaqir ef. Fetahu nga Bashkësia Islame e Maqedonisë*

*I nderuari kryegjysh i bektashinjve, haxhi Mond Ibrahimi*

*Të nderuar studiues*

*Zonja dhe zotërinj*

Në emrin tim personal dhe në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, kam kënaqësinë, që sot t'ju drejtohem e t'ju përshëndes në këtë aktivitet të rëndësishëm për fjalën e shkruar shqipe, në përgjithësi, dhe atë islame në veçanti. Përvjetorët si ky, janë një rast i mirë që të shohim, e të analizojmë rrugën, arritjet, sukseset, po edhe sfidat nëpër të cilat ka kaluar dhe më të cilat është përballur revista "Drita Islame", e cila nisi rrugëtimin e saj këtu e 25 vjet më parë, pikërisht në kohën kur në Shqipëri filluan të frynin erërat e demokracisë dhe të lirisë së mendimit e të besimit.

Nisma dhe vendimi për nxjerrjen dhe botimin e revistës "Drita Islame" në vetvete paraqet njërën ndër ndërmarrjet më të guximshme dhe më të rëndësishme të Komunitetit Myslimanë të Shqipërisë, që asokohe udhëhiqej nga hafëz Sabri ef. Koçi. Ky vendim, si të thuash, ishte marrë për të vazhduar misionin e nisur, por të cilin ia kishin ndërprerë në gjysmë, dekada më parë pararendësve "Dritës Islame" dhe revistave "Zani i Naltë" dhe "Kultura Islame". Prandaj, me plotë bindje themi se "Drita Islame" është vazhdimësi e frymës, mendimit, konceptit, filozofisë e misionit të revistave "Zani i Naltë" dhe "Kultura Islame" dhe literaturës islame në gjuhën shqipe që ishte botuar deri kur u ndalua me ligj liria dhe manifestimi i fesë në Shqipëri.

Kështu, me botimin e saj në këtë kohë, "Drita Islame" iu bashkua simotrave të saj që botoheshin në tri qendrat kryesore të shqiptarëve jashtë Shqipërisë, përkatësisht, revistës "Dituria Islame" në Prishtinë, "Hëna e re" në Shkup, dhe "Elif" në Podgoricë, të cilat tashmë kishin krijuar një traditë të mirë në këtë drejtim.

Me një fjalë, "Drita Islame", duke qenë pasardhëse e revistave "Zani i Naltë" dhe "Kultura Islame" dhe e tri revistave të sipërpërmendura, u bë, si të thuash, jo vetëm urë lidhëse midis brezave, por edhe trevave shqiptare.





*Të nderuar të pranishëm,*

Në këtë përvjetor të rëndësishëm, duhet thënë edhe një fakt, se nismëtar për botimin e "Dritës Islame", po edhe disa ndërmarrjeve të tjera të rëndësishme për rithemelimin dhe riorganizimin e Komunitetit Myslimanë Shqiptarë, janë brezi i ish-nxënësve të Medresesë së Tiranës, të cilët megjithëse kishin kaluar kohë jo të mira gjatë ish-sistemit, ata për asnjë çast nuk hoqën dorë dhe nuk u hamenden nga bindjet dhe formimi që kishin marrë nga pedagogët e shquar atdhetarë e fetarë sa ishin nxënës në Medresenë e Tiranës, gjë që kontributi i atij brezi duhet çmuar e vlerësuar drejtë dhe në mënyrë meritore.

Është kontribut i atij brezi, që "Drita Islame" që në numrat e parë të saj të konceptohet asisoj që të lejoj hapësirën për të kultivuar mësimet mbi traditën, fenë dhe të kaluarën e populli tonë. Dhe jo vetëm kaq, por ndër parimet kryesore të "Dritës Islame" ishte kthimi dhe kultivimi i shpresës për një të ardhme më të mirë, më pastaj kultivimi i tolerancës, mirëkuptimit, mirëbesimit, edukimit e arsimimit të lexuesve të saj, por gjithnjë pa harruar misionin parësorë e primarë ofrimin e njohurive themelore për njohjen e mësimeve e udhëzimeve të fesë islame.

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Gjatë këtij çerekshekulli të veprimtarisë së saj, "Drita Islame" ka arritur që të kryej me shumë sukses misionin e saj, të jep kontributin e saj të veçantë në mësimin, edukimin dhe informimin e drejtë të lexuesve të saj dhe në fisnikërimin, emancipimin dhe ngritjen kulturore e shpirtërore të popullatës shqipfolëse.

Kështu, "Drita Islame" sot zë vend meritor në fushën e fjalës së shkuar shqipe, e posaçërisht në literaturën islame shqiptare.

Sigurisht, që për këto suksese dhe për këto të arritura më meritorët janë ata që u bënë sebep dhe e nxorën "Dritën Islame", më pastaj drejtuesit e saj, redaktorët, bashkëpunëtorët dhe sidomos lexuesit besnik të revistës.

*Të nderuar të pranishëm,*

Në fund më lejoni që nga zemra të uroj Komunitetin Myslimanë Shqiptarë, me haxhi Skënder Bruçaj në krye për këtë manifestim kaq dinjitoz, kurse "Dritës Islame" i urojmë jetë të gjatë sa edhe vetë emri i saj. Lus Zotin e Madhërishëm që këtë revistë konform emrit të saj ta bëjë "Nurun ala nur, dritë përmbi dritë", ta bëjë dritë shkëlqyese dhe një fanar ndriçues për popullin dhe vendin tonë.

*Myftiu i Kosovës,*
*Naim ef. Tërnava*



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Et-Tur" – (4)

## Shpërblimi për të devotshmit në Xhenet

إِنَّ الْمُتَّقِينَ فِي جَنَّاتٍ وَنَعِيمٍ ﴿٧١﴾ فَاكِهِينَ بِمَا آتَاهُمْ رَبُّهُمْ وَوَقَاهُمْ
رَبُّهُمْ عَذَابَ الْجَحِيمِ ﴿٨١﴾ كُلُوا وَاشْرَبُوا هَنِيئًا بِمَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ
﴿٩١﴾ مُتَّكِئِينَ عَلَىٰ سُرُرٍ مَّصْفُوفَةٍ وَزَوَّجْنَاهُم بِحُورٍ عِينٍ ﴿٠٢﴾
وَالَّذِينَ آمَنُوا وَاتَّبَعَتْهُمْ ذُرِّيَّتُهُم بِإِيمَانٍ أَلْحَقْنَا بِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَمَا
أَلَتْنَاهُم مِّنْ عَمَلِهِم مِّن شَيْءٍ كُلُّ امْرِئٍ بِمَا كَسَبَ رَهِينٌ ﴿١٢﴾
وَأَمْدَدْنَاهُم بِفَاكِهَةٍ وَلَحْمٍ مِّمَّا يَشْتَهُونَ ﴿٢٢﴾ يَتَنَازَعُونَ فِيهَا كَأْسًا
لَّا لَغْوٌ فِيهَا وَلَا تَأْثِيمٌ ﴿٣٢﴾ وَيَطُوفُ عَلَيْهِمْ غِلْمَانٌ لَّهُمْ كَأَنَّهُمْ لُؤْلُؤٌ
مَّكْنُونٌ ﴿٤٢﴾ وَأَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ يَتَسَاءَلُونَ ﴿٥٢﴾ قَالُوا إِنَّا
كُنَّا قَبْلُ فِي أَهْلِنَا مُشْفِقِينَ ﴿٦٢﴾ فَمَنَّ اللَّـهُ عَلَيْنَا وَوَقَانَا عَذَابَ
السَّمُومِ ﴿٧٢﴾ إِنَّا كُنَّا مِن قَبْلُ نَدْعُوهُ إِنَّهُ هُوَ الْبَرُّ الرَّحِيمُ ﴿٨٢﴾

*"Vërtet besimtarët e devotshëm do të gjenden në kopshtet e Xhenetit dhe në lumturi, duke u kënaqur me atë që u ka dhënë Zoti i tyre, sepse Ai i ka ruajtur prej dënimit të zjarrit flakërues. (Do t'u thuhet:) Hani e pini, ju bëftë mirë (ky është shpërblimi) për atë që keni punuar! Të mbështetur në divane të renditura, dhe do t'i shoqërojmë me hyri symëdha. E ata që besuan, dhe pasardhësit e tyre i pasuan (ndoqën) në besim, Ne atyre do t'ua shoqërojmë pasardhësit e tyre dhe nuk do t'u pakësojmë asgjë nga (shpërblimi për) veprat e tyre; secili njeri është peng i asaj që ka punuar. Ne atyre do t'ua shtojmë të mirat me fruta dhe mish, që atyre ua ka ënda. Atje do t'ia kalojnë njëri-tjetrit gotat e mbushura e nuk do të ketë biseda të kota e as gjynahe. Rreth tyre do të sillen djelmosha (që u shërbejnë) sikur të ishin margaritarë të fshehur. Ata do t'i drejtohen njëri-tjetrit, (duke pyetur për punët e tyre në këtë dynja) duke thënë: Më parë, ne kemi pasur frikë në familjet tona (nga gjykimi i Allahut), por Allahu na ka dhuruar mëshirë dhe na ka ruajtur nga ndëshkimi i erës përcëlluese (të zjarrit). Ne qysh më parë i jemi lutur Atij (e kemi adhuruar Atë), Ai është vërtet Bamirës dhe Mëshirëplotë." (Et-Tur, 17-28)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë betimet e njëpasnjëshme të Krijuesit të kësaj ekzistence madhështore, me qëllim të vërtetimit të një fakti të pamohueshëm, se pas ringjalljes, të gjithë mohuesit e Njëshmërisë, i pret ndëshkimi i rreptë në Ahiret. Ata që zemrat e tyre i kishin të ngrysura me kufër, do të jenë banorë të skëterrave, në të cilat do të përjetojnë vuajtje e ndëshkime të llahtarshme, dhe ndaj tyre nuk do të kihet aspak mëshirë. Këta përgënjeshtruan ditën e gjykimit dhe fryt i kryeneçësisë së tyre do të jetë përjetësia në zjarrin e Xhehenemit. Ndërsa, tash në këto ajete vijuese, Allahu i Gjithëmëshirshëm, na jep pamjet e një tabloje krejtësisht të kundërt nga ajo paraprake. Tash shohim vendqëndrimin e njerëzve të mirë e të devotshëm, në





kopshtet e Xhenetit, duke shijuar kënaqësi pas kënaqësie, me më të dashurit e tyre. Atyre u shërbejnë shërbëtorët e Xhenetit me përkushtim e dashuri të madhe. Në këto Xhenete ata do të përjetojnë fisnikërinë më të madhe, duke qenë të nderuar si të ishin mbretër, e duke ua shkuar edhe mbretërve. Mirësitë e Allahut për ta janë të panumërta dhe janë të përjetshme.

**Koment**

*17. Vërtet besimtarët e devotshëm do të gjenden në kopshtet e Xhenetit dhe në lumturi,*

*18. duke u kënaqur me atë që u ka dhënë Zoti i tyre, sepse Ai i ka ruajtur prej dënimit të zjarrit flakërues.*

Besimtarët e devotshëm që respektuan urdhrat e Allahut të Lartmadhërishëm, në këtë botë, do të jenë në kopshtet përrallore të Xhenetit. Fushat e blerta të Parajsës, bukuritë e paimagjinueshme të këtyre peizazheve, që të ngjallin ndjenjën e një lumturie të papërshkrueshme, do të jenë vendbanim i përhershëm i tyre.

Ne, sado që të përpiqemi ta përshkruajmë Xhenetin dhe bukuritë e tij, vështirë se do të arrijmë që t'i afrohemi përshkrimit të tij në mënyrën reale, sepse në fakt, ai është përtej çdo përfytyrimi dhe imagjinate njerëzore. Në lidhje me këtë konstatim na mjafton hadithi kudsij, të cilin e përcjell i Dërguari a.s. nga Zoti Mëshirëplotë kur thotë: "Kam përgatitur për robërit e Mi të devotshëm (shpërblime në Xhenet) çfarë syri nuk ka parë ndonjëherë, veshi s'ka dëgjuar ndonjëherë dhe as njeriu se ka imagjinuar atë ndonjëherë."Këtë hadith kudsij, i Dërguari i Allahut e ka shoqëruar edhe me sihariqin e ajetit 17-të, të sures "Es-Sexhde": "Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."

Në këto Xhenete besimtarët do të jenë së bashku me profetët, dijetarët, dëshmorët dhe njerëzit e devotshëm. Në Xhenet burojnë dhe rrjedhin lumenj që të freskojnë edhe vetëm me shikimin e tyre. Pallatet e tij janë të ndërtuara me tulla prej floriri dhe argjendi. Balta e Xhenetit është me aromë misku, kurse gurët, me të cilët janë të shtruar rrugët apo oborret e shtëpive, janë perla dhe margaritarë të çmueshëm. Në çdo anë, syri kënaqet kur sheh vezullimin e dritave që shtrijnë rrezet e tyre në kopshtet e pafundme të Xhenetit. Aromat e këndshme përhapen gjithandej, kurse frutat e Xhenetit që janë fare pranë përroskave e lumenjve, do të jenë gjithmonë të pjekura për banorët e tij. Banorët e Xhenetit ushqehen me to dhe me gjithçka tjetër që dëshirojnë, duke ndjerë gjithmonë kënaqësi të pafund. Ata nuk do të kenë as jashtëqitje, e as sekrecione hundësh, por trupat e tyre çlirohen me anë të djersës së lehtë, e cila ka aromë misku. Fytyrat e tyre shndrisin nga nuri që nuk venitet, sepse më në fund do ta shohin edhe vetë nurin e Allahut Mëshirëplotë. Ky është shpërblimi më i madh, sepse në jetën e kësaj dynjaje i besuan Atij dhe dëgjuan fjalët e pejgamberëve, dhe nuk i pasuan intrigat e shejtanit. Pikërisht këta njerëz, i Madhërishmi i ka mbrojtur dhe shpëtuar nga zjarri i Xhehenemit, në të cilin do të digjen e ndëshkohen përgjithmonë ata që nuk i besuan fjalës dhe udhëzimit të Tij.

Rreth kuptimit të pjesës së fundit të ajetit "Ai i ka ruajtur prej dënimit të zjarrit flakërues", Imam Maturidu sjell dy mendime: i pari, se Allahu i ka ruajtur-mbrojtur besimtarët që të mos bëjnë ndonjë vepër të shëmtuar, e cila do t'ua shkatërronte Ahiretin, nëse do ta vepronin, dhe mendimi i dytë është se Allahu ua ka falur besimtarëve disa prej mëkateve nga mëshira dhe dhembshu-

ria për ta, sepse po të mos ishte falja prej Tij, ata nuk do t'i shijonin kënaqësitë e Xhenetit.[1]

*19. "(Do t'u thuhet:) Hani e pini, ju bëftë mirë (ky është shpërblimi) për atë që keni punuar!"*

Xhenetlinjtë do të jenë në kënaqësi të përhershme që nuk përfundojnë kurrë. Atyre do t'u drejtohen engjëjt fisnikë me fjalët më të bukura mirëseardhëse, duke iu thënë: Hani dhe pini dhe shijoni këto kënaqësi, sepse ky është shpërblimi i merituar për ju, për hir të veprave të mira që i bëtë në jetën e dynjasë. Në mbështetje të këtij ajeti, vjen edhe ajeti 24-të, i sures El-Hakka: "(U thuhet:) Ju bëftë mirë, hani e pini për atë që keni bërë në ditët e kaluara!"

Ky është ai shpërblimi i madh, të cilin e kishin synuar dhe dëshiruar besimtarët e devotshëm, gjatë jetës në këtë botë. Tash engjëjt i përgëzojnë me këto mirësi që nuk ndalen kurrë, duke ua rikujtuar vuajtjet e tyre në këtë botë, duke ua rikujtuar se ata shpeshherë e kishin privuar veten nga të mirat e përkohshme të saj, duke mos u tunduar asnjëherë nga intrigat dhe joshjet e shejtanit, por me ndershmëri dhe përkushtim e kishin përjetuar dëlirësinë e jetës së kësaj bote.

*20. Të mbështetur në divane të renditura, dhe do t'i shoqërojmë me hyri symëdha.*

Ky ajet, sqaron gjendjen e lumtur të xhenetlinëjve, të cilët do të mbështeten nëpër kolltukë e divane mbretërore, që janë të zbukuruar e stolisur me ar dhe margaritarë. Këto divane do të jenë të renditur njëri me tjetrin në një rresht të vetëm, dhe kjo nënkupton rehatinë, qetësinë dhe relaksimin nga çdo brengë apo punë. Pranë vetes në shoqërim të tyre do t'i kenë hyritë e Xhenetit, bukuria e të cilave nuk mund të krahasohet me asnjë prej grave të kësaj bote. Pranë tyre, besimtari do ta ndjejë lumturinë e vërtetë, duke iu mbushur e tërë qenia me ndjenja të papërshkrueshme të kënaqësisë. Disa komentues të Kuranit mendojnë se fjala "zevvexhnahum" nënkupton martesën me hyritë e Xhenetit, por shumica e dijetarëve mendojnë se këtu fjala është për shoqërim, ngase në Xhenet nuk do të ketë martesë klasike me akt kurore siç ndodh në jetën e kësaj bote, por shoqërimi dhe kënaqësia me hyritë e Xhenetit është një prej dhuratave hyjnore për të devotshmit, që të mos ndjehen të vetmuar.[2] (Allahu e di më së miri).

Imam Fahrudin er Rraziu, në lidhje me këto dy ajete (19-20), dhe atyre dy paraprake (17-18), ka ndërlidhur katër shkaqet e lumturisë së xhenetlinjëve, ashtu siç kanë ardhur të radhitura në ajetet që i cekëm, duke përmendur së pari vendbanimin që nënkupton Xhenetin apo kopshtet e parajsës, pastaj hajen dhe pijen, pastaj shtrojën dhe mbulojën dhe në fund shoqërimin dhe bashkimin me hyritë e Xhenetit.

Allahu i Madhërishëm, secilën prej këtyre kënaqësive e ka përshkruar me fjalët më të përsosura dhe kuptimplote. Fjala vjen, e ka përdorur fjalën "Fakihine"- "duke u kënaqur" për kënaqësinë e papërshkrueshme në Xhenet.

Pastaj me fjalën "Henien"-"ju bëftë mirë" ka aluduar se ushqimet dhe pijet e Xhenetit janë të përsosura për nga përmbajtja. Ato as nuk prishen e as nuk kalben, por gjithmonë qëndrojnë të freskëta dhe të pjekura.

Me fjalën "Muttekiine"-"të mbështetur" tregon gjendjen e qetësisë dhe relaksimit absolut të xhenetlinjëve, ku secili prej tyre ka divan të veçantë, enkas vetëm për të, dhe në fund fjala "Ve zevvexhnahum"-"do t'i shoqërojmë" dëfton se Ai që do t'i bashkojë me hyritë e Xhenetit është vetë Allahu xh.sh.[3]

*21. E ata që besuan, dhe pasardhësit e tyre i pasuan (ndoqën) në besim, Ne atyre do t'ua shoqërojmë pasardhësit e tyre dhe nuk do t'u pakësojmë asgjë nga (shpërblimi për) veprat e tyre; secili njeri është peng i asaj që ka punuar.*

Ky ajet është një prej ajeteve më shpresëdhënës dhe përgëzues për myslimanët, të cilët në Xhenet nuk do të privohen nga shoqërimi i familjarëve të tyre, prindërit, fëmijët, bashkëshortet etj.

Nëse babai ka një gradë më të lartë se fëmijët e tij, atij do t'i pranohet lutja që ta ngrit edhe ata në gradën e tij, në mënyrë që të jenë së bashku në kënaqësitë e përhershme të Xhenetit. E njëjta gjë do të ndodhë edhe nëse fëmijët kanë gradë më të lartë sesa prindërit, ata do t'i tërheqin pas vetes prindërit e tyre në këto mirësi, sepse ky është premtim i Allahut. Asnjërit prej këtyre grupeve, nuk do t'u pakësohet asgjë nga shpërblimi për veprat që i punuan në këtë botë, sepse çdonjëri është peng i veprave të tij.

Transmeton Taberaniu nga Ibën Abasi, e ky nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Kur njeriu (burri) do të hyjë në Xhenet, do të pyesë për prindërit, për bashkëshorten dhe për fëmijët e tij. Do t'i thuhet "Ata nuk e kanë arritur gradën tënde". Atëherë ai do të thotë: "O Zot! Unë kam punuar për vete, por edhe për ta, dhe do të sillet urdhri që ata t'i bashkohen atij".[4] Ibën Abasi pas këtij hadithi, gjithnjë e lexonte këtë ajet: "E ata që besuan, dhe pasardhësit e tyre i pasuan (ndoqën) në besim, Ne atyre do t'ua shoqërojmë pasardhësit e tyre."

Kjo është mirësia e Allahut ndaj fëmijëve për hir të bereqetit të punës së baballarëve të tyre, apo mirësia e Tij ndaj baballarëve për hir të duave të fëmijëve të tyre për ta, në mënyrë që të qetësohen e prehen zemrat e prindërve me afrimin e fëmijëve pranë tyre, apo anasjelltas. Në lidhje me këtë është transmetuar nga Ebu Hurejreja të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut:



"Allahu do t'ia ngritë robit të mirë gradën në Xhenet", kurse ai do të pyesë: O Zot! Prej nga mua kjo mirësi? Allahu do t'i përgjigjet" Për hir të Isfigfarit (kërkim faljes) së fëmijës tënd për ty."[5]

Po ashtu transmetohet nga Aliu r.a., e ky nga i Dërguari i Allahut a.s., të ketë thënë:"Besimtarët dhe fëmijët e tyre janë në Xhenet, kurse idhujtarët dhe fëmijët e tyre janë në Xhehenem", e pastaj i Dërguari a.s., e lexoi ajetin: "E ata që besuan, dhe pasardhësit e tyre i pasuan (ndoqën) në besim, Ne atyre do t'ua shoqërojmë pasardhësit e tyre."[6]

Ndërsa, në vazhdim të sures, Allahu xh.sh. vazhdon me përshkrimin e nimeteve dhe dhuntive për të devotshmit në Xhenet.

*22. Ne atyre do t'ua shtojmë të mirat me fruta dhe mish, që ua ka ënda.*

Begatia dhe kënaqësia që përjetojnë banorët e Xhenetit nuk ndërpritet dhe nuk mbaron asnjëherë. Ata do të jenë të furnizuar me ushqime dhe fruta nga më të ndryshmet. Ushqimi dhe pemët e Xhenetit janë të përgatitura enkas vetëm për ta. Në Kuran kemi shumë ajete që flasin lidhur me këtë çështje, por ne do të mjaftohemi vetëm me një prej tyre: "Frutat dhe freskia e tij janë të përhershme." (Er-Rad, 35).

*23. Atje do t'ia kalojnë njëri-tjetrit gotat e mbushura e nuk do të ketë biseda të kota e as gjynahe.*

Banorët e Xhenetit shijojnë kënaqësi pas kënaqësie. Ata janë të rrethuar nga të gjitha anët me begati të shumta. Ndër to edhe pijet e mrekullueshme, të cilat as nuk dehin, e as nuk shkaktojnë humbje të vetëdijes, siç ndodh me pijet dehëse në këtë botë.[7] Gotat që ata ia kalojnë njëri-tjetrit, duke llafosur e kënaqur mes vete, janë gota të mbushura me pije e lëngje të ndryshme. Këto pije nuk janë dehëse, prandaj nga xhenetlinjtë nuk mund të dëgjosh kurrë ndonjë bisedë të kotë, ofendim apo fjalë të rëndë, e cila konsiderohet mëkat-gjynah. Ndërkohë, në këtë botë, pijet alkoolike ia humbin mendjen njeriut, dhe ai në këtë gjendje, i dehur shanë, ofendon dhe flet fjalë të rënda, meqë më nuk është vetvetja.

Në lidhje me këto pije të Xhenetit, Allahu xh.sh. flet në shumë prej ajeteve kuranore si: "Aty do t'u shërbehet një gotë e mbushur nga një burimi i rrjedhshëm, (me pije) të bardhë e të shijshme për ata që do ta pinë. Prej saj as nuk do të trullosen dhe as nuk do të dehen. (Es-Saffat, 45-47). Pastaj: "Atyre do t'u jepet të pinë musht të pastër të ruajtur mirë, fundi i të cilit është myshku. Për këtë, le të përpiqen ata që përpiqen. Dhe ai (musht) do të përzihet me ujin e Tesnimit, nga burimi i të cilit do të pinë më të afërmit (e Allahut)."(El-Mutaffifin, 24-29) Dhe: "Aty do të pinë gota me pije të përzier me xhenxhefil, prej një burimi të quajtur Selsebil." (El-Insan, 17-18).

*24. Rreth tyre do të sillen djelmosha (që u shërbejnë) sikur të ishin margaritarë të fshehur.*

Xhenetlinjëve do t'u shërbejnë djelmosha të vegjë, të krijuar enkas në këtë moshë, të cilët për nga bukuria u ngjajnë margaritarëve të çmuar. E vetmja detyrë e tyre është të jenë në shërbim të këtyre njerëzve të devotshëm që me punët e tyre të mira e merituan Xhenetin dhe kënaqësitë e tij.

Allahu xh.sh. i ka përmendur këta djelmosha të vegjël edhe në disa ajete të tjera kuranore si:

"Atyre do t'u shërbejnë djem përherë të rinj, që kur i shikon, të duken si margaritarë të shpërndarë." (El-Insan, 19). Dhe: "Do t'u sillen rreth (për shërbim) djelmosha përherë të rinj, me kupa, ibrikë dhe gota me pije të kulluar" (El-Vakiatu, 17-18).

*25. Ata do t'i drejtohen njëri-tjetrit, duke pyetur (për punët e tyre në këtë dynja).*

Të ulur në këto divane mbretërore, e të rrethuar nga të gjitha anët me begati që nuk përfundojnë kurrë, duke qenë në shërbim të tyre edhe djelmoshat e vegjël sikur margaritarë. Banorët e Xhenetit do të bisedojnë

në mes vete për jetën e dynjasë, për vështirësitë dhe sprovat nëpër të cilat kishin kaluar. Ata do ta rikujtojnë çdo çast të kësaj bote, duke qenë gjithmonë krenarë se e ruajtën besimin e pastër në Allahun, duke zbatuar urdhëresat që dalin nga librat e shenjtë dhe nga udhëzimet e pejgamberëve të dërguar tek ata.

Në suren El-Hixhr, ajeti i 47-të, gjendet ky përshkrim, se si do të bisedojnë banorët e Xhenetit në mes vete: "Ne kemi hequr prej zemrave të tyre çdo urrejtje (smirë), e ata si vëllezër, në divane (kolltukë) përballë njëri-tjetrit do të qëndrojnë".

Se çfarë bisedash do të zhvillohen në mes tyre, japin shenjë edhe dy ajetet në vazhdim të sures.

*26. E duke thënë: Më parë, ne kemi pasur frikë në familjet tona (nga gjykimi i Allahut), 27. por, Allahu na dhuroi mëshirë dhe na ruajti nga ndëshkimi i erës përcëlluese (të zjarrit).*

Ata gjatë këtyre bisedave nëpër këto vende të larta të fisnikërisë, do të evokojnë kujtimet dhe peripecitë e tyre në jetën e dynjasë. Ata më parë kanë pasur frikë për vete dhe për familjet e tyre nga ndëshkimi i Allahut, kryesisht nga frika e bazuar se nuk do të arrijnë të kryejnë me përpikëri të gjitha detyrimet ndaj Allahut fuqiplotë, por menjëherë e pranojnë se shkak i shpëtimit të tyre nga ndëshkimi me zjarr, është mëshira e Allahut, e cila i kishte përshkuar zemrat e tyre, duke i orientuar vetëm në punë të hairit, me të cilat e arritën kënaqësinë e Allahut të Gjithmëshirshëm, duke iu shmangur ndëshkimit me zjarr përcëllues, i cili djeg çdo gjë.

*28. Ne qysh më parë i jemi lutur Atij (e kemi adhuruar Atë), Ai është vërtet Bamirës dhe Mëshirëplotë".*

Besimtarët e Njëshmërisë, e pranojmë se ata i ka përshkuar mëshira e Allahut, meqë adhuruan Krijuesin e tyre,[8] ashtu siç i kishte urdhëruar Ai. Ata gjithmonë i qenë lutur Fuqiplotit që t'i mbulonte me magfiretin dhe mëshirën e Tij, dhe t'i mbronte nga mashtrimet e shejtanit, që të mos shmangeshin për asnjë çast nga adhurimi i Tij. Si shpërblim për besimin e tyre, Ai i fisnikëroi me hyrjen e tyre në Xhenet, duke u treguar Bujar, Bamirës dhe Mëshirëplotë.

### Porosia e ajeteve (17-28)

- Besimtarët e devotshëm, që për asnjë çast nuk u luhatën në besimin e tyre të pastër, do të jenë përherë në Xhenet, duke shijuar begatitë dhe nimetet e Allahut të Gjithëmëshirshëm. Mirësia më e madhe e Tij ndaj tyre është se i mbrojti nga ndëshkimi me zjarr të Xhehenemit. Ata në Xhenet do të kenë ushqime, fruta e pije të ndryshme dhe do të qëndrojnë pranë njëri-tjetrit nëpër divane mbretërore, duke biseduar e kënaqur. Atyre do t'u shërbejnë shërbëtorët e Xhenetit në madhësinë e djelmoshave të vegjël, të cilët u ngjajnë margaritarëve dhe perlave të çmueshme. Pranë tyre do të jenë edhe hyritë e Xhenetit, shikimi i të cilave qetëson e kënaq zemrat e xhenetlinjëve.
- Është pjesë e edukatës islame, që kur ta takojmë dikë që është ulur në sofër për të ngrënë t'i themi: Ju bëftë mirë!, duke marrë si shembull fjalët e engjëjve në Xhenet, drejtuar banorëve të tij.
- Një prej mirësive tjera të mëdha të Allahut ndaj xhenetlinjëve do të jetë ribashkimi i tyre në një vend në Xhenet. Fëmijët do t'i bashkojë me prindër ose prindërit me fëmijë, varësisht se cili do ta ketë gradën më të lartë në Xhenet. Ngrohtësia dhe dashuria prindërore, ashtu siç është në këtë dynja, do të jetë e tillë edhe në Xhenet, sepse prindërit do të kenë dëshirë që pasardhësit e tyre t'i kenë gjithmonë pranë vetes.
- Duaja e fëmijëve për prindër është e ligjësuar dhe mund të jetë një prej shkaqeve madhore, që prindi të mëshirohet nga Allahu dhe të arrijë gradat më të larta të Xhenetit.
- Secili person është përgjegjës vetëm për veprat e tij, dhe nuk ngarkohet me ndonjë barrë apo gjynah të dikujt tjetër.
- Pijet, ushqimet dhe frutat e Xhenetit, janë fruta që askush nuk i ka shijuar më parë në jetën e kësaj bote. Ngjashmëria mund të jetë vetëm në emër, por jo edhe në shije e kënaqësi.
- Punët e mira janë shkak për të hyrë në Xhenet, por jo edhe çmim i tij, sepse Xheneti është më i shtrenjtë dhe më i vlefshëm se puna e njeriut, por vepra e mirë e njeriut e pastron shpirtin, duke e bërë atë të denjë dhe meritorë të hyjë në Xhenet.
- Droja ndaj Allahut në këtë botë, do të jetë shkak i shpëtimit tonë në Ahiret.
- Banorët e Xhenetit do të kuvendojnë njëri me tjetrin duke rikujtuar çastet e kaluara në jetën e dynjasë, dhe duke qenë gjithmonë falënderues që i Madhërishmi i kishte përshkuar me mëshirë, duke i ruajtur që të mos ndjekin rrugën e shejtanit, e të ishin prej banorëve të skëterrës. *- vijon -*

(1) Imam Maturidiu, Te'vilatu Ehlis Sunneti, Bejrut, 2004, vëll. IV, f. 594. (Redaktuar nga Fatma Jusuf el Hajmi). (2) Et Tahriru vet Tenviru, vell. XXVII, f. 47-48. (3) Fahruddin er Rraziu, Mefatihul Gajb, vëll. XXVIII, f. 249. (4) Er Rrevdud dani ilel Mu'xhemis Sagir lit Taberani, hadithi nr. 640. (redaktuar nga Muhamed Shekur Emrir), Bejrut 1985, f. 382. (5) Shih: Et Tefsirul Munir, vëll. XXVII, f. 73. (5) Shih: Sidik bin Hasen el Kinuxhi, Fet'hul Bejan fi Mekasidil Kuran, Bejrut, 1992, vëll. XIII, f. 225-226. (7) El Vahidij en Nisaburi, Et Tefsirul Besit, vëll. XX, f. 493. (8) Imam Nesefiu, Medarikut Tenzil ve Hakaikt Te'vil, Bejrut,1998, vëll. III, f. 385.

Mr. Ejup Haziri

# Urrehet ngritja nga rukuja para imamit

## Hyrje

Gjersa në temën paraprake e kam shtjelluar temën e arritjes së rekatit, që faktikisht nëse i vonuari në namaz e arrin imamin në ruku, veçse e ka arritur rekatin. Edhe tematika në vazhdim ka të bëjë gjithashtu me rukunë, por jo me vonesën e falësit të namazit, mirëpo me ngritjen e tij nga rukuja, para imamit. A prishet namazi, nëse ai që falet pas imamit ngritët nga rukuja apo sexhdeja para imamit?

## Ngritja para imamit është veprim tejet i qortuar

Namazi është adhurim që kërkon rregull e rend. Ai nuk bëhet shkel e shko, dhe nuk kryhet sipas dëshirave personale. Ai ka norma që duhet përmbushur dhe rregulla që duhen plotësuar. Kur namazi falet me imam, atëherë namazfalësit duhet ta përcjellin imamin dhe të veprojnë ashtu siç vepron ai, e assesi t'i paraprijnë veprimeve të tij.

Ai që falet pas imamit, duhet ta përcjell imamin, e jo të bëjë veprime që i paraprijnë atyre të imamit. Fatkeqësisht, realiteti nëpër xhamitë tona, por edhe më gjerë, na tregon se shpeshherë disa nga falësit e namazit janë të padurueshëm dhe në momentin që imami zgjat rukunë apo sexhden, më tepër se herëve tjera, ata edhe ngritën para tij. Ndoshta, edhe janë të pavetëdijshëm për veprimin e tyre, mirëpo në anën tjetër, ka imamë që e zgjasin qëndrimin në ruku e sexhde në namazet farze, dhe me këtë ua vështirësojnë disa falësve qëndrimin në ruku e sexhde, ngase ka prej tyre që janë të sëmurë apo të moshuar dhe nuk mund të qëndrojnë gjatë në këto vende.

Namazfalësit duhet ta përcjellin imamin gjatë faljes së tyre dhe të veprojnë në pajtim me veprimet e tij, pa i paraprirë atij. Autori i "Tebjinul Hakaik", kur flet për këtë çështje, shprehet se pasimi i imamit brenda për brenda namazit është obligim (vaxhib).[1] Po kështu shprehet edhe Ibën Abidini, i cili flet për pasimin e imamit nga xhemati dhe mos ngritjen e tyre para imamit, as në ruku e as në sexhde. E ngritja e falësit të namazit para se të ngritët imami, qoftë nga rukuja apo sexhdeja është veprim tejet i qortuar.[2] Sepse pasimi i imamit është obligim (vaxhib), e lënia e vaxhibit është veprim i qortuar.[3]

Abdullah ibën Mesudi e shikoi një namazfalës teksa ngrihej para imamit, e më pas i tha atij: "As nuk u fale i vetëm, e as me imamin tënd." Po kështu transmetohet edhe nga Ibën Omeri, dhe ai e kishte urdhëruar ta përsërisë namazin. Ndonëse pjesa më e madhe e dijetarëve janë të mendimit se nuk ka nevojë ta përsërisë.[4] Ahmedi është i mendimit se ai që ngritët qëllimisht para imamit në namaz, për të nuk ka namaz,[5] duke u bazuar në hadithin që do ta shtjellojmë. Të këtij mendimi janë edhe dhahiritë.[6] Sipas pjesës dërrmuese të dijetarëve namazi në rastin kur dikush ngritët para imamit nuk prishet, por ai pa dyshim që është mëkatar dhe se një veprim i tillë konsiderohet tejet i urryer.[7] Ky njëherësh është mendimi më i përzgjedhur dhe më i pranuar në këtë çështje. Namazi në rast të tillë nuk prishet, por vepruesi i tillë sigurisht se ka bërë mëkat dhe llogaritet mëkatar.

## Në rast të ngritjes para imamit, çfarë duhet të veprojmë?

Nëse falësi i namazit ngritët nga rukuja, para se imami të ngritët prej saj, çfarë duhet të bëjë ai?

Të presë imamin derisa të ngritët edhe ai, apo të rikthehet në ruku? E nëse kthehet në ruku, a llogaritet se ai ka bërë dy ruku brenda një rekati?

Në këtë rast i tilli, nuk duhet ta presë imamin derisa ai të ngritët nga rukuja, por duhet të kthehet edhe një herë në ruku, e më pas të ngritët pas imamit. Veprimi i tij pa dyshim që është i qortueshëm rreptësisht, mirëpo nuk llogaritet se ai ka bërë dy ruku brenda një rekati, ngase kthimi në ruku është pjesë e rukusë, e jo ruku e veçantë.[8] Me fjalë tjera, kërkohet përkushtim dhe maturi në namaz, në mënyrë që namazi të jetë në pajtim me kondita dhe rregullat e tij. Aty ku shkelën konditat

dhe thyhen rregullat, aty bie edhe shpërblimi dhe në raste të shpeshta prishet edhe namazi. Falësit e namazit ngjajnë me masën, përderisa imami me mbretin. Aty ku masa merr guximin dhe i paraprinë veprimeve të mbretit, dihet çfarë me ta. Edhe në rastin konkret, aty ku falësi i namazit është ngritur qoftë nga rukuja apo sexhdeja para imamit dihet se ka bërë shkelje dhe ka prishur rendin e kërkuar në namaz. Ai kur ta kuptojë gabimin që ka bërë, kthehet aty ku ka bërë shkeljen dhe nuk i përsëritë shkeljet e tilla. Përndryshe, nëse ato përsëriten me vetëdije, atëherë veprimi tejet qortues kalon direkt në gjë të ndaluar.

### Kërcënimi i ashpër ndaj atyre që ngrihen para imamit

Në lidhje me çështjen e ngritjes së namazfalësit para imamit, ka një mori hadithesh, që përveç që tërheqin vërejtjen, ato janë edhe mjaft kërcënuese në formën që kanë ardhur. Do të ndalemi në analizën e tyre, sepse në të kundërtën skajshmërisht ato mund të keqkuptohen. Meqë tema është te rukuja, duhet të bëjmë paralele se vlen për tërë namazin, mirëpo te rukuja dhe sexhdeja, ndodh më tepër që falësit të ngritën para imamit.

Hadithin për të cilin paralajmëruam është ai që transmetohet nga Ebu Hurejreja, të cilin e gjejmë thuajse në të gjitha koleksionet e njohura të hadithit, me disa ndryshime të vogla. Në koleksionin e Buhariut ka ardhur në këtë formë: Na ka treguar Haxhaxh ibën Minhali, i cili ka thënë: "Na ka treguar Shu'beh, nga Muhamed ibën Zijadi, i cili e kishte dëgjuar Ebu Hurejren, se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "A nuk frikësohet ndokush prej jush, kur ta ngrit kokën e tij para imamit që t'ia shndërroj Allahu kokën e tij në kokë të gomarit, apo t'ia bëjë pamjen (fizionominë) e tij në pamje të gomarit."[9]

Në koleksionin e Muslimit në vend të kokës apo pamjes (fizionomisë) si në hadithin paraprak, ka ardhur me shprehjen e fytyrës:"...që t'ia shndërroj Allahu fytyrën e tij në fytyrë të gomarit."[10]

Hafidh Ebu Musa el Medini rreth hadithit të parë, i cili është në koleksionin e Buhariut, shprehet: "Dijetarët janë pajtuar për vërtetësinë e hadithit përmes asaj rruge (siç transmeton Buhariu); transmetojnë nga Muhamed ibën Zijadi përafërsisht pesëdhjetë persona, ku disa prej tyre thonë: "fizionomia e tij", disa tjerë: "fytyra e tij"..."[11] Ajo që transmetuesit janë më të shumtë në këtë çështje është versioni "koka", e përkundër që versionet janë të ndryshme, Ijadi është shprehur: "Që të gjitha këto transmetime janë në përputhje me njëra tjetrën, sepse fytyra është prej kokës dhe se shumica e pamjes është prej saj."

### Si kuptohet hadithi?

Në shikim të parë hadithi duket tejet kërcënues, sepse kërcënon atë që i paraprinë imamit në namaz në shndërrimin e kokës së tij në kokë të gomarit. Faktikisht, ai që shkon në ruku para imamit, ngritët prej saj para tij, apo shkon dhe ngritët prej sexhdes



para imamit, ballafaqohet me një kërcënim të hapur dhe shumë të frikshëm. Një kërcënim i tillë si ky, i ka shtyrë dijetarët të polemizojnë se hadithi në fjalë a e ka realisht qëllimin e shndërrimit të njeriut në një krijesë tjetër, apo mos ndoshta është përdorur alegoria nga i Dërguari i Allahut për të fshehur një domethënie tjetër, apo ndoshta hadithi është në formën e metaforës me kuptim të figurshëm, që synon një krahasim.

Kirmani dhe Ebu Bekër ibën el Arebij janë të mendimit se hadithi ka për qëllim metaforën, ngase umeti ynë është i mbrojtur nga shndërrimi në krijesa tjera, e qëllimi i këtij hadithi është krahasimi me gomarin, i cili nuk është fare largpamës dhe është shumë kryeneç.

Është shumë e mundshme që hadithi ta nënkuptojë metaforën në mënyrë që të bëhet një krahasim mes gomarit kryeneç që nuk di asgjë, me injorantin i cili nxiton në namaz, nuk di për obligimet brenda namazit dhe nuk e pason imamin.

Ajniu, pasi që sjell mendimet paraprake rreth qëllimit të hadithit, shprehet se është e mundshme që të ketë transformime, ngase tregohet nga shumë sahabë se në fund të këtij umeti do të ketë transformime. Ai po ashtu shprehet se ka hasur në libra dhe ka dëgjuar nga njerëz të besueshëm, se një grup prej shiitëve që kishin fyer e mallkuar sahabët, pamja e tyre ishte shndërruar në pamje të gomarit dhe derrit në prag të vdekjes së tyre.[12]

Ibën Dekik el Id, në lidhje me këtë thotë: “Nuk ka sinjalizim në hadith se një gjë e tillë (transformimi apo shndërrimi) duhet të ndodh patjetër, mirëpo hadithi tregon se vepruesit (ai që ngritët para imamit), i kanoset një rreziku të tillë.” Ka mendime se shndërrimi apo transformimi i ardhur në hadith mund ta ketë kuptimin e shndërrimit mendor apo fizik, sikurse që mund ta ketë kuptimin e të dyjave.[13]

Ndoshta për qëllim është metafora, sepse përkundër që ka shumë falës të namazit që ngrihen e bien para imamit, transformimi nuk ka ndodh, mirëpo hadithi sinjalizon se vepruesi i tillë mund të ballafaqohet me një ndëshkim të tillë dhe se është e mundur të realizohet një kërcënim i tillë.[14]

Ibën Xhevzi në këtë kontekst është shprehur: “Ajo që duket është fakti se një kërcënim i tillë i përmendur është i ngjashëm me fjalët e Allahut të Madhërishëm[15] :“...para se të shlyejmë fytyra (t’ua fshijmë shqisat) dhe t’i rrotullojmë...”(En-Nisa, 47)

### Përse krahasimi me gomarin?

Shëmbëllimi i atij që ngritët apo bien para imamit me gomarin, apo shndërrimi i fytyrës së tij në fytyrën e gomarit është padyshim një kërcënim i frikshëm për atë që merr guximin që qëllimshëm të ngritët para imamit, gjegjësisht t’i paraprijë imamit në veprimet e namazit. Arabët e përdorin një fjalë që thonë: “Mendja në kokë”,[16] prandaj edhe veçimi i kokës ka të bëjë me atë se veprimi i tij sikurse llogaritet një veprim jo i menduar dhe jashtë funksionimit mendor. Gjithashtu, veçimi i kokës është bërë për faktin se gabimi ka ndodh si pasojë e saj.[17]

Veçimi i gomarit prej shtazëve, pa përmendur shtazët tjera është bërë për faktin se ai konsiderohet si shtaza më e paditur, madje është bërë shembull në kontekst të padituris e injorancës. Allahu i Madhëruar e portretizoi dijetarin e keq që ka dije, por ajo dije nuk i bën dobi të tjerëve, me gomarin që bartë libra:“Shembulli i atyre, që janë obliguar me Tevrat, dhe nuk e zbatojnë atë, është shembulli i ndonjë gomari që bart libra.”(El-Xhumua, 5).

Ibën Rexhebi ndërlidhet me këtë duke thënë: “Adhuruesi injorant (i paditur) ngjason me gomarin, i cili e lëviz kokën e tij, ose duke e ngritur ose duke e ulur atë, pa ndonjë kuptim.”[18]

Veprimi i atij që ngritë kokën para imamit, qoftë në ruku apo në sexhde, është sikurse veprimi i gomarit, i cili shquhet për arrogancë e injorancë dhe si i tillë ai nuk njeh rend e as rregull. Në këtë kontekst, falësi i namazit që bën një veprim të tillë, prish rendin dhe rregullin e namazit, duke u ngritur para imamit, dhe me këtë tregon arrogancën dhe injorancën e tij. Kuptohet nëse veprimi i tij është i qëllimshëm, ngase nëse veprimi i tij është jo i qëllimshëm, atëherë sigurisht se një shëmbëllim i tillë nuk vjen parasysh e as që vlen për të.

(1) Zejleiu, Tebjinul Hakaik, v.I, f.115. (2) Ibën Abidin, Reddul Muhtar aled Durril Muhtar, v.I, f.496. (3) El Haxheh Nexhah el Halebij, Fikhul ibadat alel medhhebil hanefij, v.I. f.92. (4) Bedrudin el Ajni, Umdetul Kari Sherh Sahihil Buhari, v.V, f.224. (5) Ibën Kudame, El Mugni, v.I, f.378. (6) Zurkani, Sherhuz Zurkani ala Muvetta, v.I, f. 345. (7) El Adhim Abadi, Avnul ma’bud sherh Sunen Ebu Davud ve Hashijetu Ibnul Kajim, bot.II, Darul Kutub el Ilmijeh, Bejrut-Liban, 1415, v.II, f. 232. (8) Ibën Abidin, Reddul Muhtar aled Durril Muhtar, v.I, f.496. (9) Buhariu në Sahih, nr.691.(10) Muslimi në Sahih, nr.116 (427). (11) Ibën Rexheb el Hanbelij, Fethul Bari Sherh Sahihil Buhari, bot. I, Mektebetul Guraba el Etherijeh, Medine-Arabia Saudite, 1417-1996, v.VI, f.166. (12) Bedrudin el Ajni, Umdetul Kari Sherh Sahihil Buhari, v.V, f.224. (13) Abdulbaki Zurkani, Sherhuz Zurkani ala Muvetta, me recensent Taha Abdurreuf Sa’d, bot. I, Mektebetuth Thekafetud Dinijeh, Kajro-Egjipt, 1424-2003, v.I, f. 345. (14) El Adhim Abadi, Avnul ma’bud sherh Sunen Ebu Davud, v.II, f. 232. (15) Ahmed ibën Salim es Sekarini, Keshful litham Sherh Umdetul ahkam, bot. I, Darun Nevadir, Syria, 1428-2007, v.II, f.231. (16) Ahmed ibën Ismail ibën Uthman el Kevrani, El Kevtherul xhari ila rijad ehadithil Buhari, bot.I, Dar Ihjaut Turath el Arebij, 1429-2008, v.II, f.335. (17) Ibën el Mulekkin, Et Tevdih lisherhil xhami es Sahih, bot.I, Darun Nevadir, Damask-Siri, 1429-2008, v.VI, f.691. (18) Ibën Rexheb el Hanbelij, Fethul Bari Sherh Sahihil Buhari, v.VI, f.166.

Nexhat Ibrahimi

# Ehlu suneti dhe xhemati

### Shqyrtime paraprake

Myslimanët e Ballkanit, e sidomos të trojeve shqiptare më herët, pa përjashtim, i përkisnin shkollës akaidore hanefi-maturidi. Edhe aktualisht kjo përqindje është dominuese, me përjashtim të ndonjë individi ose grupi të vogël, të cilët kanë hamendje në aspekt të identitetit të besimit apo idesë. Të gjithë këta besimtarë identifikohen me togfjalëshin *ehlu suneh vel xhemaah,* apo pasuesit e sunetit dhe komunitetit. Shkurtimisht quhen *sunit* ose *sunij*, në disa raste ehli sunet, me të cilin term kuptohet ortodoksia islame apo besim drejtësia islame. Me këtë emër besimtarët e drejtë njihen edhe në gjuhët evropiane ndër orientalistët. Lidhur me këtë shprehje është shkruar një mal literaturë në akaid dhe fikh ose usuli fikh, nga njerëzit specialistë për këto fusha, të bazuar në Kuran dhe Sunet.

### Shprehja "Ehlu suneti dhe xhemati"

Shprehja "Ehlu suneti dhe xhemati"nuk është e ditëve të para të Islamit, por paraqitet më vonë, si rezultat i paraqitjes së sekteve myslimane, apo si reagim ndaj paraqitjes së sektarizmit ndër myslimanët. Shprehja është e qartë dhe tregon pasuesit e sunetit dhe përkatësinë e komunitetit. Tërë kjo ka bazë në hadith: "Përmbajuni sunetit tim dhe drejtimit të halifëve të mi pas meje; fuqishëm përmbajuni kësaj dhe ruajuni nga risitë, sepse çdo risi është mashtrim." (Tirmidhiu)

Fjala "ehl" nga gjuha arabe domethënë përkatësi dhe afërsi, prandaj edhe kuptimi i togfjalëshit ehlu suneh tregon edhe përkatësinë edhe afërsinë ndaj sunetit të Pejgamberit a.s.

Por shprehja "ehlu suneti dhe xhemati" ka kuptimin edhe të përgjithshëm ku nënkuptohen të gjithë myslimanët, pos shiitëve, dhe kuptimin e veçantë ku nënkuptohen të gjithë ata që ndjekin praktikën apo sunetin e Muhammedit a.s., kundrejt atyre që kanë përvetësuar në besim edhe risi të caktuara, sikurse shiitët, harixhitët, xhehmitët, kaderitët, mutezilitët etj. Ndërsa, ata të cilët fuqishëm i janë përmbajtur sunetit dhe shumicës myslimane dhe shmangen nga risitë në besim, ata me mëshirën e Allahut do të jenë në mesin e grupeve të shpëtuara.

Ka edhe disa shprehje tjera me të cilat emërtohen pjesëtarët e ehlu sunetit dhe xhematit, sikurse:

- Pasuesit e hadithit dhe traditës (as'habul hadithi vel ether);

- Të parët e mirë dhe korrektë të myslimanëve (es selefu salih) dhe;

- Grupi i shpëtuar dhe ndihmuar (el firkatun naxhijetul menthure).[1]

Edhe pse fillimet e sunizmit i kemi qysh me Ebu Hanifen (vd. 767), kuptimin e plotë sunizmi e fitoi me paraqitjen në skenë të Maturidiut (vd. 238-333 h.) dhe Eshariut (vd. 260-324 h.), të cilët sunizmit i dhanë fizionomi, metodologji, përmbajtje, jetë, dinamik.[2] Këta njëkohësisht janë dhe themeluesit e përfaqësuesit kryesorë të ehlu sunetit dhe xhematit,[3] por edhe sot e përbëjnë shumicën e sunizmit.



### Parimet themelore të doktrinës së ehlu sunetit dhe xhematit

Dijetarët janë pajtuar se ka disa parime kryesore, të cilave nuk mund t'u kundërvihemi. El Eshariu pohon se ka 50 pika të cilat janë të përbashkëta për ehlu sunetin dhe xhematin, Abdulkadir el Bagdadi mendon se ekzistojnë pesëmbëdhjetë parime (erkanud din), rreth të cilave janë pajtuar ulemaja e ehlu sunetit dhe xhematit, kurse ata që i kundërshtojnë kanë lajthitur. Që nga koha e Pejgamberit a.s. deri sot, përkundër disa mospajtimeve mes dijetarëve, nuk ka dominuar paqartësi në gjërat e besimit. Dijetarët janë kujdesur që çdo gjë ta sqarojnë dhe bëjnë bazë për meditime të reja, për punë të reja. Ata kanë pasur metodë unike në studimin e çështjeve akaidore dhe shpjegimit të tyre, vërtetimit dhe mbrojtjes së tyre dhe u janë përgjigjur novatorëve në sulmet e shumta.[4]

Karakteristika thelbësore të sunizmit janë:

1. Pajtimi i rezultateve të arsyes njerëzore dhe postulatet e ligjit hyjnor;

2. Perceptimi se dy pjesët e shehadetit përmbajnë vërtetimin e të Qenët të Zotit (dhat), cilësive të Tij (sifat), veprave të Tij (ef'al) dhe vërtetësisë (së dërgimit të) të dërguarit Muhamed;



3. Sunitët nuk e shpallin njëri-tjetrin jobesimtar (tekfiri, apostazia, ekskomunikimi);

4. Në interpretimin e Kuranit dhe hadithit nuk kufizohen vetëm në anën e jashtme të tekstit, por meditojnë edhe në kuptimet tjera të mundshme.[5]

### Maturia në bindje

Ndër parimet karakteristike të ehlu sunnetit dhe xhematit është edhe maturia në bindje. Këtë çështje e trajton bukur Imam Gazaliu në veprën El Iktisad fil itikad (Maturia në bindje),[6] ku shtrohen bazat dhe parimet e bindjes së ehlu sunetit dhe xhematit. Kjo bindje manifestohet në sintezën e shpalljes hyjnore dhe arsyes njerëzore. Ky është tipari kryesor që e dallon ehlu sunetin dhe xhematin nga grupimet tjera sektare. Ai thotë: "O sa poshtë ka rënë dhe bredhë në skajet e mashtrimit ai që nuk ka unifikuar këto dallime të arsyes dhe sheriatit! Sepse arsyeja është sikur syri i shëndoshë, i cili nuk ka të meta apo mangësi, kurse Kurani është sikurse dielli, i cili shkëlqen përreth. Sa e mjerë për ty është të kërkosh udhëzim nga ata të cilët, në agoninë e mosdijes, janë të kufizuar në njërën nga këto dyja. Sepse ai që shmang përdorimin e arsyes duke u kënaqur me dritën e Kuranit është sikur ai që i ekspozohet dritës së diellit me sy të mbyllur. Nuk ka dallim ndërmjet tij dhe të verbrit. Arsyeja së bashku me Kuranin është dritë mbi dritat! Dikush që ka sytë e tij të drejtuara ekskluzivisht në njërën nga këto dy do të mbetet në prangat e mashtrimit."[7]

Një pohim të tillë do të demonstrojë Ibën Rushdi në veprën e vet "Libri mbi debatin përfundimtar",[8] duke e konsideruar joekzistent problemin e kundërshtimit të fesë dhe arsyes: "Përsiatja mbi bazën e dëshmive nuk shpie në kundërthënie (të shkencave) që i sjell ligji i Zotit. Sepse, e vërteta nuk mund të jetë e kundërt me të vërtetën: ajo me këtë pajtohet dhe dëshmon në dobi të saj."[9]

### Tekfiri (akuza për pa fe) nuk ka vend në Islam

Njëri nga parimet tjera të ehlu sunetit dhe xhematit është që myslimanët që i përkasin këtij grupimi nuk e akuzojnë as nuk e shpallin njëri-tjetrin për jobesimtarë. Ky parim duhet të jetësohet edhe aktualisht. Askund nuk çon akuzimi dhe shpallja e tjetrit jobesimtar. Autorët e mëdhenj të këtij drejtimi ndalojnë përdorimin e akuzave për pabesim, duke u bazuar në Kuran: "... e mos i thoni atij që ju jep selamin: "Nuk je besimtar!", (En Nisa, 94) dhe në dhjetëra hadithe të sakta ku ceket



se njeriu që drejtohet drejt kibles nuk mund të jetë jobesimtar apo politeist, qoftë edhe mëkatar apo i lajthitur: "Kush e thërret dikë tjetër 'qafir' ose e quan 'armik të Allahut', e ai s'është i tillë, këto fjalë i kthehen atij vetë."[10] "Ta mallkosh një mysliman është njëlloj sikur ta vrasësh atë. Ai që akuzon një mysliman për mohim, supozohet sikur e ka vrarë atë!"[11]

Këtë e ka thënë Ebu Hanife, Maliku, Shafiu, Hanbeli, Maturidiu, Eshariu, Tahaviu, Nesefiu etj.[12]

### Vazhdimësia e ehlu sunetit dhe xhematit

Bagdadiu në veprën e njohur "El ferk bejnel firek", kah fundi i veprës cek emrat e prijësve të imamëve të ehlu sunetit dhe xhematit, dhe thotë se ata janë "imamë në bazat e fesë dhe dijetarë të akaidit".[13] Bagdadi ndër as'habët thekson Aliun r.a., i cili ka diskutuar me harixhinjtë dhe kaderinjtë dhe Abdullah ibën Omerin r.a., i cili e largoi Mabed Xhuheniun për shkak të mohimit të tij të kaderit. Nga tabiinët përmend Omer ibën Abdulazizin, i cili kundërshtoi kaderinjtë, përfaqësuesit e lirisë së plotë etj. Në fikh përmend Ebu Hanifen, Shafiun, pastaj Maturidiun, Eshariun etj.

### Prej Imam Ebu Hanifes deri sot

Lidhja e ehlu sunetit dhe xhematit tonë, brez pas brezi, shkon deri te imam Ebu Hanifja. Rrugët janë të ndryshme dhe të shumta por zinxhiri është i sigurt. Të gjitha medresetë tona kanë mësuar doktrinën hanefite-maturidite, si në fushën e akaidit, ashtu edhe në fushën e fikhut, usuli fikhut, tefsirit, hadithit etj. Edhe te ne gjatë 2-3 dekadave të fundit janë përkthyer një varg veprash të kësaj natyre, sikurse trajtesa e Imam Maturidiut, "Trajtesa mbi besimin islam",[14] trajtesa e Imam Nesefiut me titull "Akaidi islam sipas Imam Nesefiut",[15] trajtesa e Imam Ebu Hanifes "El Fikhul ekberi"[16] dhe "Kitabul vasijjeh",[17] trajtesa e Imam Eshariut me titull "Trajtesa mbi arsyeshmërinë e marrjes me kelam",[18] vepra e Imam Meturidiut me titull "Kitabut tevhid",[19] trajtesa e Imam Tahaviut me titull "Nyja e besimit të Imam Tahaviut",[20] vepra e Imam Nurudin Sabunit me titull "Akaidi Maturidij"[21] etj.

Qëndrimet e kësaj shkolle duhet mbajtur lart dhe theksuar zëshëm. Këto qëndrime ekzistojnë për një kohë të gjatë në mesin tonë. Këto mësime me shekuj i rezistuan shumë ideologjive brenda myslimanëve dhe jashtë tyre. Ato janë mjaft fleksibile dhe kanë edhe thellësi edhe fuqi jo për t'u rezistuar sfidave por edhe për t'i ngadhënjyer ato. Por, kjo nuk domethënë që ndaj imamëve të deritashëm të ndërtojmë qëndrim shenjtërues, nënshtrues apo serviles. Shkenca mbi besimin, akaidi, është detyrë e të gjithë neve, sepse fati i saj është fati i bashkësisë. Këtë duhet mbrojtur me dituri dhe urtësi.

(1) Kemaluddin Ahmed el Bejadij, Isharatul meram min ibaratil imam, Kajro, 1949/1368 h., vazhdim i fusnotës 1 në fq. 298. (2) Nexhat Ibrahimi, Fjalori Enciklopedik Islam, Logos-A, Shkup, në proces botimi, zëri: Sunizmi (Ehlu suneti). (3) Kemaluddin A. El Bejadij, po aty, vazhdim i fusnotës 1 në fq. 298. (4) Zuhdija Adilović, Ehlus sunnetska metodologija istraživanja akaidskih tema, Takvim, Sarajevo, 1999, fq. 49-59. Po aty, Definicija i značenje termina Ehlus-sunne vel-džemaa, Zbornik radova, I, Islamska pedagoška akademija u Zenici, Zenica, 2003, 116-132. (5) Orhan Bislimaj, Besimi i drejtë, Prishtinë, 2010/1430 h., fq. 64 e tutje; Nexhat Ibrahimi, Fjalori Enciklopedik Islam, Logos-A, Shkup, në proces botimi, zëri: Sunizmi (Ehlu suneti). (6) Ebu Hamid el Gazali, El Iqtisād fi li'tiqād, botimi I, Damask – Bejrut, 2003/1423 h., fq. +184. Shih vështrimin serioz të: Almir Fatić, El Iqtisād fi li'tiqād imama Ebu Hamida el Gazalija, në: Glasnik Rijaseta Islamske zajednice Bosnje i Hercegovine, Sarajevë, nr: 1-2/2015, fq. 93-110. (7) Shih: Hamid el Gazali, El Iqtisād fi li'tiqād, botimi I, Damask – Bejrut, 2003/1423 h., fq. 17-30. (8) Ibën Rushdi, Libri në debatin përfundimtar (Kitabu faslul mekal), Prishtinë, 2016. (9) Sipas: Daniel Bučan, Averroës, Nesuvislost nesuvislosti, Zagreb, Naprijed, 1988, fq. XXV. (10) El Buhari, Sahih, Fera'id, 29; El Muslim, Sahih, Iman, 27. (11) El Buhari, Sahih, Ejman, 7; Et Tirmidhij, Sunen, Iman, 16. (12) Orhan Bislimaj, Tekfiri, Prishtinë, 2009/1430, fq. 163 e tutje. (13)Ebu Mensur Abdulkadir el Bagdadi, El ferk bejne firek, Revista Islamska misao, nr. 62/1984, Sarajevë, fq. 10; Fahrudin Razi, Risala o sektama, revista Islamska Misao, nr. 72/1984, Sarajevë, fq. 11-38. (14) Imam Maturidiu, Jeta, vepra dhe mësimi, Prishtinë, 2003. (15) Imam Nesefiu, Akaidi islam sipas Imam Nesefiut, Zëri Islam, Prizren, 2002. (16) Imam Ebu Hanifeh, Fikhul ekber – Thelbi i besimit islam, Prizren, 2005. (17) Edukata Islame – revistë fetare, v. 1985. (18) Nexhat Ibrahimi, Vepra 4, Logos-A, Shkup, 2009. (19) Imam Maturidi, Kitabut tevhid, Logos-A, Shkup, 2016. (20) Vehbi Sulejman Gavoçi, Nyja e besimit sipas Imam Tahaviut, Logos-A, Shkup, 2015. (21) Imam Nuruddin es Sabuni, Akaidi Maturidij, Prishtinë, 2011.

Bashkim Mehani

# Mundësitë e kërkimit të hadithit në internet (2)

## Shërbimet e specializuara




### 1. http://www.sonnaonline.com

Veçori e kësaj faqeje është baza e gjerë e të dhënave, që përfshinë mbi 400 libra me hadithe pejgamberike, ndërkohë që përmban më shumë se 500.000 hadithe, dhe gjurmë nga koleksionet, duke filluar nga sahihët, sunenet, mesanidet, e deri te mustedrekët, fjalorët, biografitë e transmetuesve, si dhe librat që përmbajnë gjurmë nga jeta e sahabëve.[1]

Po ashtu gjejnë vend 3 milion transmetime dhe mbi 600.000 fjalë të shpjeguara.

Kjo faqe bën ndarjen e haditheve dhe traditës (athar) në tematika.

Kërkimi i haditheve bëhet në disa mënyra si: kërkimi i një fjale brenda hadithit, kërkimi përmes një fjalie më të gjerë, kërkimi përmes transmetuesve si dhe përmes përmbajtjes së librave.

Mundësi tjetër është edhe kërkimi për transmetuesit, koleksionuesit dhe dijetarët e hadithit, ku jepet një pasqyrë e plotë rreth tyre, këtu është mundësia edhe e filtrave gjatë kërkimit sipas emrit, emrit të afirmuar, llagapit, vitit të lindjes-vitit të vdekjes, gjeneratës etj.

Programi ofron edhe një gamë të gjerë të hulumtimit dhe lidhjes së një fjale në të gjitha koleksionet e hadithit, çka mundëson edhe njohjen më bazike të tematikës së hulumtuar, pa ditur paraprakisht se një term është përmendur edhe në hadithet e tjera në tematika të ndryshme.

Po ashtu ofrohen edhe njohuri rreth koleksionuesve, pastaj metodologjitë e librave, si dhe referencat e programit në tërësi.

Në fillim janë prezantuar edhe njohuri rreth vlerës së hadithit dhe pozitës së tij në sheriatin islam, pastaj kundër argumentet ndaj dyshimeve për hadithin të ngritura nga orientalistët dhe laikët. Një pjesë i është kushtuar shkencës së hadithit dhe terminologjisë së tij, duke iu referuar librave bazik për këtë çështje.

### 2. http://www.islamweb.net




Kjo është ndër faqet e para që në përmbajtjen e saj ka enciklopedinë e hadithit, e themeluar në vitin 1998 nga Ministria e Vakëfit dhe Çështjeve Islame të Katarit,[2] me një shikueshmëri të madhe, rreth 70 milion vizita vetëm në vitin 2011.[3] Faqja jep mundësi që lehtë të kërkohet hadithi, pastaj jep mundësinë që të bësh përzgjedhjen e haditheve në disa filtra, varësisht nga ajo që kërkon si p.sh.: kategorinë e hadithit, llojin, vërtetësinë etj., kurse tekstin final mund ta zgjedhësh të vokalizuar apo pa vokale.

Në njërin kënd është mundësia e shfletimit të koleksioneve të hadithit: sahihët, sunenet dhe muvataet, të

ndara në kapitujt përkatës. Po ashtu gjenden edhe libra të haditheve rreth sires dhe moralit të Pejgamberit a.s., të ndara në kapituj, si dhe librat që kanë të bëjnë me shkencën e hadithit.

Sa i përket haditheve, ato jepen të plota me vargun e transmetueseve dhe koleksionuesit, kurse te secili transmetues është identifikimi i plotë i transmetuesve.

### 3. http://www.al-islam.com




E ndërtuar nga Ministria e Vakëfeve dhe Çështjeve Islame të Arabisë Saudite, kjo faqe është mjaft e pasur, me mbi gjysmë milioni skeda në përmbajtjen e saj nga fushat e ndryshme islame, ndër to edhe ato që kanë të bëjnë me hadithin.

Ka një mori koleksionesh dhe librash të hadithit si: Buhariun, Muslimin, Tirmidhiun, Nesaiun, Ebu Davudin, Ibni Maxhen, Musnedin e Ahmedit, Muvataun dhe Darimiun. Po ashtu në komentet e hadithit: Sherh Sahihul Buahri, Sahihul Muslim bi sherh En-Nevevi, Tuhfetul ahvedhi sherh Sunen Et-Termidhi, Sunen En-Nesai sherh Es-Sujuti ve hashijetu Es-Sindi, Avnul mabud sherh Sunen Ebi Davud, Sunen ibn Maxheh bi sherh Es-Sindi, El-Munteka sherh Muvata Malik.[4]

Me rastin e kërkimit të hadithit, dhe kjo bëhet duke kërkuar ndonjë fjalë brenda hadithit, shfaqen në formë të shkurtër të gjitha hadithet, që përmbajnë koleksionet dhe librat e përfshira këtu, duke qenë e sinjalizuar fjala e kërkuar ku gjendet në hadith, e më pas ofron mundësinë për të kaluar te hadithi i zgjedhur, për ta parë të plotë me të gjitha karakteristikat, e po që se hadithi është i komentuar në njërën nga librat e komenteve të hadithit që përmban kjo faqe, atëherë shfaq edhe komentimet e tij.

Në formën tjetër ofrohet qasja edhe në libra duke i shfletuar radhazi, apo në kapitujt që na interesojnë.

Teksti i hadithit gjatë kërkimit ofrohet në formë të vokalizuar, gjë që lehtëson leximin e drejtë të tij, kurse gjatë shfletimit në libra e gjejmë të pa vokalizuar.

### 4. http://shamela.ws

Pa dyshim se kjo është faqja më voluminoze islame që është publikuar ndonjëherë, duke përfshirë në sajtin e vet një numër të madh të literaturës dhe me të drejtë është quajtur "enciklopedia universale". Këtë faqe patjetër se duhet ta marrin në konsideratë të gjithë studiuesit islam, në të kundërtën do të kishin humbur shumë, sepse nëpërmes kësaj faqe ka mundësi qasjeje në mijëra libra islame me lehtësinë më të madhe. Kjo faqe ka një përdorim të lehtë, mjafton të dish çka dëshiron të hulumtosh dhe si ta kërkosh.

Pjesa më e madhe e librave që posedon kjo faqe mund të nxirren në formatin PDF për posedim të përhershëm, e njëkohësisht mund të bëhet kërkimi online për hadithin e caktuar.

Ajo që është karakteristikë e kësaj faqeje është mundësia e zbritjes së programit softuerik me po këtë përmbajtje, i cili funksionon më mirë duke u instalu-




ar në kompjuter. Në këndin e informimit janë dhënë udhëzimet e përdorimit me ilustrime, në mënyrë që të ketë mundësi ta instaloj dhe ta përdor secili i interesuar pa pasur njohuri të thella rreth programeve kompjuterike, gjë që lehtëson edhe më përdorimin e tij.

(1) http://www.sonnaonline.com/who.aspx. (2) http://library.islamweb.net/globals/serv_agreement.php (20.03.2016). (3) http://www.islam.gov.qa (20.03.2016). (4) http://hadith.al-islam.com/Loader.aspx?pageid=261(18.03.2016).

Mr. Ragmi Destani

# Shkaqet e formimit të shkollave juridike (medhhebeve) islame (1)

Në sheriatin islam, tri gjëra që janë bërë pas vdekjes së Muhamedit a.s., të cilat po të mos ishin bërë, do ta gjenim islamin një emër, por pa përmbajtje, e ato janë :

1. Tubimi i Kuranit në një vend (në Mus'haf );
2. Tubimi dhe shkrimi i haditheve në libra, dhe
3. Themelimi i medhhebeve.

Të tri këto veprime janë bërë, nga frika që të mos vjen ekzistenca e islamit në rrezik.

Shkaku i iniciativës për tubimin e Kuranit u bë vdekja e mbi 60 hafëzëve të Kuranit në betejën e jemames, dhe nga frika se rrezikohej të humbej Kurani, u mor iniciativa e tubimit të tij në Mus'haf, edhe pse këtë nuk e kishte bërë Muhamedi a.s. në jetën e tij.

Tubimi dhe shkrimi i haditheve u bë vetëm atëherë kur filloi të rrezikohet hadithi, dhe filluan njerëzit të grinden mes vete për kategoritë e haditheve, sepse njerëz të ndryshëm vendosnin fjalët e tyre dhe i quanin hadithe. E për të ruajtur fjalët e Muhamedit a.s. u detyruan që t'i shkruanin hadithet.

Kurse, themelimi i shkollave juridike islame, u bë pas fillimit të grindjes së njerëzve mes vete për çështje të legjislativit islam, për të cilat nuk kishte argument të qartë dhe të pakontestueshëm për veprimin e tyre, por kishte hapësirë veprimi në më shumë se një mënyrë.

E për të shpëtuar këtë, dhe për të evituar të këqijat që mund t'i ndodhnin umetit myslimanë, u morën iniciativa për sistematizimin e argumenteve fetare, dhe nxjerrjen e dispozitave të fesë nga argumentet, duke përdorur kompetencat dhe aftësitë e tyre në njohurit rreth Kuranit, hadithit, analogjisë etj. Pra, përdorën ixhtihadin (inteligjencën).

Bazë e veprimit të tyre ishin sahabët dhe tabiinët, të cilin kishin përdorur ixhtihadin para tyre.

Para se të shtjellojmë këtë temë, krahas shkaqeve të themelimit të medhhevebe, do të njihemi me përmbajtjen edhe të disa nëntitujve që do t'i paraqesim këtu në pika të shkurtra, e ato janë:

1. Domethënia e shkollave juridike;
2. Historiku i themelimit të shkollave juridike;
3. Shkaqet e themelimit të shkollave juridike islame (medhhebeve);
4. Mospajtimet në çështjet e fikhut dhe formimi i medhhebeve, ishin dhe vazhdojnë të jenë bashkëpunuese dhe të dobishme për myslimanët;
5. Jo toleranca (apo fanatizmi) i pasuesve të medhhebeve në medhhebet e tyre, dhe çfarë duhet të bëjmë për ta evituar këtë;
6. Periudha e imitimit dhe stagnimit;
7. A obligohet myslimani që ta pasojë një prej medhhebeve?;
8. Shkollat juridike më të njohura dhe ato që mbijetuan, dhe disa njohuri rreth imamëve të katër medhhebeve më të njohura;
9. Rezyme dhe përfundimi.

## Domethënia e shkollave juridike

Me shkollat juridike nënkuptojmë rezultatin e dallimeve që kishin dijetarët në kuptimin e çështjeve të sheriatit, të cilat nuk kishin argumente të prera nga Kurani apo hadithi, por në përmbajtjen e tyre mund të kishte më tepër se një kuptim.

Ose, orientimi i çdo fakihut në nxjerrjen e dispozitave të sheriatit, ku atij i bashkëngjiten fukahatë e tjerë dhe atë e bëjnë bazë në orientimin e tyre fikhor përmes ixhtihadit.

Mospajtimet në çështjet e fikhut, "ihtilaful fukahaë" janë baza kryesore e shkollave juridike islame. Këto mospajtime nuk kanë të bëjnë aspak me bazat e besimit islam, lidhja e vetme mes tyre është se si t'i mësojmë ato baza të besimit dhe si t'i praktikojmë. Pra, medhhebet islamike, nuk kanë të bëjnë me bazat e besimit islam, por vetëm me legjislaturën, apo praktikën e saj në jetën e përditshme.

E nëse shtrohet pyetja, se pse argumentet fikhore në Kuran dhe Sunet përmbajnë më tepër se një kuptim, ku pastaj nga kjo lindi hapësirë e madhe e polemikave dhe mospajtimeve?!

Përgjigja është se, që çështjet e sheriatit vijnë në

mënyra dhe praktika të ndryshme, për të plotësuar dhe përfshirë nevojat dhe interesat e njerëzve, sado që të jenë ato nevoja dhe interesa, dhe sado që ato do të zhvillohen nëpër kohë.

Shkollat juridike pikënisjen e themelimit e kishin nga një fakih, imam, muxhtehid, dhe pasues të tij, të cilët e pasonin atë në dispozitat që i nxirrte ai nga argumentet e sheriatit.

Pasuesit apo nxënësit luajtën një rol shumë të rëndësishëm në themelimin dhe përhapjen e shkollës juridike, duke i shkruar ato, i plotësonin, i rregullonin dhe i përhapnin në popull.

### Historiku i themelimit të shkollave juridike

Historiku i themelimit të medhhebeve daton qysh nga koha e sahabëve.

Gjatë jetës së Muhamedit a.s. burim kryesor i ligjit ishte shpallja, pastaj ishte vetë Muhamedi a.s., i cili i rregullonte të gjitha çështjet.

Megjithatë edhe në kohën e tij ndodhte që sahabët ta përdorin ixhtihadin, ku edhe pajtoheshin për dispozita të ndryshme e shpeshherë kishin edhe dallime. Ata e përcillnin ixhtihadin e tyre te Muhamedi a.s., e ai asnjëherë nuk i qortoi për veprimet e tyre, por me heshtjen e tij e përkrahte përpjekjen e tyre, pavarësisht a e përkrahte apo jo rezultatin e arritur nga ta.

Për shembull, Muhamedi a.s. kërkoi nga ata që namazin e ikindisë të falin të fisi Beni Kurejdha, ata disa e falën gjatë rrugës, e disa e falën në Beni Kurejdha. Ai nuk i qortoi, por i pranoi të dyja veprimet e tyre.

Pastaj, një sahabi për ta arritur rukun në namaz, shpejtoi me vrapim, por pas namazit, Muhamedi a.s. i tha: "Zoti ta shtoftë kujdesin për namazin, por mos vepro më ashtu."

Pas vdekjes së Muhamedit a.s. Islami filloi të përhapet nëpër vendet arabe dhe joarabe, pastaj Islamin e pranuan edhe njerëz të tjerë joarab, depërtoi te myslimanët literatura e huaj e përkthyer nga filozofia dhe shkencat e tjera.

Sahabët edhe pse kishin pajtueshmëri në njohjen e shumicës së dispozitave fikhore, ata megjithatë kishin disa dallime në disa çështje, sado të vogla që ishin.

Mendimet e tyre personale në atë dispozitë, vetvetiu formonin qëndrimin fikhor të tij, me të cilin ai dallohej nga të tjerët, pavarësisht a ishin ato mendime shumë apo pak.

Nisur nga kjo p.sh. Abdullah ibën Abasi kishte orientimin e tij të veçantë, pastaj Abdullah ibën Omeri orientimin e tij, gjithashtu Ali ibën Ebi Talibi etj. Në këto periudha njiheshin fukahatë nga sahabët, e pastaj edhe nga tabiinët.

Mendimet e tyre që i dalluan këta sahabij, nuk u publikuan me emrat e tyre në formë të orientimeve



apo medhhebeve të tyre, sepse ato nuk u mblodhën dhe nuk u shkruan që të ruhen te njerëzit sikurse katër medhhebet ekzistuese.

Këto dallime të sahabëve në mendime, ishin edhe si rezultat i shpërndarjes së tyre në kohën e Othmanit nëpër vende të ndryshme, pas depërtimit të Islamit në ato vende. Ku më pas rezultoi me themelimin e dy shkollave të para juridike, shkolla racionaliste "Medrestu rrej'i"- në Irak dhe shkolla e hadithit apo tradicionaliste "Medresetul hadith" në Hixhaz.

Në këto periudha, shkenca e fikhut filloi të lulëzojë në shtetin islamik, jo vetëm me shpërndarjen e sahabëve, por edhe për disa shkaqe tjera si:

Zgjerimi i shtetit islamik, fetvatë e shumta dhe ndodhitë që kërkonin fetva, përhapja e dialogut dhe polemikave mes dijetarëve, fillimi i shkrimeve dhe përkthimeve, ndikimi i politikës së shtetit në përparimin e fikhut, fikhu hipotetik, ndikimi i robërve që kishin pranuar islamin etj.

### Shkaqet e themelimit të shkollave juridike (medhhebeve) islame

Formimi apo themelimi i shkollave juridike islame nuk erdhi befasisht e as rastësisht, e as për dëshirën e ndonjë muxhtehidi që ta ekspozonte veten e tij, por edhe kjo erdhi sikurse tubimi i Kuranit, pastaj shkrimi i haditheve, si nevojë për ta ruajtur islamin dhe unitetin e myslimanëve.

Ebu Bekri r.a. kishte frikë të madhe që ta bënte tubimin e Kuranit, sepse ishte përgjegjësi para Zotit.

Edhe Imam Buhariu gjithashtu kishte frikë të madhe që të fillonte tubimin dhe shkrimin e haditheve, sepse ishte përgjegjësi para Zotit.

Gjithashtu edhe imamët e medhhebeve kishin frikë

që të vendosnin dispozita nga argumentet dhanijeh (aproksimative).

Por, në të kundërtën, e ndjenin veten përgjegjës nëse nuk veprojnë, ngase Islami dhe uniteti i myslimanëve po rrezikohej, atëherë duke u mbështetur në Zotin dhe me modestinë, sinqeritetin dhe përgjegjësinë më të lartë, i morën këto iniciativa.

Shkaqet kryesore, ku dijetarë kompetentë e ndjenin veten të detyruar që të ndërmarrin veprime direke për sistematizimin e argumenteve fetare dhe nxjerrjen e dispozitave të sheriatit, për të shpëtuar sheriatin islam, por edhe unitetin e myslimanëve, e të cilat më vonë u quajtën shkolla juridike të fikhut, apo medhhebe, janë këto:

1. Mospajtimet në kuptimin e termeve të gjuhës arabe. Kjo për shkak të ardhjes së termeve, fjalëve në mënyrë të përgjithshme apo të veçantë, të pakontestueshme apo të kontestueshme, të kushtëzuar apo të pakushtëzuar, ose dallimet e termave në rrjedhat gramatikore, si në analiza etj., ose kur bashkohen termet në njëjësin e fjalës, si p.sh. fjala "kurë", që e ka kuptimin e pastrimit pas ciklit menstrual te femrat, ose termi urdhërues a ka për qëllim obligimin apo të preferuarën, pastaj termi ndalues a ka për qëllim ndalimin për haram apo për të papëlqyerën, apo nëse termi në tekst është i përgjithshëm apo i veçantë dhe disa çështje tjera gjuhësore. Këto mospajtime ishin prej shkaqeve të para dhe më të shpeshta që i detyruan dijetarët të kenë dallime në të komentuar, sipas aftësive të tyre shkencore e fetare.

2. Dallimet apo mospajtimet në hadith, kjo ndodhte për shkak të mos arritjes së atij hadithi të muxhtehidi, dyshimit që kishte ai në saktësinë e hadithit, mospajtimet në kushtet e pranimit të hadithit, dallimet që kishin rreth veprimit me hadithin e dobët, ose me hadithin e abroguar e kështu me radhë.

3. Mospajtimet mes fukahave për argumentim nga disa burime ose argumente. P.sh. disa fukaha fjalën e sahabiut e merrnin për argument, kurse disa të tjerë jo. Kishte nga dijetarë të atillë, që veprimin e banorëve të Medinës e konsideronin si argument, karshi disa të tjerëve që veprimin e tyre nuk e konsideronin për argument, dhe nuk vepronin me të. Ndër dallime tjera ishte edhe argumentimi apo ajo nga istihsani, istis'habi, el mesalih, el mursele etj.

4. Dallimet mes fukahave në rregullat e usulit, dhe mënyrën se si e trajtojnë argumentin. P.sh. te hanefitët argumenti i përgjithshëm është argument i prerë para se të veçohet, e nëse veçohet atëherë bëhet dhanij (aproksimativ), kurse te shafiitët konsiderohet dhanij edhe pa u veçuar.

5. Përdorimi i analogjisë (kijasit) si burim i dispozitave të sheriatit. Ndoshta ky mund të jetë njëri ndër shkaqet që më së shumti zgjoi polemika mes fukahave. Edhe pse të gjithë pajtoheshin me argumentimin me kijas, përveç dhahirive, ata dallonin nga njëri-tjetri në kushtet e kijasit dhe kushtet e arsyes për të cilat lejohet kijasi, në mënyrën e argumentimit me të etj. Dallim tjetër mes tyre, sa i përket kijasit ishte edhe përzgjedhja e arsyeve njëra prej tjetrës, kur ato vijnë në kundërshtim, dhe metoda për ta vërtetuar arsyen. Saqë përveç se janë pajtuar që të argumentohet me kijas, në rregullat e vendosura thuajse askund nuk gjejnë pajtime.

6. Argumentet kundërthënëse mes vete, kjo duket në kuptimin sipërfaqësor, sepse po të studiohej mirë nuk ka kundërshtim real, që një argument të thotë hallall, e tjetri të thotë haram për një çështje të caktuar, por ka një arsye se pse janë ashtu. Ky kapitull përmban komentime, arsyetime, ujdi mes argumenteve, abrogim të argumenteve mes vete. Në sunet këto kundërthënie mund të jenë në fjalë dhe në vepra, dhe për këtë ky është një shkak serioz në mospajtimet e fukahave.

7. Dallimet e fukahave në dispozitat e sheriatit të nxjerra nga argumentet e mundshme (el muhtemeleh), të cilat në vete bartin më tepër se një kuptim.

8. Shpërndarja e sahabëve nëpër qytete të ndryshme. Këtu rëndësi të madhe luante vendi apo mjedisi në të cilin ata shkonin. Pastaj rreth tyre mblidheshin shumë njerëz dhe nxënës të cilët shkruanin nga ata, e më vonë pavarësoheshin në mendimet e tyre personale.

9. Zbritja e Kuranit në shtatë lexime ndikoi shumë, sepse dallimet në lexime shpinin edhe në dallime në kuptim.

10. Mospajtimet në kuptimin e tekstit dhe komentimin e tij.

11. Mungesa e argumenteve për çështjen që duhet njohja e dispozitës së saj. Ky shkak ndoshta është ndër shkaqet më të theksuara të polemikave dhe dallimeve mes dijetarëve.

12. Dallimet e mjediseve, zakoneve dhe traditave mes vendeve, por edhe periudhave kohore. Kjo ishte një arsye mjaft e rëndësishme për dallimet mes fukahave, saqë një fakih bënte kthesë nga shumë mendime të tija, kur e ndërronte mjedisin e jetesës. Shembull për këtë është Imam Shafiu, kur e lëshoi Bagdadin dhe shkoi në Egjipt, ai u tërhoq nga shumë mendime të tija të mëparshme dhe ato i zëvendësoi me të tjera.

13. Problemet politike brenda shtetit islamit, që çuan daljen në skenë të shiave, havarixhëve dhe të grupit murxhie.

14. Mospajtimet mes fukahave për përkufizimin e ixhmait (konsensusi i dijetarëve kompetent). A duhet të jetë ixhmai i të gjitha kohëve dhe vendeve apo jo dhe a duhet të përfshihen dijetarët e të gjitha vendeve apo jo?

Hasan Kaleshi

# Idetë përparimtare të disa ideologëve të lëvizjes së nacionalizmës shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XIX në bashkëpunim me popujt e Ballkanit (2)

Atëkohë shtrohen kërkesa të caktuara dhe tepër të qarta për autonomi, atëkohë fillon një rilindje e vërtetë kombëtare, jehona e së cilës në masë të madhe do jetë në literaturë dhe publicistikë. Që nga Lidhja e Prizrenit e këndej do të formoheshin shumë shoqëri shqiptare, të cilat luftonin për një emancipim politik, kulturor dhe arsimor, ajo do të vë në lëvizje shumë gazeta dhe revista në Evropë, në Egjipt dhe në Amerikë, ajo çështjen shqiptare do ta vë para opinionit ndërkombëtarë.[1]

Ekziston edhe një faktor tjetër, i cili ka ndikim të madh në lëvizjen nacionale shqiptare, e në veçanti në orientimin e saj, faktor i cili shumë lehtë është anashkaluar. Ai faktor është pavarësia e Serbisë, e Malit të Zi, Greqisë e më vonë edhe e Bullgarisë. Formimi i këtyre shteteve ka shërbyer si shembull për nxitjen e intelektualëve shqiptarë për çlirim. Ky faktor ishte edhe shtytje e popullit shqiptarë, e që ka ushqyer shpresa te intelektualët shqiptarë për çlirim. Në këto kryengritje kanë marrë pjesë edhe shqiptarët, në masë më të vogël krah kryengritjeve serbe, por në masë më ta madhe krah kryengritjeve të popullit grek. Por, forcimi i këtyre shteteve ka mbjellë frikë tek ata, sepse i gjithë aktiviteti i qarqeve sunduese të këtyre shteteve, platforma e tyre politike, programet e tyre politike, shihnin në ringjalljen e shteteve mesjetare, e që do të thotë pushtimi i trojeve të banuara me shumicë shqiptare. Në të gjitha marrëveshjet, planet, paktet ushtarake të shteteve ballkanike, duke përfshirë edhe idetë për një federatë,[2] shqiptarët nuk merreshin si faktor bashkëpunimi, nuk llogaritej në ta si popull që duhet të kishin shtetin e tyre. Për shembull, marrëveshja serbo-greke e viti 1861, parashihte që nëpërmes Shkumbinit të jetë kufiri mes Serbisë dhe Greqisë. Ata konsideronin se shqiptarët nuk janë të denjë për të bërë një jetë të pavarur, e që do të thotë se ata edhe nuk meritojnë të kenë shtetin të pavarur.[3] Ky ishte edhe qëndrimi i fuqive të mëdha. Shqiptarët konsideroheshin si masë, faktor i rëndësishëm, e sidomos në aspektin ushtarak, i cili mund të shfrytëzohet ose të keqpërdoret në kohë të përshtatshme. I tillë kanë qenë kriteri gjatë përzgjedhjes së bashkëpunëtorëve në mesin e liderëve. Për shembull, Prenk Bib Dodën dhe Xhelal Pashën, të cilët nuk i fshihnin pretendimet e tyre që të jenë princa dhe mbretër të Shqipërisë, apo vetëm të një krahine, sepse nuk kishin asnjë vizion politik për ardhmërinë e Shqipërisë, i kanë marrë parasysh vetëm interesat e ngushta personale. Për qarqet e atëhershme politike serbe, primare ka qenë që në kohë të caktuar të nxisnin shqiptarët në kryengritje kundër Turqisë, që të krijohet gjendje sa më anarkike, e që në situata të volitshme të pushtonin territoret e banuara me shumicë shqiptare, e që kjo ngjau në vitin 1912.[4] Kur kësaj i shtojmë edhe atë se në ballë të lëvizjeve shqiptare qëndronin kryesisht bejlerët, prijës të fiseve dhe intelektualët e familjeve të pasura, të cilët ishin tejet të interesuar për të mbajtur gjendjen të pandryshuar në Ballkan, kurse në anën tjetër Rusia gjithmonë kishte qenë në anën e Malit të Zi, të Bullgarisë dhe të Serbisë, e që u mbillte frikë shqiptarëve, se Italia dhe Austro Hungaria me të gjitha forcat përpiqeshin që të krijojnë ndarje sa më të madhe mes shqiptarëve dhe popujve fqinjë sllav, që politika turke dhe Ballkani në masë të madhe mbështetej në elementin shqiptar, dhe vetvetiu ka qenë e interesuar që në vazhdimësi të mbjell përçarje mes shqiptarëve dhe popujve tjerë të Ballkanit, andaj është e qartë se lëvizja nacionale ka qenë e formësuar si lëvizje anti sllave, por jo edhe anti krishtere. Pse tek ideologët e zgjimit nacional shqiptarë hasim një rrezik karshi fqinjëve, pse mobilizimi i masës fshatare bëhej nën parullën luftë kundër fqinjëve, pse kërkesat e shqiptarëve nuk ishin edhe aq radikale sa i përket Turqisë, pse kërkesat e tyre nuk ishin më të mëdha se për autonomi nën sovranitetin e Sulltanit.

Mirëpo, në rrethanat e tilla aq të vështira ka mjaft shembuj të mirë, të cilët tregojnë se disa intelektualë




dhe ideologë të Rilindjes Kombëtare të cilët ardhmërinë e popullit shqiptarë e shihnin në bashkëjetesë me popujt tjerë të Ballkanit. Duhet shtuar se te pjesa dërmuese e tyre, njëjtë sikur te ideologët borgjez të popujve tjerë të Ballkanit, ka ekzistuar ideja e formimit të Shqipërisë së madhe e përbërë prej katër apo e edhe pesë vilajeteve, duke mos pasur parasysh statusin e nacionaliteteve të popullatës së atyre vendeve.

Aluzioni i parë i këtyre ideve, bazuar sipas hulumtimeve tona të gjertanishme, është paraqitur te shkrimtarët shqiptarë në Itali, në rend të parë te shkrimtari, poeti dhe publicisti De Rada. Ai ka qenë i inspiruar pjesërisht nga princesha rumune, e cila kishte një prejardhje të hershme shqiptare, Elena Gjika, e cila ka shkruar me pseudonimin Dora d'Istria. Në veprën e saj "La natinalité albanaise", ajo ka theksuar se shqiptarët gjatë copëtimit të Evropës juglindore, kanë të drejtë të jenë të lirë në shtetin e tyre, bashkë me popujt tjerë të Ballkanit. Shkrimtarët italo-shqiptarë, e në rend të parë De Rada, duke u nisur nga ideja e Dora d'Istria, me të cilën kishte komunikim të rregullt, kanë konsideruar që krizën në Ballkan duhet shfrytëzuar për një kryengritje gjithë shqiptare, e që do të bashkëpunonte në mënyrë të fshehtë me lëvizjet tjera çlirimtare të popujve të Ballkanit. Me këtë grup të shqiptarëve të Italisë, të cilët nuk ishin mjaftueshëm të informuar me rrjedhat në Ballkan, dhe me Dora d'Istrinë, fillon të bashkëpunojë edhe një grup intelektualësh shqiptarë në diasporë, siç është rasti me mbledhësin e njohur të folklorit shqiptarë, Thimi Mitko. Ata entuziazmohen me iluzionet romantike se Shqipëria pasi që të bëhet e pavarur, bashkë me komshiun jugor, Greqinë me të cilën e lidhnin interesat e përbashkëta, do të mund të formojnë një federatë, e cila me shtetet tjera të Ballkanit do të përbënin një konfederate të madhe të Ballkanit.[5] Ide të ngjashme hasim edhe më herët edhe te Naum Veqilharxhi, i cili kishte hartuar një abetare me 32 shkronja, duke marrë për mostër alfabetin sllav, duke vazhduar traditën e shkollës së Elbasanit, e cila në përkthimin e literaturës kishtare në gjuhën shqipe ishte shërbyer me alfabetin unik sllav. Jo vetëm tek ata, por te shumica e intelektualëve të mesit të shekullit të XIX ka ekzistuar një gjykim romantik për origjinë të përbashkët të popullit shqiptarë dhe atij grekë. Atëherë kur intelektualët shqiptarë, në vitin 1877, dhe elita fetare e të tri konfesioneve në Stamboll, formuan "Komitetin për mbrojtjen e të drejtave të popullit shqiptarë", në ballë të së cilit ishte Sami Frashri, pa dyshim intelektuali më i madh shqiptar i asaj kohe. Komiteti shqyrtoi edhe bashkëpunimin me popujt tjerë të Ballkanit. Duke marrë parasysh qasjen e lartpërmendur rreth prejardhjes së përbashkët të shqiptarëve dhe grekëve dhe atë që edhe më parë ka pasur përpjekje për bashkëpunim dhe kufijve të përbashkët dhe përbërja e popullsisë, kishin ardhur në përfundim se aleatin duhet kërkuar në Greqi. Andaj edhe në tetor të vitit 1877 kishin filluar bisedimet mes përfaqësuesve të Komitetit me një personalitet të autorizuar të qeverisë greke. Pala shqiptare kërkonte që Greqia formalisht t'i ofrojë garanci në tërësinë territoriale të Shqipërisë, e që kufiri jugor do të përfshinte trevat e banuara me shqiptarë të vilajetit të Janinës bashkë me Çamërinë dhe përgjatë bregut deri në Prevezë, kurse qyteti i Janinës dhe trevat nën lumin Kalams do t'i bashkëngjiteshin Greqisë. Me këto kushte, nëse do të arrihej në formimin e shtetit shqiptarë, Komiteti ishte i gatshëm të pranonte një princ grek në krye të shtetit shqiptar. Mirëpo, grekët kërkonin që gjitha trevat duke përfshirë edhe Gjirokastrën, Delvinën dhe Përmetin, e që pala shqiptare nuk mund të pranonte një kërkesë të tillë. Në fillim të vitit 1878, atëherë kur në këto anë u paraqitën edhe bandat greke, bisedimet u ndërprenë dhe u zmbrapsen në formimin e federatës shqiptare-greke,[6] edhe pse më vonë ka pasur përpjekje të njëjta, por pa sukses. Nga gjithë popujt tjerë të Ballkanit, grekët më së paku kanë dashur ta kuptojnë çështjen shqiptare.

Ky komitet i Stambollit ka vënë në pah nevojën e mbajtjes së marrëdhënieve miqësore me popujt fqinjë



të shqiptarëve. Në deklaratën e publikuar, më 30 maj të vitit 1878, ndër të tjera thuhet: "Ne gjithsesi duam të jetojmë në paqe me fqinjët tanë, Malin e zi, Greqinë, Serbinë dhe Bullgarinë. Ne asgjë nuk kërkojmë nga ata, por jemi thellë të vendosur që me çdo kusht të mbrojmë gjithë ajo që është e jona. Tokat shqiptare duhet t'u lihen shqiptarëve".[7]

Në vitin 1878, në një promemorie drejtuar ambasadës së Anglisë në Stamboll nga ana e një shqiptari (supozohet se ai ka qenë Vaso Pasha, për të cilin do të flitet më poshtë) ndër të tjera thuhej: "Nëse është e drejtë të formojnë shtete të pavarura apo autonomi popujt sllavë, është më se e qartë se shqiptarët nuk mund të pajtohen me një administratë të kalbur, të cilën e kishin deri tani. Ata janë më se të bindur se qeveria turke nuk donë dhe nuk mund t'u ofrojë një administratë më të mirë. Ata janë të vendosur që të ndërpresin gjitha lidhjet që i kanë me Turqinë. Ata kërkojnë një administratë të veçantë, e cila më tepër u përgjigjet nevojave të tyre, si dhe kërkojnë një garanci. Shqiptarët, me të drejtë kërkojnë t'i bashkëngjiten familjes së madhe evropiane, pjesë e së cilës janë."[8]

(1) Kur flitet për shtypin shqiptar, i cili ka nxitur ndjenjën nacionale, ka edhe teprime. Harrohet fakti se 90% e popullatës ka qenë analfabete dhe se shtypi nuk ka arritur të depërtojë në Shqipëri. Si argument të këtij konstatimi do të themi se gazeta "Albania", gazetë e cila botohej në Bruksel, njëra ndër gazetat më të mira të asaj kohe, është financuar dhe shpërndarë nëpërmjet postës dhe shërbimeve konsullate të Austro Hungarisë. Për kundër kësaj, në listën e para paguesve, të cilën e kemi gjetur në arkivin e Vjenës, shihet qartë se në vitin 1900 në Prizren, nëpërmjet konsullatës së Austro Hungarisë, ka arritur vetëm një ekzemplarë. Ai para pagues ka qenë mësuesi Mati Logoreci, shërbyes në administratën Austro Hungareze. (2) L. S. Stavrianos, Ballkan federation. A hiştoryof the movement to ward Ballklanunity in modern times. Smith Collexestudies in Histori, vol XXXVII, 1941-1942. 1-4. Northampton (Mass). Një lëvizje revolucionare-socialdemokrate evropiane dhe ballkanike, shqiptarët i njihte me të drejta të barabarta me popujt tjerë të Ballkanit në një federatë demokratike ballkanike si "anëtare autonome të federatës demokratike të Ballkanit. Aty Shqipëria do të mund të udhëhiqte një jetë të pavarur". Kështu qëndronte në manifestin e Kongresit ndërkombëtarë socialist i mbajtur në Bazel, në nëntor të vitit 1912. (Stefanaq Pollo, Mbi disa tipare dalluese themelore të lëvizjes kombëtare shqiptare, Studime Historike 3 Tiranë 1972, 120). (3) Енциклопедија Југославије I, 156. Në këtë mënyrë Garashanini i shkruan Ristiqit 16. III 1876. (4) Për më tepër rreth kësaj çështje shih: Dragan, StanjakoviqPolitika serbije prema Albaniji u XIX veku. Prilogpoznavanjusrbso-albanski veza prijatelstva u periodu 1844-1875.g. ZbornukzadrustvenenaukeMAticesrbske 49, Novi Sad 1968; VojislavVukoviq, Arbanaskojugoslavenskiodnosi, EnciklopedijaJugoslavije I, Zagreb 1955, G. Jaksiq i V. Buçkoviq,Spolna politika SerbijezavladeknezMihaila – Prvibalkanskisavez, Beograd 1967. Në varg çështje rreth marrëdhënieve shqiptaro – serbe hasim edhe te disa punime Bl. Stojançeviq. (5) Një formë për model e politikës serbe është edhe kryengritja shqiptare në vitin 1912 kur shqiptarët kishin marrë Kosovën dhe kishin depërtuar edhe në Shkup. Në krye të kësaj kryengritje ishte Isa Boletini, të cilin historiografia shqiptare sot gati se e krahason me Skënder Beun. (shih për shembull veprën e Skënder Laurasit: Isa Boletin, Rilindja Prishtinë 1972.). Isa Boletini armët i ka marrë nga Serbia. Serbia rregullisht e ka përkrahë atë që ai të mos ngrihet kundër deri në çastin, atëherë kur asaj do t'i konvenonte më së shumti. Për kemi një mori dokumente në arkivin e SIP, dokumente të cilat, shpresoj shumë shpejtë do të botohen. Lidhur me këtë do të japim disa të dhëna nga dorëshkrimi i Janiqije Popoviqit "Zivot i radsrba na Kosovo". Ky dokument ruhet në arkivin e Kosovës në Prishtinë. Janiqije Popoviq ka qenë dëshmitar i ngjarjeve dhe ka qenë i kyçur në aktivitet e serbëve në Kosovë. (6) Për më tepër shih "Historia e popullit shqiptar II", 94-97. (7) Historia e popullit shqiptar II, 118. (8) Vep. cit, 120.

Bajrush Ahmeti

# Islami fe e paqes (3)

Në të gjallë të Pejgamberit a.s., Islami nuk kishte dal jashtë Gadishullit arab, derisa atë e pranuan fiset arabe nomade. Pejgamberi a.s. ishte njeri paqeje, ai ia shtriu dorën e pajtimit çifutëve që ishin vendosur në Gadishull të ndjekur nga romako-bizantinët. Ai bëri disa marrëveshje paqeje me disa fise të Medinës siç ishin, Benu Nadir, Benu Kurejdha, Benu Kajnuka, etj. Por megjithatë, ata i shkelën ato sapo iu dha rasti. Si rezultat i shkeljes së marrëveshjes nga ana e çifutëve pasoi lufta kundër tyre. Pas vdekjes së Pejgamberit a.s., situata në Gadishull u stabilizua, andaj myslimanët filluan të çlirojnë vendet veriore, ose si i quajnë arabët "Biladush Sham", në ato bëjnë pjesë: Siria e sotme, Jordania, Libani dhe Palestina. Këto vende i kishin okupuar romako-bizantinët, në vitin 63 para epokës së re. Dhe pasi përhapet krishterizmi në shekullin e katërtë të epokës së re, e përhapin krishterizmin në këto vende duke ua imponuar arabëve idhujtarë.

Myslimanët së pari çliruan Irakun e okupuar shumë kohë më parë nga persianët. Mandej iu kthyen Shamit qytet pas qyteti. Romakët edhe pse ishin okupator, myslimanët u ofronin marrëveshje, ata që pranonin me ata vetëm përzihej kufiri. Shumica e vendeve janë çliruar pa luftë. Mandej të krishterët, duke e parë kulturën dhe civilizimin islam, disa prej tyre përqafuan fenë islame. Ushtria myslimane, e udhëhequr nga Ebu Ubejd Xherrahu kur iu afrua Jerusalemit, patriku që ishte udhëheqës shpirtëror dhe shtetëror doli në periferi të qytetit dhe u takua me komandantin Xherrah, atij i tha se ata dorëzohen, por kërkuan prej tij që kalifi i myslimanëve të vjen vet dhe atij t'i dorëzohen çelësat e qytetit dhe të jetë ai nënshkrues i paqes. Me atë propozim pëlqeu komandanti i myslimanëve. Këso marrëveshje, myslimanët kishin bërë edhe më parë me të krishterët e Shamit, por pa kalifin.

Omeri r.a. posa mori vesh kërkesën e popullit të Jerusalemit u bë gati për udhëtim, mori një deve dhe shërbëtorin e tij dhe u nisën për në Jerusalem. Këtu duket modestia e halifit Omer, ata njëri hipte në deve, e tjetri e tërhiqte për laku. Kur hipte shërbëtori, kalifi e ngrehte devenë. Kështu vazhduan rrugën derisa u ofruan te vendi i caktuar. Kur u dukën, radhën të hipte në deve e kishte pasur shërbëtori, romakët kur i panë menduan se ai që ishte hipur mbi deve ishte kalifi, por komandanti i ushtrisë myslimane kur i pa, iu sqaroj atyre se ai që është në deve është shërbëtori, ndërsa kalifi qenka duke tërhequr lakun! Ata u habitën me atë, ata mendonin se kalifi i myslimanëve do të jetë me ndonjë luks, me tesha të qëndisura me ari. Xherrahu tha, se te ne nuk ka dallim njeriu prej njeriut, të gjithë janë të barabartë. Halifi Omer ibën Hatabi u takua me patrikun romak, i cili në gjoks mbante kryqin. Në këtë takim, kalifi mysliman e priti patrikun me respekt dhe pastaj nënshkruan marrëveshjen e njohur të paqes, me të cilën Omeri r.a. popullit të Jerusalemit u jepte të drejta të plota qytetare, u garantonte siguri personale, pronësore, fetare, por edhe për objektet fetare, si kishat, kryqin etj.

Omeri r.a. tha se objektet fetare nuk mund të shndërrohen në objekte banimi d.m.th. nuk do t'u ndërrohet destinomi. Shteti islam nuk do të prekë në pasurinë e kishës. Patriku i kënaqur me ato që i ofroi kalifi mysliman, kur erdhi koha e namazit të drekës i ofroi të falet në kishë. Mirëpo, Omeri me mençurinë e tij nuk u fal aty, nga frika se po të falej në atë kishë, me kalimin e kohës mund të vjen deri te ndërrimi, dhe kishën e bëjnë xhami. Pas kthimit të vendeve të Shamit pronarëve të tyre, po atë vit çlirohet edhe Egjipti, nën udhëheqjen e Amër ibën Asit. Romakët, atje ishin sjell si okupator shumë të egër. Ua kishin imponuar krishterimin pas përhapjes së tij në shekullin e katërt.

Myslimanët si në çdo vend u dhanë liri fetare dhe qytetare të gjithë banorëve të Egjiptit, pa marrë parasysh racën apo kombësinë. Këtë e vërteton, veprimi i Amër ibën Asit me rastin e nënshkrimit të marrëveshjes paqësore, ku u tha koptëve se do t'i mbrojë kishat e tyre. Mandej e amnistoi patrikun Benjamin, të cilin e

kishin internuar romakët trembëdhjetë vjet më parë, dhe dha urdhër t'i bëhet pritje e mirë kur të vjen në Aleksandri. Me të arritur atje, ai mbajti një fjalim të rëndësishëm për ithtarët e tij, në atë fjalim bëri disa propozime, gjëra që i pa të nevojshme për të ruajtur ekzistimin e kishës. Ato propozime i pranoi në tërësi Amri dhe i dha pushtet të plotë mbi koptët dhe administrimin e kishës.

Pas ardhjes në Aleksandri, patriku Benjamin thotë, se këtë liri dhe drejtësi e kishte ëndërruar, kurse tash ishte bërë realitet i vërtetë pas largimit të zullumqarëve romak. Tomas Arnold thotë se politika e drejtë e myslimanëve në Egjipt, ushtroi ndikimin e vet, ngase para ligjit ishin të barabartë të gjithë, pa marrë parasysh fenë apo racën. Kështu nuk ishte gjatë sundimit romako-bizantin.

Myslimanët ua dhanë tokën egjiptianëve dhe morën përsipër sigurinë dhe mbrojtjen e tyre të plotë. Spanja ishte nën sundimin romak, por filloi të dobësohet sundimi i tyre dhe vandalët ua morën sundimin. Mirëpo, edhe sundimi i tyre nuk zgjati shumë dhe ua grabitën sundimin gotasit. Ata formuan një shtet të madh e të fortë, mirëpo nuk vonoi shumë, e ky shtet filloi të dobësohet. Shkaku i dobësimit të këtij shteti ishte ndarja në klasa. Ato ishin: aristokracia, e cila u dha pas luksit, duke lënë pas dore rregullimin shtetëror. Spanja aso kohe kishte tri shtresa: aristokracinë, të cilën e përbënin sunduesit dhe priftërinjtë, shtresën e mesme e përbënin tregtarët, zejtarët e bujqit dhe shtresën e varfër të cilën e përbënin skllevërit.

Në atë periudhë kohore kanë sunduar gjashtë mbretër, por ne po mjaftohemi vetëm me mbretin e fundit Kordikun, i cili ishte më zullumqari i popullit të vet. Ai ishte komandant suprem i ushtrisë spanjolle. Spanjollët shihnin lirinë dhe drejtësinë e myslimanëve në Afrikën Veriore, dhe ata dëshironin t'i gëzonin ato liri dhe të drejta njerëzore. Për atë i thërrasin myslimanët t'i shpëtojnë nga tirania e mbretit Kordik. Në Afrikën Veriore ishte vali Musa ibën Nusajri. Një ditë kont Xhuljani kaloi Detin Mesdhe dhe doli në Afrikën Veriore, u takua me Musa ibën Nusajrin dhe kërkoi ndihmën e tij për të shpëtuar nga regjimi shtypës i Kordikut. Nusajri pas konsultimit me kalifin Velid, filloi përgatitjet e një ushtrie të devotshme dhe luftarake, në krye të saj emëroi Tarik ibën Zijadin që deri atëherë ishte vali i Tanxhës. Ajo ushtri ishte e përbërë prej shtatëmijë ushtarësh.

Tarik ibën Zijadi në vitin 92 hixhri (711) të epokës së re, në krye të shtatëmijë ushtarëve zbarkoi ushtrinë në ujdhesën e jeshilët, afër një guri të madh, që kishte formën e një luani. Ai vend pas kësaj ngjarje është quajtur "Gjebelutarik". Kjo sipas emrit të komandantit mysliman "gjebel"



(kodër), Tarik emri i komandantit mysliman. E më vonë gjeografët e kanë deformuar atë emër dhe ai vend tani quhet (Gjibraltar). Spanja ra në duar të myslimanëve dhe atë e qeverisën nga viti 711 deri në vitin 1492. Por, nuk ka asnjë rast të shënuar që i është imponuar Islami. Pra, tehu i shpatës nuk ka punuar fare.

Mirëpo, myslimanët filluan të përçahen mes veti dhe u ndanë në tri provinca, një në Sevila, tjetra në Kordovë dhe e treta në Grënadë. Kurse, krishterët u organizuan dhe filluan t'i ndjekin myslimanët, deri sa mbeti vetëm Grënada, edhe ajo në vitin 1492 ra dhe mori fund sundimi mysliman në Spanjë. Myslimanët ikën nga aty pas tetë shekujsh. Ata që mbetën detyroheshin të fshihnin besimin, ose të deklaroheshin si të krishterë. Në ndërkohë, kisha formoi "Inkuizicionin."Në vitin 1980, kam marr pjesë në një simpozium me karakter botëror në Spanjë. Ai simpozium ishte i organizuar nga Ministria e Kulturës së Libisë. Simpoziumi kishte si temë kryesore: "Kultura dhe civilizimi arabo-islam", ku pata rastin të lexojë edhe kumtesën time. Ndërsa, këtu po përmendi befasinë time të mirë nga spanjollët me kumtesat e tyre. Ata patën 8 kumtesa, dhe i pari ishte rektori i Universitetit të Madridit, i cili që në fillim e përsëriti tri herë duke thënë: "Le ta di bota, se kulturën dhe civilizimin na e kanë dhënë myslimanët. E mandej prej nesh e kanë marr perëndimi." Asnjëri prej tyre nuk tha se kemi qenë të okupuar tetë shekuj, e as nuk tha se na e kanë imponuar fenë islame, por kujt i ka pëlqyer e ka marr me bindje pa presion.

Kemi përmend më parë se kishat ishin ndarë në vitin 1054, por kur kërkoi ndihmë imperatori bizantin Kosios Komneni nga Papa Urbani i Dytë, ai iu përgjigj ftesës së tij dhe për këtë qëllim shkoi në Francë, ku më 26 nëntor 1095, në Klermont organizoi një tubim të madh ku mbajti një fjalim të njohur, me të cilin shpalli fillimin e kryqëzatave. Kësaj lëvizje të madhe të botës krishtere iu bashkuan shumë njerëz, jo vetëm nga vendet e afërta, si Franca, Italia e Spanja, por edhe nga vende të largëta, si Skotlanda, Danimarka, etj. Kur iu duk se janë të gatshëm për luftë u nisën për në Lindjen e Afërt, që udhëhiqej nga sundues të njohur, nën komandën e të cilëve u vunë tri korpuse me 150 mijë ushtarë. Këtyre ushtarëve u prinin Xhudfrej, Buhimendi dhe Rimondi. Me këtë të fundit erdhi edhe përfaqësuesi i papës, peshkopi Ad Hamer. Kjo ushtri, gjatë rrugës plaçkitnin, grabitnin pa pyet askënd, gjëja se po shkojnë në luftë të shenjtë. Në kalimin e Bosforit u ndihmoi me anije perandori bizantin, sepse atij i kishin premtuar se pasi të "çlironin" vendet e shenjta nga myslimanët, kanë për t'ia kthyer Perandorisë Bizantine. Pas këtij zotimi të tyre, perandori i bekoi dhe u dha ndihmën ushtarake (një lloj eksplozivi) dhe një divizion ushtarësh për t'iu dhënë udhëzimet e nevojshme dhe ndihma të ndryshme.

Këta pasi kaluan Bosforin dhe dolën në Anadoll nënshtronin krahinë pas krahine, e qytet pas qyteti, duke shkatërruar çka gjenin para vetës, derisa arritën në vendin që kishin për qëllim, ai ishte Jerusalemi, i cili u bëri rezistencë kryqtarëve me guxim për më se një muaj. Por, megjithëkëtë, më 15 korrik 1099 ra në duart e tyre. Pas nënshtrimit të Jerusalemit, mbi popullsinë e pa mbrojtur u bënë masakra të egra e të papara ndonjëherë. Pushtuesit prenë burra, gra e fëmijë myslimanë, çifutë e të krishterë, të cilët nuk iu bashkuan kryqtarëve të perëndimit.

Gustav Luboni këtë kasaphane e përshkruan me këto fjalë: "Popullit tonë kryqtar nuk i mjaftuan ato që bënë kur hynë në qytet, por në një mbledhje që mbajtën, vendosën të zhduknin të gjithë banorët e Jerusalemit: myslimanët, çifutët, dhe të dalët (krishterët që nuk iu bashkuan atyre)." Numri i të vrarëve ishte 60 mijë, dhe që të gjithë i vranë brenda tetë ditësh, pa kursyer as gra, fëmijë e pleq. Ibni Halduni thekson, se francezët i lejuan vetës të plaçkitnin, të rrënonin, të vrisnin etj. Sipas një statistike, vetëm në xhamia janë vrarë më shumë se 70 mijë imam, ulema e xhemat.

Po ashtu, edhe Willsi thekson se në Jerusalem kishte ndodhur një kasaphane e pa parë: "Gjaku i njerëzve të prerë rridhte rrugëve, saqë kalorësit mbi kuajt që ecnin nëpër gjak, stërpikeshin. Në mbrëmje mblidheshin kryqtarët dhe qanin nga gëzimi, e i luteshin Zotit me duart lart të ngritura në shenjë falënderimi (se po kryejnë punë të mirë, ashtu si i kishte porositur papa Urbani i dytë)." Edhe profesor Nikola, pohon se ekspedita e parë kryqtare, gjatë rrugës kishte bërë veprime të tmerrshme, për të cilat nuk mund të krenohemi. Por, edhe në veprimet për pushtimin e Jerusalemit, ata bënë gjëra barbare. Të krishterët vendas u detyruan t'i lëshonin kishat e të strehohen ku të munden. U shpërndanë në anë të ndryshme të Palestinës dhe në lindje të Jordanit. Vet patriku i Jerusalemit, pasi arriti të shpëtoi nga kryqtarët e perëndimit iku në Kajro për të jetuar nën mbrojtjen e myslimanëve (fatimijë).

Kryqtarët ngadhënjyes, në këtë ekspeditë nuk ia kthyen, sipas premtimit territoret e pushtuara perandorit bizantin. Por, formuan principatat e tyre latine.

(1) Principata e Rrihas, e cila u formua në vitin 1098, me Bolduinin në krye. (2) Principata e Entakisë, në vitin l098, me Buhimendin në krye. (3) Mbretëria e Jerusalemit në vitin 1099, me Xhudfrejin në krye.

Bahri Sejdiu

# Si t'ia kthejmë krenarinë myslimanëve (2)

**Unifikimi i dispozitave në të kuptuarit e kohës dhe vendit në raport me farzin dhe sunetin**

Është obligim i dijetarëve (usulinjëve) të bazave islame, që të qartësojnë dispozitat themelore, dhe ato dytësore, ashtu siç ishte për brezin e parë, dallimi i dimensioneve kohore dhe vendore, si dhe vërejtja e veçorive të etapave dhe situatave të tyre në çështjen e të kuptuarit të veprimeve, të Muhamedit a.s., aprovimeve të tij dhe natyrës së tij si njeri dhe gradën e kësaj natyre. Për këtë atëherë ata vendosën disa rregulla. A mundet që dijetarët të vendosin rregulla të tilla, për sa i përket thënieve të Muhamedit a.s., dhe si? Mendimet e ndryshme ndërmjet një çështje të pjesshme, të cilën e cek juristi dhe një çështje ideore të cilën e cek mendimtari apo filozofi, dhe anës shoqërore të cilën e cek sociologu çojnë në domosdoshmërinë e gjetjes së disa metodave për të kuptuarit e sunetit dhe trajtimit të tij. P.sh. hadithi, i cili cek një çështje të pjesshme me të cilën merret juristi, ndryshon nga hadithi, i cili cek një çështje shoqërore të përgjithshme, për njohjen e të cilit duhet njohur çdo anë që ka të bëjë me sociologjinë. Si mund t'ia rikthejmë myslimanit të kuptuarit dhe vizionin e përgjithshëm me rregullat e tij? Kur dihet se sot janë të gjitha mundësitë për mbledhjen e sunetit dhe njohjen e transmetuesve të tij. Kërkimet studimore në shkencat e shumta kuranore, dhe dialogu i përbashkët në tryeza dhe simpoziume shkencore, do të zgjidhnin problemin e ndryshimeve thelbësore në koncepte te myslimanët, etj.

Pra, suneti si baza e dytë e sheriatit është identifikuar si metodikë kryesore e zgjidhjes së problemeve të umetit me baraspeshën e tij, sepse ai ekuilibron mes shpirtit e trupit, mes mendjes dhe zemrës, mes kësaj bote dhe tjetrës, mes ideales dhe reales, mes teorisë dhe praktikës, mes lirisë dhe përgjegjësisë, mes vetjakes dhe asaj që është e përbashkët, e jo si nismëtare e përçarjes dhe grupimeve ndër besimtarët. E që sot fatkeqësisht në arenën islame në përgjithësi, e në atë arabe në veçanti,



mbizotërojnë një mori çështjesh negative, të cilat përbëjnë një nga pjesët e krizës së mendimit bashkëkohor islam, të cilat shfaqen në mënyra të ndryshme. Keqkuptimi i sunetit ka rezultuar në shkëputjen e lidhjeve mes grupeve të umetit, sundimi i shpirtit luftarak me të gjitha llojet e tij, ideore, sociale, grupore, medhhebore, duke shtuar edhe atë politike dhe ngjalljen e ideve përçarëse mes besimtarëve, apo krijimi i ideve të tilla në raste nevoje, humbja e lidhjeve shoqërore dhe territoriale, sundimi i shpirtit egoist, kanë bërë që sot besimtarët myslimanë të jenë të paralizuar dhe të sunduar nga të tjerët, për shkak të neglizhencës, humbjes së iniciativës, dëshirës për të paragjykuar negativisht, humbjes së shpresës, mosbesimit në sukses, mosinteresimit për punë efektive me të tjerët. Dëshira për të formuar grupe, lëvizje, forume, OJQ etj., janë stil modern i përçarjes së umetit, përkufizimi i çështjeve dhe mos institucionalizimi i tyre, të qenët jo objektiv me realitetin e problemeve shoqërore dhe lidhjen e tyre me historinë jo reale, pranimi i gjërave pa i verifikuar, ose gabimisht të konceptuara, etj., janë mënyrat më devalvuese të vlerave të umetit islam gjatë gjithë historisë.

### Çka duhet të pranoj myslimani sot, e çka të kundërshtoj?

Të nderuar besimtarë, tani do të përmendim mënyrën e mundshme të suksesit tonë në jetë, që është shumë e thjeshtë dhe praktike, që e gjejmë në mesin tonë, në librin dhe sunetin tonë, në ibadetin dhe devotshmërinë tonë, thënë më thjesht, në përditshmërinë tonë islame. Sa për ilustrim do e përmendim një thënie, hadith të Muhamedit a.s., kur i dërgoi Ebu Musain dhe Muadhin për në Jemen, i porositi shumë shkurt, por shumë qartë e me domethënie: "Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni e mos largoni, binduni njëri-tjetrit, e mos u kundërshtoni". (Hadith unanim). Gjithashtu thotë: "Unë jam dërguar me fenë e drejtë dhe tolerante." Pra, suneti i Muhamedit a.s. është metodologji e hollësishme për jetën e myslimanit që përfaqëson Kuranin e interpretuar dhe Islamin e trupëzuar dhe korrektësinë e tij.

### 1- Largimi nga devijimi dhe ekstremizmi

Gjatë gjithë historisë shohim se njerëzit kanë devijuar nga teprimi dhe fanatizmi, ekstremizmi i panevojshëm, si rrjedhojë e të larguarit nga mesatarja, e cila është synim i kësaj feje, si rrjedhojë e të larguarit nga lehtësimi dhe toleranca për të cilën dallohet sheriati islam, për të mos e tepruar në fe. Në Kuranin famëlartë, Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: O ithtarë të librit, mos e teproni në fenë tuaj jashtë të vërtetës dhe mos shkoni pas epsheve të një populli para jush që ka humbur dhe që ka shkaktuar humbjen e shumë të tjerëve dhe që u largua nga rruga e vërtetë." (El Maide,77). Edhe Muhamedi a.s. thotë në transmetimin e Ibën Abasit: "Kini kujdes nga teprimi në fe, sepse nga teprimi në fe u shkatërruan ata që ishin para jush." Në një transmetim tjetër thotë: "Të shkatërruar e të humbur janë ata tepruesit".

Pra, të kihet parasysh mesatarja dhe objektiviteti, që mos të teprohet as në ibadete, as në aspektin material, e as në atë shoqëror e social, që njerëzit të jetojnë në harmoni shpirtërore dhe materiale për një zhvillim të jetës në pajtim me dispozitat hyjnore. Sepse, në të nuk ka arrogancë, nëpërmjet së cilës mashtruesit përpiqen të fusin në këtë metodologji hyjnore atë që s'është prej saj, dhe t'i veshin asaj risi dhe bidate, të cilat nuk i pranon natyrshmëria e saj, i refuzon ideologjia e tij, nuk i pranojnë bazat dhe degët e tij, e aq më pak metodika pejgamberike e Muhamedit a.s. Marrja me çështjet e dorës së dytë, cektësia intelektuale dhe mungesa e logjikës fetare, shfaqen në çështjet e imëta dhe të dorës së dytë në kurriz të atyre kryesore, të cilat janë të lidhura me identitetin, dhe fatin e krejt umetit. Polemika të tepërta dhe të panevojshme, për mbajtjen e mjekrës, për veshjen e rrobave mbi nyjën e gishtave të këmbës, daljes në fotografi etj., kur ne fatkeqësisht në anën tjetër kemi me qindra ajete të Kuranit dhe dispozita që nuk zbatohen, si në anën rituale, ashtu edhe në atë materiale, harrohen dhe shpenzohen koha dhe paraja, për atë që është sekondare dhe shumë herë edhe e pa vlerë, nëse në të nganjëherë mund të ketë vlerë, thënie e vërtetë që ka për qëllim të keqen (të pa vërtetën). Të nderuar besimtarë, të largohemi nga përçarja dhe ekstremizmi, sepse tepruesit në fe shkatërrojnë ardhmërinë e popullit të vet, të lidhemi me nyjën e akides-besimit tonë, nyjën më të fortë dhe më të shtrenjtë të jetës sonë. Të vëllazërohemi, sepse Allahu thotë: "Besimtarët janë vëllezër", e vëllazërimi është vëlla i imanit, kurse ndasia është vëlla i kufrit, si dhe fuqia kryesore është fuqia e bashkimit. Nuk ka bashkim pa dashuri, e dashuria më e thjeshtë është pastërtia e gjoksit, kurse më e larta shkallë është shkalla e përparimit. "Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuarit." Vëllai i vërtetë i sheh vëllezërit e vet më të nevojshëm sesa vetvetja e tij, sepse nëse nuk është me ta, nuk mund të ekzistojë pa ta, kurse ata nëse nuk janë me të, do të ekzistojnë me dikë tjetër (edhe nëse devijojnë) . *-vijon-*

Mr. Besim Mehmeti

# Mbulesa e Qabesë/Kisva (6)

Kujdesi për mbulesën e Qabesë ka qenë i pranishëm edhe në periudhën para shpalljes së Kuranit, ngase kujdesin për të e konsideronin pjesë të madhërimit të atij vendi të shenjtë.

### Mbishkrimet e vendosura mbi mbulesën e Qabesë në pjesën perëndimore

"Përgëzoi besimtarët se ata prej Allahut kanë dhunti të madhe." (Al Ahzab, 47). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 244cm.

"Kush bën ndonjë të keqe ose e ngarkon veten, pastaj kërkon falje tek Allahu, ai e gjen Allahun falës dhe mëshirues." (En Nisa, 110). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 244cm.

Gjithashtu këto ajete janë të ndara me tre kandila, në të cilët shkruan: "Falënderimi i takon Allahut." Në dimensione prej 58cm x 72cm. "O i Gjallë! O mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm!" Në dimensione prej 65cm x 46cm. "O Mëshirues! O Mëshirëbërës! "Në dimensione prej 65cm x 46cm.

Në pjesën jugore, asaj mes dy rukneve, atij të Jemanit dhe gurit të zi janë të shkruara ajetet mbi rrip si në vijim: "Thuaj: "Allahu e tha të vërtetën, pra ndiqeni fenë e pastër të Ibrahimit, sepse ai nuk u takonte idhujtarëve." (Ali Imran, 95). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 254cm. "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Meke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin." (Ali Imran, 96). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 267cm. "Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt." (Ali Imran, 97). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 203cm. "Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk ka nevojë për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit." (Ali Imran, 97). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 303cm.

Ndërsa, nën rripin në të cilin janë të shkruara ajetet e lartpërmendura, janë të shkruara dy ajete dhe tri zbukurime në formë kandili, të cilat ndërmjetësojnë disa ajete të shkruara, dhe në të cilat shkruan: "Kjo është kështu! E kush madhëron dispozitat e Allahut,



ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave."(El Haxh, 32). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 242cm. "Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira dhe që përqendrohet për në rrugën e drejtë." (Taha, 82). Ky ajet është i shkruar në gjatësi prej 237cm.

Gjithashtu është shkruar surja El Ihlas në dimension 82cm x 85cm, ndërsa në kandilat shkruan: "Falënderimi i takon Allahut." Në dimensione prej 58cm x 72cm. "O i Gjallë! O mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm!" Në dimensione prej 65cm x 46cm. "O Mëshirues! O Mëshirëbërës!" Në dimensione prej 65cm x 46cm.

Ndërsa, në pjesën e pestë që quhet El Burka, pjesë që mbulon derën e Qabesë dhe i jep një pamje madhështore këtij mozaiku të bukur dhe të qëndisur në mënyrë artistike të paharruar shkruan si në vijim:

Në pjesën e sipërme të mbulesës së derës shkruan: "Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit! Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhenet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit."

Mbi këtë pjesë të mbulesës janë qëndisur dymbëdhjetë rrathë në ngjyrë ari, në tetë prej tyre shkruan "Zoti im është Allahu" të qëndisura në dy anët, ndërsa në katër të tjera në mes shkruan "Më mjafton mua Allahu".

Mbi këtë mbulesë janë qëndisur edhe dhjetë drejtkëndësha ovale, duke filluar nga ana e djathtë ku është e shkruar surja El Fatiha. Ndërsa, sipër janë qëndisur edhe dy drejtkëndësha ovale ku shkruan: "Ne shumë herë po shohim kthimin e fytyrës tënde kah qielli," (El Bekare,144). "E ne gjithqysh do të drejtojmë ty në drejtim të një kibleje (Qabeja) që ti e do atë." (El Bekare, 144).

Ndërsa, në katër drejtkëndëshat oval në mes është shkruar ajetul kursija.

Mbi këtë pjesë janë të shkruar edhe katër kandila, në të cilët shkruan: "Allahu është dritë (ndriçues, udhëzues) i qiejve e i tokës." (El Nur, 35).

Gjithashtu mbi mbulesën e derës gjenden të shkruar edhe dy katrorë të mëdhenj në formë rrethi me ngjyrë argjendi, në njërin shkruan surja El Ihlas, ndërsa në tjetrin ajeti kuranor: "Muhamedi është i dërguar i Allahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete," (El Fet'h, 29).

Në qendër të dy katrorëve gjenden dy rrathë, në të cilët shkruan: "Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!"

Ndërsa, në mes këtyre dy katrorëve kemi dy kolona me qoshe trekëndëshi, në këto dyja shkruan: "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar veten tuaj me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtet Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues! (Ez Zumer, 53).

Në mesin e mbulesës së derës kemi një drejtkëndësh të madh të zbukuruar dhe të shkruar me ngjyrë argjendi, në të cilin shkruan ajeti kuranor: "Allahu ëndrrën e të dërguarit të Vet e vërtetoi me realitet, se me vullnetin e Allahut do të hyni në xhaminë e shenjtë (në Qabe)." (El Fet'h, 27)

Dhe në fund të mbulesës së derës kemi gjashtë drejtkëndësha të zbukuruar, në dy të parët shkruan: "Nuk ka zot përveç Allahut, të Vërtetit të padyshimt. Muhamedi është i dërguar i Allahut, i sinqerti, besniku. Ndërsa, në katër drejtkëndëshat e fundit shkruan surja El Kurejsh.

Dhe krejt në fund kemi një drejtkëndësh të madh të shkruar me ngjyrë argjendi në të cilin shkruan: "Kjo mbulesë e derës është punuar në Mekën e shenjtë dhe u ofrua dhuratë për Qabenë e shenjtë nga kujdestari i dy xhamive të shenjta mbreti (emri i mbretit aktual) Bin Abdulaziz el Saud, viti i punimit."



Rexhep Suma (PHDc)

# Ndikimi i Kuranit në jetën kulturore te shqiptarët (4)

"Dialogu ndërkulturor vetëm se kontribuon drejt mirëkuptimit të faktit se pavarësisht veçantive tona, ndajmë vlera pozitive dhe ballafaqohemi me sfida të ngjashme."

Para fundit të dekadës së KB-së për dialog midis civilizimeve, dhe dekadës për kulturën e paqes, në kushte kur procesi i globalizmit gjithsesi se na bashkon, me rëndësi esenciale është që të mos lejojmë që religjioni dhe kultura të shndërrohen në forca që çojnë drejt konflikteve dhe ndarjeve. "Prej atje del edhe fuqia e madhe e liderëve të bashkësive fetare dhe të tjera, që pozitivisht të ndikojnë për mirëkuptim dhe bashkëjetesë të ndërsjellë, si dhe të kontribuojnë në edukimin e të rinjve në këtë drejtim, posaçërisht në rajonet shumë kulturore dhe shumë konfesionale, siç është rajoni i Evropës Juglindore," thotë drejtoresha e përgjithshme e UNESKO-së, Irina Bokova.[1]

Identiteti ynë kombëtar ndikon me siguri mbi natyrën se si ne e shohim botën dhe komunikojmë me njerëz të kombësive tjera. Ashtu sikurse njëri prej studentëve tanë nënvizoi: "Sa më shumë zgjeroj horizontin kulturor, aq më i mrekulluar jam nga mënyra se si e shikoj jetën si rezultat i të qenët amerikan. Ka kaq shumë gjëra që ne i marrim të mireqena, si mënyra e vetme për të bërë diçka apo për të menduar, ashtu si e gjithë ajo që ka të bëjë me individualizmin dhe sjelljet, vlerat e lidhura me të. Ka kaq tipa njerëzish dhe personalitetesh që nuk i kisha imagjinuar kurrë më parë."[2]

## Përmasat shpirtërore dhe shoqërore të Kuranit (Islamit)

Tashmë është e domosdoshme njohja e përmasave shpirtërore dhe shoqërore të Islamit. Islami përbëhet nga shtatëdhjetë e më shumë degë, të cilat në vete ngërthejnë tokën dhe qiellin, ato e përkufizojnë raportin e njeriut me Zotit e tij, me vetveten, familjen dhe shoqërinë, ato flasin për doktrinat e besimit, vlerat morale, marrëdhëniet ndër njerëzore, si dhe dispozitat me të cilat detyrohet, dhe ritet të cilat duhet t'i kryejë secili mysliman. Islami nuk është programi i një partie politike që e merr pushtetin në dorë, e pastaj dështon ose edhe ka sukses! Islami, para se gjithash, është fe që mbështetet në baza të shëndosha e të qarta, është rrugë në të cilën ec njeriu që di se si të krijojë marrëdhënie të mirëfillta me të afërmit dhe ata që janë më larg, me armikun dhe me mikun. Degët e besimit (imanit) që janë më shumë se shtatëdhjetë, janë përmbledhje të tëra, ndërsa secila prej tyre e ka boshtin rreth të cilit sillet. S'ka dyshim se pjesët e suksesit që i takojnë çdo njërës përmbledhje nuk janë të barabarta, veçoritë e besimit shkëlqejnë me rreze të tevhidit. Po kështu janë edhe përmbledhjet e ibadeteve dhe vlerave të tjera fetare. Ndodhë që këto t'i godasin disa risi ose shtrembërime



që nuk e prekin thelbin.[3]

Islami, nëpërmjet Kuranit dhe Sunetit, ofron shtegdalje cilësore, si për nevojat shpirtërore ashtu edhe për ato materiale, sidomos në pikëpamjen gjithëpërfshirëse mbi botën, duke ofruar monoteizmin e pastër, legjislacionin gjithë hapësinor dhe gjithë kohor (sheriatin), synimin dhe qëllimin e dobishëm që njëson të gjitha dëshirat, ngritjen dhe avancimin e fjalës së Zotit, pasqyrën e qartë mbi njeriun dhe misionin e tij si mëkëmbës i Zotit në tokë, në qiej dhe midis tyre, në zanafillën dhe krijimin e qiejve, tokës, botës bimore, shtazore dhe vetë njeriun, lëvizjen e trupave qiellorë, dritën dhe terrin e saj. Këtë po e ilustrojmë me fjalët e një udhëtari nga shkencëtarët anglezë: "Islami, vërtet është feja që pastron tokën prej idhujve. E ndalon flijimin e njeriut dhe ngrënien e mishit të tij. U garanton të drejta femrave, e kufizon poligaminë, i forcon lidhjet familjare. Robi dhe i robëruari bëhet një prej anëtarëve të familjes, u hapin atyre rrugë e dyer për shpëtim dhe liri. Moralin e përgjithshëm e pastron me forcën e themeleve të tij, si namazi, zekati, nderimi i mysafirit dhe siguria e udhëtarit. Parinë e mëson se kanë detyra sikurse populli. Këto janë një pjesë nga begatitë e shumta që gjithmonë e përcjellin Islamin me rastin e pushtimit të popujve të paqytetëruar." Prandaj, me të drejtë pohon historiani tjetër evropian, Stavrijanosi, se "feja ka qenë faktor i rëndësishëm në përhapjen e Islamit."[4]

### Ideali i edukimit dhe mirësjelljes, pa dyshim ka lënë gjurmë të thella dhe të pashlyeshme në kulturën shqiptare

Morali i individit sendërtohet dhe dëshmohet në bashkësi, ku individi e pohon dhe manifeston lojalitetin e vet, të Allahut dhe amanetin e pranuar. "Ne u ofruam amanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë, u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu atë e mori mbi vete, dhe ai i bëri padrejtë vetes, dhe ishte i padijshëm." (El Ahzabë, 72), Këtë amanet ai duhet ta zbatojë në vete, në familje, në rreth më të ngushtë (xhemat) dhe bashkësi më të gjerë, heterogjene sipas prejardhjes dhe bindjeve. Motoja që për myslimanin paraqet simbol "jepni përparësi vëllait tënd para vetvetes", hap një kapitull të ri në raportet njerëzore, që konsiston se myslimanët çdo gjë e mbështesin në dashuri, harmoni, drejtësi, barabarësi dhe solidarizim reciprok. Kurani refuzon kriteret tjera jo të qëndrueshme dhe paganiste, si racën, ngjyrën ose gjuhën dhe vendos një kriter jashtë barrierave hapësinore e kohore, kriterin e takvallëkut (devotshmërisë)."[5] "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e Allahu është i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El Huxhuratë,13).

Krahas konfirmimit që i bën Islami vlerave të larta sociale që ka shoqëria shqiptare, këto vlera po rrezikohen nga antivlera që kanë vërshuar mbi trupin e kulturës shqiptare.

Një nga problemet themelore në epokën tonë është mbijetesa e kulturave autentike përballë këtij civilizimi perëndimor hegjemonist-monopolist. Kjo sfidë perëndimore, duke kufizuar kulturat autentike dhe civilizimet, të çon drejt një mënyre uniforme, mendimi dhe stili të jetës në të gjithë botën, dhe kjo na duket të jetë një kërcënim real ndaj ndryshueshmërisë së trashëgimisë historiko-kulturore të qenies njerëzore.

Më 1930, A. Toinbi argumentoi që nga njëzet e gjashtë civilizime, jo më pak se gjashtëmbëdhjetë prej tyre janë të vdekura dhe të varrosura, përfshirë atë egjiptian, andean, sinik, minoa, aumeras, maja, indian, hitit, siriak, helenas, babilonas, meksikan, arab, jukatek, spartan dhe atë osman. Ai përfundoi që dhjetë civilizimet e mbetura, kristian i lindjes së afërt, islam,





kristian rus, hindu, kinez i lindjes së largët, japonez, polinezian, eskimez dhe nomadic, janë tani në agoninë e tyre të fundit, duke qenë nën kërcënimin e të dyjave, si shfarosjes, ashtu edhe të asimilimit nga civilizimi perëndimor. Kjo gjendje agonie u intensifikua nga zhvillime të shpejta teknologjike të komunikimit. Sa për ironi, për arsye të erozionit të themeleve të veta ontologjike, epistemologjike dhe aksiologjike, përtej supermacisë së vet gjigante materiale dhe teknologjike, civilizimi perëndimor, në vetvete, ndodhet në mënyrë të veçantë në gjendje akute krize. Sipas Toinbit, megjithatë nuk ishte i mjaftueshëm perceptimi në të identifikuarit e kësaj krize të fshehtë.

Karakteri universal i uniformitetit të stilit të jetesës perëndimore, është duke shkatërruar të gjithë shumëllojshmërinë e kulturave autentike dhe është një pasojë përfundimtare e varësisë së kulturës dhe politikës nga ekonomia. Supozimi kryesor i mentalitetit ekonomik perëndimor, është që çdo gjë e prodhuar duhet të konsumohet dhe kjo ka krijuar një psikologji dëshirash, rezultuese në një kulturë konsumi. Pararendësja specifike ekonomike, prapa këtij pluralizmi socio-ekonomik, i cili shkaktoi monizëm kulturor, është divorci i ekonomive normative dhe pozitive.

Nëse problemi i mbijetesës së kulturave autentike dhe civilizimeve nuk është i lidhur me një kuadër gjithëpërfshirës teorik dhe praktik, njeriu do të humbë kujtesën e vet kulturore e qytetërimore, dhe mënyra e tij e jetesës do të kontrollohet nga kompanitë shumëkombëshe, që synojnë të vendosin një kulturë uniforme konsumi. Kështu, bota jonë do të bëhet një muze i madh i hapur i kulturave të vdekura dhe civilizimeve, ndërkohë që jeta jonë dhe mendimet reale do të formësohen nga një forcë ekonomike transnacionale moderne, leviathanike (përbindësh) dhe nga lidhjet telekomunikuese.

Kjo prije monopolizuese nga ana e fuqive hegjemoniste për të kufizuar kulturat e tjera është gjithashtu një aspekt i globalizimit të ekonomisë ndërkombëtare. Ky nocion është shumë i rëndësishëm nga perspektiva e krizave qytetërimore, sepse ajo parandalon çdo përpjekje për të injektuar vlera të reja nga civilizimet e tjera. Është e rëndësishme për ne, që të ritheksojmë se, civilizimi perëndimor në përpjekjet e tij për të globalizuar dhe imponuar modelin e vet hegjemonist, efektivisht ka kufizuar kulturat tjera. Nëse ky proces nuk ndalet, ne mund të shohim avullimin e paevitueshëm të kulturave dhe civilizimeve të tjera.[6]

### Rezyme

1. Kurani, gjegjësisht Islami nuk zbehu dhe nuk humbi kujtesën kulturore e qytetërimore të kulturës sonë.

2. Frymëzuar nga mësimet kuranore shoqëria jonë islame si shumicë absolute ndikoi t'i rezistojë ekspansionit kolonial të shekujve XIX-XX dhe më herët, ndërkohë që shumë shoqëri tjera me lehtësi pranuan supermacinë kulturore të shteteve tjera.

3. Modeli islam i jep një kundërpërgjigje gjithëpërfshirëse krizës qytetërimore, duke theksuar vlerën ontologjike të ekzistencës njerëzore me anë të pavarësisë nga çdo mekanizëm artificial në kuptimin e strukturës ekonomike, sociale dhe politike.

(1) www..yllpress.com, 7 Maj 2010. (2) Judith N. Martin, Thomas K. Nakayama, Ibid. f. 124. (3) Muhamed el Gazali, "Pesë temat e arta të Kuranit Famëlartë", përktheu nga arabishtja Sadush Tahiri, Logos-A 2009, Shkup, f. 181. (4) Nexhat Ibrahimi, Historia dhe kultura islame shqiptare, Logos-A,Shkup,2009, f. 94. (5) Ibid, f. 100. (6) Ahmet Davutogllu,Transformimi qytetërimor dhe bota myslimane, përktheu nga anglishtja Olsi Jazexhi & Redi Shehu, Logos-A, 2009, Shkup, f. 73-74.

Xhumah Emin Abdulaziz

# Burimet e miratuara (3)

Përveç sunetit të shprehur me fjalë, të shprehur në praktikë dhe të miratuar, ekziston edhe hadithi kudsij, që në aspektin e kuptimit është shpallje nga Allahu, por forma e të shprehurit është nga Pejgamberi a.s. Pra, këtu ekziston dallimi në mes hadithit kudsij dhe Kuranit, i cili është i shpallur nga Allahu edhe në aspektin e kuptimit dhe atë të të shprehurit, se Pejgamberi a.s. doemos duhet ta transmetoj atë, dhe se Kurani i tëri është i transmetuar në mënyrë besnike (tavaturen). Ndërsa, hadithi kudsij në aspektin e transmetimit mund të jetë i vërtetë, i dobët, i trilluar dhe i rrejshëm.

Nga e gjithë kjo shihet se duhet patjetër të studiohet hadithi në aspektin e zinxhirit të transmetimit (senedi) dhe kuptimit thelbësor të tij (metni). Për studimin e këtyre çështjeve dijetarët kanë vendosur rregulla të cilat ndihmojnë në kuptimin sa ma të përpiktë dhe të drejtë të normave-dispozitave.

### Burimet e miratuara

Shkencat të cilat janë nxjerrë nga studimi i tillë janë:

### Senedi

1. Shkenca e cila merret me historikun e transmetuesëve, dhe me cilësimin ose karakterizimin e drejtësisë, përpikërinë dhe të mbajturit mend të transmetuesit, duke nxjerr në shesh aspektet negative që janë prezent në drejtësinë, përpikërinë dhe në të mbajturit mend të transmetuesit. Po ashtu është shkenca e cila merret edhe me evitimin e mangësive të disa haditheve.

### Metni

1. Shkenca e cila merret me kuptimin e fjalëve të panjohura të hadithit, e po ashtu edhe me problematikën e harmonizimit të haditheve që s'janë në pajtueshmëri të plotë mes veti, dhe me hadithet deroguese dhe ato të deroguara.

Dijetari i njohur Ibën Hazmi thotë: "Transmetimi i besueshëm nga njëri në tjetrin, duke mos u shkëputur zinxhiri i transmetimit që arrin deri të Pejgamberi a.s. është një veçori me të cilën dallohen myslimanët nga umetet tjera. Sahabët dhe tabiinët kanë qenë shumë të përkushtuar që të transmetojnë atë që e kanë dëgjuar nga Pejgamberi a.s. në mënyrë të besueshme dhe me sinqeritet. Në këtë mënyrë ata kanë vazhduar transmetimin, derisa kjo përfundon atëherë kur dijetarët e hadithit e shkruajnë sunetin."[1]

Përpikëria në transmetim është një veti që nuk e kanë pasur umetet e mëhershme, dhe se dijetarët kanë përcaktuar rregulla se si mund të verifikohet saktësia e hadithit, konsiderimi i tij si i mirë dhe dobësia e tij. Kjo është përcaktuar në këto aspekte, në aspektin e zinxhirit të transmetimit (sened), në aspektin se sa ka qenë i drejtë transmetuesi (el-adaleh), në aspektin e përpikërisë së transmetuesit (ed-dabt), në aspektin e mos veçimit nga transmetuesit tjerë (adem esh-shudhudh) dhe në aspektin e mos ekzistimit të dobësive (adem el-adaleh).

Dijetarët e hadithit thonë, se po që se ndodhë që ndonjë njëria prej këtyre cilësive është e dobët apo fare nuk ekziston, atëherë hadithi konsiderohet i dobët. Po ashtu hadithin e dobët e kanë ndarë në disa kategori, si:

1. Hadithi el mursel[2];
2. Hadithi el munkat'i[3];
3. Hadithi el mua'dal[4];
4. Hadithi el mudelesu[5];
5. Hadithi el mudtaribu[6];
6. Hadithi el maklubu[7];
7. Hadithi esh shadh'dhu[8];
8. Hadithi el munkeru[9];
9. Hadithi el metruku[10];
10. Hadithi el mualelu[11] etj.

Librat e hadithit janë radhitur sipas gradës së vërtetësisë sipas unanimitetit të të gjithë dijetarëve, kështu si vijon:

1. Për atë që janë unanim Buhariu dhe Muslimi në transmetim;
2. Atë që e ka transmetuar vetëm Buhariu;

3. Ajo që është transmetuar duke i plotësuar kushtet e transmetimit sipas Buhariut dhe Muslimit;

4. Ajo që është transmetuar sipas kushteve të Buhariut;

5. Ajo që është transmetuar sipas kushteve të Muslimit;

6. Atë transmetim që e kanë konsideruar të vërtetë dijetarët, përveç Buhariut dhe Muslimit.

Pra, në këtë mënyrë shihet qartë se sa është i rëndësishëm ky burim i sheriatit.

**Shënim shumë me rëndësi**

Njëri prej fenomeneve të këqija që përballet suneti është se disa njerëz nxitojnë në kuptimin e hadithit, duke menduar se i vetmi kuptim i tij është ai të cilin e kuptojnë dhe shpjegojnë ata, dhe se kuptimet tjera sipas tyre janë të papranuara, andaj ata nxitojnë në kundërshtimin e hadithit, sepse nuk është sipas kuptimit që ata e kuptojnë. Sikur personi i tillë të studionte dhe të mësonte do ta kuptonte se kuptimi i hadithit nuk është si e kupton ai dhe se ai e ka shprehur një mendim që nuk e ka sjell Kurani e as suneti, e as nuk përputhet me kuptimin gjuhësore dhe se për këtë nuk ka fol asnjë prej dijetarëve të njohur më herët.

Disa e lexojnë hadithin që e transmeton Ibën Maxhe nga Ebu Seid el Hudariju r.a. dhe Taberaniu që e transmeton nga Ubadete ibën Samiti, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "O Zoti im më bëj që të jetojë i varfër, dhe me bëj që të vdes si i varfër dhe më ringjall në grupin e të varfërve." Këtu ata e kanë kuptuar varfërinë në aspektin e mangësisë së pasurisë, e që një kuptim i tillë është në kundërshtim me atë se Pejgamberi a.s. ka kërkuar ndihmë nga Allahu që ta ruaj nga sprova e varfërisë dhe rasti kur Pejgamberi a.s. i ka thënë Amer ibën el Asit: "Sa e mirë është pasuria e mirë për njeriun e mirë." Po ashtu, Allahu xh.sh. përmend atë se Pejgamberin a.s. e ka pasuruar dhe i ka thënë: "Dhe të gjeti të varfër, e Ai të pasuroi". Kuptimi i këtij ajeti është modestia dhe përkrahja. Ibën Ethiri thotë: "Me këtë ka qenë për qëllim modestia dhe përkrahja dhe që Pejgamberi a.s. të mos bëhet prej mendjemëdhenjve."

Dikush prej këtyre ka lexuar hadithin që e transmeton Ebu Davudi dhe El Hakimi nga Ebu Hurejreja r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet Allahu dërgon në krye të çdo njëqind vjetëve dikë që e shpengon këtë fe". Ky hadith është kuptuar në aspektin e ndryshimeve dhe reformave te reja për shkak të ndryshimit të kohës. Kuptimi i këtij hadithi është rifreskimi i të kuptuarit, duke u kthyer veprimi dhe kuptimi i islamit ashtu siç ka qenë në kohën e Pejgamberit a.s., sahabëve dhe atyre që kanë ardhur pas tyre.

Nëse e refuzojmë çdo hadith do të ishte problem për ne që ta kuptojmë hadithin edhe po që se ai është i saktë. Për një problematikë të tillë edhe dijetarët nuk kanë pasur guxim të madh, andaj mu për këtë problem dijetari Muhammed bin Kutejbete ka shkruar librin: "Te'vilu muhtelefil hadithi lirr Rredi ala mithli hadhihi ez Zevabi'i".[12]

Nuk mund të shpjegohet fikhu (jurisprudenca islame) pa sunetin e Pejgamberit a.s., por edhe suneti nuk mund të kuptohet pa fikhun. Bazat e fesë islame janë të vendosura në librin e Allahu dhe në Sunetin e Pejgamberit a.s., ashtu si është shprehur imami Hasan el Bena.

Fikhu nuk është që merret me mësimin përmendesh të teksteve (ajeteve dhe hadítheve) dhe me nxitimin në argumentim. Kuptimi i fesë bazën e ka në devocion dhe në përmbushjen e saj. Andaj, për t'u kuptuar islami janë rregullat e veçanta, të cilat i kanë shkruar dhe shpjeguar dijetarët e usulit, duke përcaktuar kapituj të veçantë për këto rregulla, të cilat janë të mbështetura në



Kuran dhe Sunet. Të dyja këto burimet i kanë veçoritë e tyre të veçanta dhe cilësitë në aspektin e të kuptuarit dhe të mësuarit. Qëllimi final i fesë është që veprat të cilat zbatohen të jenë të atilla që janë të dobishme, ngase një gjë të tillë e përcakton urdhrin apo ndalesën e ardhur prej Allahut xh.sh. Urdhrat dhe ndalesat që i përcakton Allahu xh.sh. sqarohen në dy baza:

E para, veçoritë e bazave të argumentimit duke u bazuar në urdhra dhe ndalesa. Për këtë do të flasim gjerësisht kur të shpjegojmë për mospajtimet e juristëve myslimanë në çështjet e dytësore.

E dyta, që urdhrat dhe ndalesat të zbatohen.

Sa herë që humb ekuilibri i të kuptuarit të këtyre dy bazave, ose njërës prej tyre sjell deri të kuptimi i gabuara i qëllimit dhe mësimeve hyjnore.[13]

Për këtë arsye të kuptuarit e fesë parimisht është mbështetja në tekste (ajete dhe hadithe), por një veprim i tillë nuk është çështje e lehtë sikur që mendojnë disa njerëz, por është çështje shumë e vështirë, e posaçërisht kur nuk njihen gjërat si duhet, nuk njihet gjuha arabe me të gjitha gjinitë e saj si në aspektin e të shprehurit dhe të nxjerrjes së kuptimeve, e po ashtu edhe nga aspekti i kuptimit gjuhësor. Modelin e të kuptuarit të tillë e kemi në shumë raste që kanë ndodhur gjatë historisë islame.

Ajeti dhe hadithi janë vetë feja, dhe se këto kanë kuptime të atilla që i përshtaten të gjithë njerëzve në çdo kohë dhe çdo vend, ngase janë shpallje prej Allahut dhe se për këtë në vete (ajetet dhe hadithet) bartin depon e kuptimeve dhe njohurive, dhe se kuptimin e tyre nuk do të mund ta konsumojë vetëm një gjeneratë myslimanësh, por çdo gjeneratë do të mund të zbuloj atë që nuk e kanë ditur ata para tyre. Pra, kjo është njëra prej mrekullive të përmbajtjes së teksteve (ajeteve dhe haditheve), sikur që edhe veprimi për t'i kuptuar këto ka lidhshmëri me të arriturat e mendjes njerëzore në shkencat e ndryshme, të cilat nuk janë nën kornizën e tekstit (ajetit apo hadithit).

E për t'i kuptuar këto tekste (ajete dhe hadithe) duhet doemos të kthehemi te dijetarët dhe të mos veprojmë vetëm me kuptimin e jashtëm të tekstit, ngase ne nuk i njohim mënyrat e të kuptuarit, andaj patjetër duhet të jemi nxënës të imamit e jo nxënës të librit.

***Përktheu nga gjuha arabe: Mr.sci. Flamur Sofiu***

(1) Mennaul Kutani "Et-Teshri'u vel Fikhu fil Islami", fq. 69. (2) Hadith mursel, konsiderohet ai hadith që ka të këputur vargun e transmetueseve pa marrë parasysh vendin ku është këputur ai. (Shënim i përkthyesit). (3) Hadith munkati quhet hadithi nga senedi i të cilit ka rënë një transmetues, në një apo më shumë vende ose në senedin e tij qëndron ndonjë transmetues i panjohur. (Shënim i përkthyesit). (4) Ky është hadithi në senedin e të cilët nuk janë dy e më tepër transmetues njëri pas tjetrit, qoftë në fillim, në mes apo në mbarim të senedit". (Shënim i përkthyesit). (5) Hadithi el mudeles është kur fshehët një mangësi e senedit, ndërsa për nga jashtë duket se hadithi është në rregull. (Shënim i përkthyesit). (6) Hadithi, i cili transmetohet përmes formave të ndryshme që janë të barabarta për nga fuqia. (Shënim i përkthyesit). (7) Hadithi, i cili ka pësuar ndryshim në sened ose në metën të tij duke u zëvendësuar fjalët e senedit ose të metnit me fjalë të tjera, pa marrë parasysh një ndryshim i tillë është bërë me qëllim ose pa qëllim. (Shënim i përkthyesit). (8) Hadithi esh Shadhu është hadithi që transmetohet nga transmetuesi i besueshëm, por që është në kundërshtim me transmetimin e atij që ka përparësi më tepër se ky. (Shënim i përkthyesit). (9) Hadithi, të cilin e transmeton transmetuesi i dobët që është ne kundërshtim me hadithin që e transmetojnë transmetuesit e besueshëm. (Shënim i përkthyesit). (10) Hadithi el metruku është hadithi në senedin e të cilit ka një transmetues të akuzuar për gënjeshtër. (Shënim i përkthyesit). (11) Hadithi që i është konstatuar një mangësi e cila ndikon negativisht në autenticitetin e hadithit, por në shikim sipërfaqësor duket se hadithi është në rregull. (Shënim i përkthyesit). (12) Dr. Abdul Mexhid Nexhar, "Kitabul ummeti fi kisati et Tedejuni fehmen ve tenzilen", vol. I. fq.43. (13) ibid fq. 81.



Prof. dr. Qazim Qazimi

# Islami dhe bashkëqeverisja te shqiptarët në periudhën e osmanlinjve (1)

Duhet ditur dhe pasur gjithnjë në kujtesë, se vatani, territori i banuar nga shqiptarët ishte një vend, i cili jo pak, por përreth 15 shekuj para ardhjes së osmanëve ka qenë i pushtuar në mënyrë kronologjike, herë nga romakët, herë nga bizantinët, herë nga venedikasit, por edhe nga bullgarët, e posaçërisht nga serbët. Sipas historianit A. B. Kopanski,[1] në fillim të shek. XIV politika serbe ka filluar të zgjerohet në jug të Ballkanit, pjesë e cila më herët ka qenë nën Perandorinë Bizantine. Mbreti serb, Car Stefan Dushani, e quante dhe e konsideronte veten si lider i të gjithë të krishterëve dhe kundër myslimanëve, madje në zakonikun (kodin) serb e kishte vënë urdhrin që ai katolik që nuk do të bëhej ortodoks, të piqej në hell. I shqetësuar nga situata e kohës, Papa Klementi VI, më 1346, i dërgon një notë proteste Car Stefan Dushanit, në të cilën ai proteston për situatën dhe për kishat në Prizren dhe rrethinë, që ishin vënë nën posedimin e mbretërve serbë nga Rashka.[2] Në atë kohë kur arbërorët, paraardhësit e shqiptarëve ishin pa shtet, pa kishë të tyre, pa traditë kulturore, pa kler, pa shkolla, e të rrethuar nga Bizanti në njërën anë, nga shteti serb në anën tjetër, dhe nga Venediku në anën bregdetare, nuk kanë pasur kurrfarë gjasash të mbijetojnë dhe ta ruajnë identitetin e tyre. Duke e hetuar rrezikun e ekzistencës, feudali shqiptar Karl Topia, në vitin 1385 ftoi ekspeditat ushtarake osmane që të vinin në trojet arbërore (shqiptare) për ta ndihmuar atë.[3] Ardhja e osmanlinjve në trevat arbërore (shqiptare) me ftesë të principatës së Karl Topisë, edhe osmanlinjve u shkonte për shtati për të ndërtuar një bazament infrastrukturor në Ballkan, i cili do të lehtësonte zgjerimin dhe për këtë, atyre u duhej të ndiqnin një politikë të një prezence jo agresive ndaj shqiptarëve. Dhe, tani kur osmanët u vendosen në trevat shqiptare, vlen të përmenden rrethanat dhe kushtet e dorëzimit të qyteteve shqiptare, osmanëve që nga Durrësi e deri në Antivar (Tivarin) e që ishin:

-Ruajtja e zakoneve të vjetra dhe gjyqeve vendore;

-Mundësinë e kryerjes së riteve fetare nga të krishterët në mënyrë të lirë dhe publike;

-Kishat, kapelat dhe objektet tjera të kultit krishterë të jenë të ruajtura nga sulmet;

-Në rast të rrënimit të ndonjë kishe duhej të ndërtohej përsëri;

-Populli të ruante pasurinë e tij.[4]

Me sa dihet kjo ishte marrëveshja e parë politiko-ushtarake mes osmanëve dhe principatës së Karl Topisë (shqiptare). Do theksuar, se jo shumë kohë nga arritja e ekspeditave ushtarake osmane më 1385, të ftuara nga feudali shqiptar Karl Topia për t'i ndihmuar arbërorët (shqiptarët), katër vjet më vonë saktësisht në vitin 1389, u zhvillua Beteja e Kosovës, të cilën e drejtoi vetë Sulltan Murati I, kundër koalicionit të krishterë. Beteja përfundoi me fitoren e turqve, të cilët si aleat të tyre patën edhe shqiptarët katolikë si Topiajt e ndonjë tjetër. Po edhe në koalicionin e krishterë të udhëhequr nga Car Llazari luftuan princat shqiptarë ortodoksë si Teodor Muzaka II, që u vra së bashku me 4000 arbërorë, Gjergj Balsha II, Gjon Kastrioti etj., (disa thonë Gjon Kastrioti e disa thonë Pal Kastrioti). Duhet thënë edhe këtë se, po të ishte fitorja e Betejës së Kosovës nën komandën e Sulltan Muratit I, në dëmin e në të keqen e shqiptarëve (siç pretendon dikush), ndërsa fitorja e kësaj beteje nga forcat e komanduara nga Car Llazari në favorin e në të mirën e shqiptarëve, atëherë Car Llazari dhe aleatët e tij, do të duhej të konsideroheshin si heronj edhe të popullit shqiptarë, madje shqiptarët do të duhej t'ia ngrehnin një përmendore Car Llazarit, jo përtej Ibrit, por në Gazimestan, mu aty ku është Tyrbja e Sulltan Muratit I.[5] Në vitet e para të themelimit të shtetit Osman, politika e udhëheqësve ka qenë që të mundësojnë nënshtrim vullnetar të shteteve dhe të principatave krishtere, dhe të fitojnë besimin e tyre para se të kapin armën.[6] Një faktor i cili ka ndikuar, të themi në simpatizimin e masave popullore ndaj fesë Islame e ardhur përmes osmanëve, ka qenë edhe keqadministrimi i situatës nga kleri i krishterë, por edhe mungesa e personelit dhe infrastrukturës së tij. Në mesin e shekullit XVII,



kleriku shqiptar Gjergj Bardhi shprehet: "Në Shkup, Karadaken e Shkupit, Novobërdë, Janjevë, Prizren, Gjakovë, Kratovë, flitet shqip, prandaj është e arsyeshme pse shqiptarët kërkojnë që priftërinjtë t'i kenë shqiptarë dhe t'u dilet në ndihmë atyre, ndryshe, do të kalojnë në fenë islame ose atë skizmatike" Gjithashtu, edhe etnologu e historiani Mark Tirta islamizimin e shqiptarëve nuk e shihte si dhunë, por si një ftohje, si një bojkotim i shqiptarëve kundër krishterimit, e pikërisht kundër ortodoksisë serbe, greke e bullgare, që i shpinte në shkombëtarizim, në tjetërsim etnik. Deshi dikush apo nuk deshi, e pranon apo nuk e pranon, e vërteta është se ideja e përdorimit të dhunës fetare, apo (konvertimit të shqiptarëve me dhunë në Islam) nuk qëndron dhe ky mendim është i pabazë. Të pavërtetave të sajuara, shpifjeve keqdashëse i kundërvihet edhe dijetari Tomas Arnold në përgjigje të kronikave të Farlatit, i cili konvertimin në identitetin e ri mysliman, e shihte të lidhur me dhunën dhe format e tjera të presionit ekonomik. Arnold shprehet: "Është e mjerueshme ajo që autorë të ndryshëm flasin që shqiptarët janë detyruar të ndërrojnë fenë me presione të dhunës e haraçeve të paligjshme. Për këtë shpesh përdorin shprehje të përsëritura (tautologjike). Këto autorë nuk japin të dhëna se a janë të argumentuara akuzat e tyre apo jo" thoshte shkencëtari shumë i njohur anglez- Thomas W. Arnold.[7] Një një prononcim të Çiro Truhelkës në lidhje me përhapjen e islamit thuhet se: "Është mendim i gabuar se Islami është përhapur me dhunë. Ekzistojnë argumente të shumta të cilat e demantojnë këtë. Unë mund të përmend vetëm një, e ai është se shekulli XIX nuk do të gjente asnjë të krishterë dhe asnjë kishë e manastir në Ballkan, sikur islami të përhapej me dhunë shtetërore." Duhet theksuar se autoritetet osmane asnjëherë nuk ushtronin dhunë për konvertim. Përkundrazi ata punonim me guvernatorët, me kryetarët e "mileteve" për të parandaluar konvertimin me dhunë në islam. Ky parim ka mbështetje në mesazhin qiellor, kuranor ku thuhet: "Nuk guxon të ketë dhunë në fe. Veç është sqaruar e vërteta nga e kota."[8] Faktet historike tregonin se me vetë dëshirë shtetin Osman e pranuan edhe vasalët shqiptarë, të cilët i zotonin pronat e tyre dhe i takonin besimit krishterë. Shteti Osman, me kusht që ata të pranojnë autoritetin e tij, familjet vasale të krishtera shqiptare, si: balshajtë, topiatët, dugagjinët, zakariotët, musakët, zenebisët, aranaitët, vullkashinët, kastriotët etj., gjegjësisht sinorët e tyre i pranoi si legjitim, duke mos kërkuar që ata të ndërrojnë besimin e tyre. Islami për shqiptarët tani ishte fe zyrtare që kishte depërtuar thellë në Shqipëri, e jo fe e pushtuesit, siç propagandojnë islamofobët sot, sepse edhe vetë osmanët islamin besimin e tyre e kishin marrë nga të tjerët me vullnet, siç bënë dhe shqiptarët kur u desh puna dhe i kuptuan vlerat e tij të larta.

Sundimi osman, edhe sipas P. Bartel, i kishte dhënë fund procesit të sllavizmit të shqiptarëve edhe në Kosovë. Nga kjo mund të nxirret përfundimi se Islami qe barrierë, që ndërpreu greqizmin dhe sllavizmin e shqiptarëve.[9]

Ç'është e vërteta, studiues të njohur, ndër ta edhe Roberto Maroco dela Roka,[10] tashmë e kanë vërtetuar me argumente të pathyeshme, se Islami ka pasur rolin vendimtar në ruajtjen e identitetit kombëtar të shtresës absolute të popullit shqiptarë. Të po këtij mendimi, si-

pas historianit Renzo Falaschi, kishin qenë edhe Ismail Qemaili sikundër Kasem Biçoku, i cili ndër të tjera, shkruan, citojmë : “Procesi i islamit nisi qysh me pushtimet e para osmane në Shqipëri. Ai u përhap gjerësisht gjatë shek. XVI-XVII dhe përfshiu pjesën më të madhe të shqiptarëve. Islami lehtësoi integrimin e tyre në jetën e Perandorisë Osmane dhe u bë një barrierë e fuqishme që ndërpreu greqizmin dhe sllavizmin e shqiptarëve.”[11] Mendime dhe vlerësime të këtilla, ndryshe nga ato të Zef Mirditës dhe Engjëll Sedajt[12] hasim edhe te autorët e tjerë si: Peter Bartl, Hasan Kaleshi, Muhamed Pirraku, Safet Juka, etj. Kështu, për shembull, Hasan Kaleshi (1922-1976), dhe Peter Bartl[13] kanë shprehur pikëpamje bindëse kur kanë thënë se pushteti turk i Ballkanit, përkatësisht Islami i shpëtoi shqiptarët nga asimilimi etnik. Shteti Osman me platformën e vet shumë të qartë dhe të trashëguar nga e kaluara fetare dhe e bazuar në shpalljen hyjnore, arriti që në Ballkan dhe më gjerë, madje edhe te jomyslimanët, të formojë bindjen se ata janë më të preferuarit se të tjerët. Nga kjo lind edhe shprehja “Më mirë një fes osman, sesa një mërtek katolik”.[14] Se Islami në Ballkan nuk ishte aksidental, siç ishte shprehur një shkrimtar yni shqiptar,[15] dëshmojnë edhe këto të dhëna historike. Historiani Ferit Duka, duke ofruar këtë statistikë pohon se deri në fund të shekullit XVI Shkodra u islamizua 100%, Peja 90%, Vushtrria 80%, Elbasani 79%, Tetova 71%, Kërçova 65%, Kruja 63%, Berati 60%, Prishtina 60%, Prizreni 55,9%, Dibra 51%, Tepelena 50%, Përmeti 41% etj., dhe konstaton se nuk ka pasur një politikë islamizuese të zhvilluar me tendenca të posaçme nga sundimi osman.[16]

(1) Bogdan, Kopański Ataullah - Silesian (i lindur më1948) historian dhe disident polak i konvertuar në Islam gjatë një shkëmbim të studentëve në Turqi në vitin 1974. Në vitin 1975 Kopański u diplomua në histori në Universitetin Silesia dhe pesë vjet më vonë u doktorua në shkencat humane. (2) “Bashkimi Paqësor”, Revistë e përkohshme, Prishtinë, gusht-shtator, 1992, nr. 4-5. (3) Skëndi, Stavro: “Religion in Albania during the Ottoman Rule” në “Balkan Cultural Studies”, New York, 1980:152. (4) Arnold, W.Thomas: “The preaching of Islam – A history of the propagation of the Muslim Faith”, Bot. Constable Company Ltd, Londër, 1913. (5) Shih, Maxhuni, Sabri (Novosella), Car Llazari armik apo hero?!, gazeta “Bota sot”, 23. 06. 2016. (6) H. Inalxik, Osmanska Imperija klasicno doba, 1300-1600, f. 10-11. (7) Arnold, W. Thomas: po aty, Farlati vëll. VII, fq. 31. (8) Kurani, surja El Bekare, ajeti 256. (9) Peter Bartl, Shqipëria në mesjetë deri më sot, Drita, Prizren, 1999, fq. fq. 49; Eqrem Telhaj, Ne dhe Turqia, Kosova, nr. 15, Tiranë 1943. (10) Roberto Maraco dela Roka, “Kombësia dhe feja në Shqipëri”, 1920-1944, Tiranë 1994, fq. 23. (11) Falashi, Renzo “Ismail Kemal bey Vlora”, Romma, 1985, fq. 11; Kasem Biçeku: “Formimi i kombit shqiptar”, në Kombi, fq. 251; Ferraj, H.: Skicë e mendimit politik shqiptar, SHB Koha, Tiranë 1998, fq. 51. (12) Mirdita, Zef, “Krishtenizmi ndër shqiptarët”, MKSH, Prizren-Zagreb 1998, fq. 401-403(ku, veç tjerash, flet edhe për islamin shqiptar fq. 400; Khs. Engjëll Sedaj, Papa shqiptar Klementi XI, Buzuku, 1998, fq. 7. (13) Kaleshi, Hasan “Das türkische Vordringen auf dem Balkan”… në: Suedeuropa unter Halbmond, Mynih, 1975, fq. 125-138; P. Bartl, vep e cit. fq. 50-60; H. Feraj, vep. E cit. fq. 51. (14) I. Ortayl, Osmanl’y Yeniden Kefetmek, f. 66; A. B. Kopanski, Balkanlarda Osmanl Bar ve ‘Bat Meselesi’, f. 39; D. Goffman, Osmanli Dunyasi ve Avrupa 1300-1700, Stamboll, 2004, f. 74. (15) Thënie e Ismail Kadares. (16) Marrë nga: “Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët”, Simpozium ndërkombëtar, Prishtinë, 1995.



**Muhamed B. Sytari**

# "Ata thonë se Tevratit, Inxhilit dhe Kuranit i ka kaluar koha..."

Në vitin 2009, pata botuar librin me titull: "Rrugëtime të një hatibi", një punim monografik mbi aktivitetin e xhamisë së Tophanës, historinë e saj, personalitetet e spikatura ndër shekuj etj.

Natyrshëm, asokohe gjykoja me të drejtë se, nuk kisha sesi të mos shkruaja për shkatërrimin dhe prishjen e xhamive, ndalimin e fesë me ligj, sulmet e dhunshme ndaj hoxhallarëve dhe aktivitetit të tyre, pa bërë një pasqyrë të asaj fatkeqësie të kobshme kombëtare që ra si mallkim mbi popullin myslimanë të Shqipërisë, (por, edhe për qytetarët e besimeve të tjera), pa u thelluar sadopak në detaje të propagandës ateiste dhe rrëshqitjes më të madhe në dekadencë në historinë tonë kombëtare!

Në muajt e parë të vitit 1967, kolera e rëndë femohuese komuniste, pasi kishte marrë formë e ngjyrës, nisi të degjeneronte dita-ditës qelizat e besimit dhe të lirisë së mendimit në qenien shqiptare. Nisi të përhapej me tërë furinë e saj edhe mbi kokat e individëve të kësaj shoqërie, besimtarëve në veçanti. Ishte fjalimi programatik i 6 shkurtit të këtij viti (1967) i shokut Enver,[1] pikënisja e zemrave dhe mendjeve të sëmura, taborëve të Iblisit me yllin ateist në ballë, ato që i paraprinë shkatërrimit të objekteve të kultit dhe nëpërkëmbjes, talljes, persekutimit dhe denigrimit më të pashembullt të hoxhallarëve dhe njerëzve të ditur të fesë.

Në këtë kontekst mjafton të përmendim disa shembuj konkretë nga propaganda e pasqyruar në gazetat e asaj kohe, me të cilat ushqehej çdo ditë rinia dhe mbarë shoqëria shqiptare, që tashmë kishte marrë një rrugë të mjerë drejt një humnere fatale shpirtërore, morale, intelektuale dhe kulturore.

E dinë mirë brezi i kësaj periudhe, se nëpërmjet "Kandit humoristik" në Shkodër, (por jo vetëm), dhe gazetave komuniste injektohej fryma e mohimit të fesë dhe denigrimit të simboleve fetare dhe prijësve fetarë. Ironizohej me njerëzit e fesë, simbolet fetare. Nuk duhet harruar asnjëherë injoranca, mllefi dhe denigrimi ndaj Islamit dhe myslimanëve, as politika shtetërore kundër besimeve dhe veprimtarisë fetare në vendin tonë. Ja, disa shembuj:

(Në prapaskenë del hoxha me një gjysmë minareje në dorë dhe mbas tij këndon me një motiv oriental)

Hoxha:
*T'qafsha moj minare*
*Si të kanë coptue!*
*Kena mbet pa pare,*
*S'di çka me punue.*

*Hajmalia s'shkruajmë,*
*Hatme nuk mbyll kush,*
*Mjekrën po ma rruejnë*
*Po dal karabush.*

*Çallma ime,*
*Xhybja ime,*
*Vetëm po ju la!*
*Në xhami mbahen fjalime*
*Me u falë nuk lanë ma.*

Hoxha: *Tash vjen Ramazani*
Rinia: *Ai mos pritë me ardhë*
Hoxha: *S'ka kush thërret ezanin.*
Rinia: *Ndoj' gomar i bardhë..."*[2]

Me plot injorancë e spekulim intelektual, frymë xhahili e padituri ateiste, shkruhej edhe në këtë mënyrë:

*Muhamedi që me mend,*
*Për tregti nuk caktoi vend,*
*Mund t'fitosh pare n'xhami,*
*N'rast nevoje edhe n'shpi.*

*Bile s'asht tregtar aspak,*
*Ai që lidhet për banak,*
*E banak sot t'gjithë e dinë,*
*Hafis Lani pat xhaminë.*

*Por tufani që fryu n'shkurt,*
*Me temel ja luejti gurtë,*
*Dhe rinia, djem e cuca,*
*Rrëzuan minaret me majuca.*

*Hafis Lani, shif çka bani,*
*Kur e pau që s'i shkon zani,*
*Ktheu xhyben në xhaketë,*
*Hoqi çallmën, vu kasketë.*[3]

Me lojëra fjalësh, masat tërhiqeshin drejt mohimit të fesë dhe një lloj paganizmi mjeran, ku idhujt, partia dhe udhëheqja qëndronin si xhelatë të pamëshirshëm mbi kokat e shqiptarëve që për çudi e paradoks zbrazeshin dita-ditës nga era e re e injorancës së kohërave të skuqura.

"... Edhe në andërr m'u duk se më thanë se dashi i hasret Ibrahimit ka qenë punë boshe. Estakfirullah! Me thanë të drejtën edhe mue s'më besohet. Pse nuk po ndodh tashti asnjë mrekulli? Atëherë kanë fol kafshët e drutë, kanë lëvizë malet e janë ngjallë të vdekunit e sot jo. Pse sot jo? Ose, pse nuk u ba asgja prej zotit vjet, që populli rrënoi kisha e xhamia? Kur ishte ndonji vit thatësinë që mbetej bujqësia keq, thonin: "Na dënon zoti, se jena ba haram". E vjet që u ba "haramlleku" ma i madh, ra shi e qe viti ma i mirë bujqësor, ndërsa sivjet duket ma i mirë se kurrë. S'di çka me thanë. Me të thanë mendja se kanë të drejtë fëmijët, rinia jonë..."[4] Duke ironizuar agjëruesit dhe muajin e agjërimit, dikush thërriste: "Ç'na kujtoni të kaluarën? do të thoni ju, kur tani nuk kremtohet dhe as mbahet ramazan? Të na falin vërtetë të gjithë ata që i kanë braktisur këto besime të kota. Por e kemi fjalën te disa (po e theksoj, te disa) që akoma ëndërrojnë dhe shpresojnë te fuqia çudibërëse të festave fetare, që shpresojnë në jetën tjetër."[5] Medoemos, kjo lloj propagande që u servirej pothuajse çdo ditë shqiptarëve, nga manekinët servilë të sistemit të ri "revolucionar", ishte pa dyshim fillimi (e më pas edhe pjesë e ushqimit të përditshëm propagandistik) i një furtune të vërtetë e të pamëshirshme që po gatuhej me kohë për të shuar gjurmët e Islamit dhe të fesë në përgjithësi, në vendin tonë, mjerisht.

Asokohe, lufta kundër fesë ishte propagandë që kishte nisur të forcohej e të kthehej në një modë mendimi e arsyetimi për shumë prej revolucionaristëve të rinj servilë të partisë së kuqe. Ata, me tërë fuqitë e tyre çirreshin duke thirrur me të madhe, plot mllef femohuesi se: "Megjithëse te ne fesë i është likuiduar baza sociale, ekonomike, ndikimi i saj ndihet sidomos në fshat. Kjo lëvizje, e filluar nga poshtë e që po përhapet, tregon se vetë masat marrin pjesë aktive në formimin e ndërgjegjes së tyre socialiste. Ato po e kuptojnë se paragjykimet e zakonet fetare ruajnë farën e degjenerimit të njeriut dhe po nuk u luftuan me guxim, ashtu siç po luftohen edhe mbeturinat e tjera, nuk mund të formohet njeriu i ri komunist, nuk mund të ecet drejt ndërtimit të plotë të socializmit. Ndërsa përballë masës së besimtarëve po veprohet ashtu siç na mëson partia: luftohet sëmundja dhe shërohet i sëmuri. Me besimtarin duhet punuar për ta bindur që të mos besojë. Lufta për të çrrënjosur nga ndërgjegjja e njerëzve botëkuptimin fetar dhe zakonet fetare që kanë zënë rrënjë në



jetën e përditshme të punonjësve, nuk është një punë e lehtë, por as edhe e pamundur. Në këtë luftë, si rezultat i punës ateiste që ka bërë e bën partia, janë arritur sukses të mëdha..."[6]

Nëpërmjet kësaj propagande faraonike, shqiptarëve u "mësoheshin" edhe fakte që dëshmonin se: "Lumturinë tonë po e gjejmë te partia dhe jo te feja e Zoti"[7]

Ndërsa banorët e bllokut nr. 1-2 të lagjes "Kongresi i Përmetit", në Shkodër, i drejtoheshin diktatorit me një letër të hapur, ku mjerisht (në çdo sens të kësaj fjale), i shkruanin: "Nën dritën e fjalimit tuej të 6 shkurtit, ju premtojmë se do të përqafojmë dhe do t'i vëmë në jetë mësimet e partisë për zhdukjen e të gjitha mbeturinave, do të djegim me zjarr çfaqjet e huaja që pengojnë ecjen tonë përpara dhe do të kalitemi me moralin komunist. Pak ditë ma parë ne vendosëm njëzëri t'i kthejmë dy xhamiat e lagjes nga institucione të errësirës dhe vatra të propagandës së çfrenueme kundër interesave të popullit në qendra për edukimin dhe argëtimin e brezit të ri. Tue kuptue damin që i sjellin familjes dhe shoqnisë zakonet prapanike dhe bindjet fetare, ne zotohemi: 1) Do të punojmë me të gjitha forcat si aktivistë të organizatës së frontit për të dërmua çdo gja që pengon, sado pak, ecjen tonë në rrugën e caktueme nga partia jonë e lavdishme. 2) Do të heqim të gjitha ceremonitë e festat fetare që kanë xanë vend deri tashti. 3) Nuk do të presim njeri për festat fetare. ..."[8]

Te "Rubrika e mjekut", në gazetën "Jeta e re", shkruhej se: "Në vendin tonë rinia dhe mbarë populli, të edukuar nga partia me qartësi politike dhe ideologjike, u çuan në këmbë, po fshijnë nga jeta dhe ndërgjegjja mbeturinat e botës së vjetër dhe rreziku i fesë dhe paragjykimeve të saj është pakësuar."[9]

E si kulm të këtij lavazhi që po i bëhej trurit të shqiptarëve, sërish nga Shkodra, buçiste një zë i kobshëm, që shëmtuar, thërriste: "Për vazhdimin e luftës kundër ideologjisë fetare, shumë i vlefshëm do të ishte krijimi i një muzeu ateist-shkencor në qytetin tonë. Hapja e një muzeu të tillë, për të cilin janë krijuar mundësitë, do t'i vlente jo vetëm qytetit dhe rrethit tonë, por edhe rretheve të tjera."[10]

E, muzeu ateist do të ndërtohej në Shkodër, për ta njollosur me mjerim Shkodrën e dijes dhe dijetarëve! (Për fat të keq të këtij qyteti, ajo farë e keqe e artikullshkruesit të lartpërmendur, vazhdon edhe sot e kësaj dite me propaganda islamofobe dhe osmanofobe, që kanë për qëllim thelbin e Islamit dhe myslimanët, simbolet tona dhe trashëgimisë tonë të mrekullueshme.

Këtyre u duhet prerë hovi me të gjitha mënyrat legjitime, sikurse duhet imunizuar rinia e jonë kundrejt helmit dhe vrerit të tyre të vazhdueshëm, që gjithsesi mbetet përherë edhe një kërcënim kombëtar për Shqipërinë tonë dhe vlerat e besimit në të! Kjo frymë e keqe, është përhapur masivisht edhe në Kosovë, prandaj duhet të kemi kujdes të madh!

Do të ndërtohej muzeu i së keqes, e më pas do të



kishte prej atyre shkrimtarëve fanatikë e servilë të kësaj periudhe njerëzish pa cipë e fytyrë, që do t'ia përcillnin jehonën mbytëse të shpirtit e të besimit, muzeut të femohimit: "Muzeu ateist i Shkodrës është një ekspoze ku parulla e partisë, "Armiku më i rrezikshëm është ai që harrohet" konkretizohet në mënyrë të shkëlqyeshme. Qimja e Pejgamberit (Muhamedit) është vendosur pranë manekinit të Shën Prosperit martir. Qimja e Muhamedit dilte një herë në vit, ditën e Mevludit që myslimanët fanatikë ta puthnin duke pritur me orë të tëra në procesion. Dokumentet në muze janë të ndryshëm dhe fillojnë që nga vigjilja e shekullit XIX për të ardhur në ditët tona. Një histori e tërë e një terrori, vjedhje e gënjeshtre të rafinuar të klerit dhe e lidhjeve të tij me çdo pushtues, çdo të huaj.

Salla e periudhës së luftës nacionalçlirimtare, është më e pasur me materiale dhe dokumente sepse edhe aktiviteti armiqësor i klerit dhe fesë në përgjithësi kundër popullit dhe luftës së tij çlirimtare është i madh. Është një periudhë kur lihen në një anë gënjeshtrat dhe lajkat dhe kleri hidhet në inkuizicion kundër çdo komunisti, çdo partizani, çdo simpatizuesi të luftës nacionalçlirimtare. Kuvendet, altarët dhe qelitë e priftërinjve e hoxhallarëve shndërrohen në depo armësh e municionesh. Dhjetëra revista e gazeta fetare lëshojnë anatemën kundër komunizmit.

Ndërsa Migjeni i madh shkruante poemën e mjerimit, shtëpia e tij e lindjes gjendej aty, pranë kishës e xhamisë. Hija e kishës dhe e shtëpisë së kapitalistit i zinte rrezen e diellit shtëpisë përdhese të poetit tonë të madh. Kambanat e markës krup dhe muezini tenor nuk e linin të flinte. Ndaj shkruante:

*E mbi ta n'ajri si në qesëndi,*
*therin qiellin kryqet e minaret e gurta,*
*profetnit e shejtent në fushqeta të shumëngjyrta*
*shkëlqejnë.. e mjerimi mirëfilli ndjen tradhti..."*[11]

Dhe, sikur shkruante hafëz Ali Kraja: "Me të vërtetë: atë ditë që të shlyhet idhéja e Besimit, po atë ditë nierzimi âsht plandosë në humnere të zhgatrimit"[12]

Për fund të këtyre shënimeve (jo të plota), kam dëshirë të sjell në vëmendjen e lexuesit fjalët e dijetarit të madh shqiptar, hafëz Ali Korça, i cili teksa shkruan për rrezikun e madh të bolshevizmit, duke iu referuar gazetës "Jeni Kafkasia", ndër të tjera shkruan: "Komunizmi nuk pajtohet me asnjë fe sepse bazohet mbi pafesinë, se thotë: Zot s'ka. Profet s'ka (hasha). Zoti s'është gjë fare. S'është as një as disa. S'ka Zot që të ketë edhe profetë. Profetët janë disa njerëz gënjeshtarë që librat i kanë përdorur si vegla për të rrjepur botën edhe të ushqeheshin mbi kurrizin e tyre. Ata thonë se Tevratit, Inxhilit dhe Kuranit i ka kaluar koha.

Thonë një kohë bota vepronte sipas Kuranit e sipas Inxhilit dhe Tevratit edhe me këtë mënyrë siguronin jetesën, por sot çdo njeri duhet të jetojë me Kuranin e Karl Marksit! PLASJA TU BJERË!..."[13]

Allahu pastë në mëshirën e Tij krejt hoxhallarët tanë dhe të gjithë ata besimtarë të sprovuar në fenë dhe jetën e tyre me kolerën ateiste, që u kthye në njollën më të pashlyer të turpit dhe injorancës tonë kombëtare për krejt historinë e kombit shqiptarë!

Sot, më shumë se asnjëherë, ne si myslimanë, por jo vetëm, e kemi për detyrë të kapemi fort pas fesë sonë dhe të drejtat legjitime, si dhe të jemi shumë të vëmendshëm përballë sprovave dhe tendencave për ta njollosur fenë tonë me çfarë prodhohet ditë pas dite në laboratorët e së keqes, injorancës dhe fanatizmit të verbër!

Fjalët e hafëz Ali Krajës, duhet të na frymëzojnë edhe sot, kur të ngjashëm me të shkuarit dhe etërit e tyre shpirtërorë, përpiqen të ushtrojnë mjerimin e tyre kundër Islamit dhe myslimanëve, sidomos nëpërmjet politikave të laicizmit selektiv, që janë bërë tashmë të neveritshme te ne.

"... lus vllaznit mysliman të mos gënjehen me fjalët e bukra t'asaj pjesë pseudo-intelektualsh, pse qëllimi i këtyne âsht me dobsue konvikcjonin dogmatik në shpirtin e fetarve, e nuk janë fjalë të bazueme mbi shkencë e filosofi"[14]

***Shkodër, më 6 shkurt 2017***

(1) Gazeta "Jeta e re", viti I, nr. 1, e shtunë 15 prill 1967, f. 1. (2) M. N., "Vaji i fundit", në gazetën "Jeta e re", viti I, nr. 35, e shtunë 12 gusht 1967, f. 4. (3) A. Z., "Ndrroi gunen, por jo punen", në gazetën "Jeta e re", viti I, nr. 52, e mërkure 11 tetor 1967, f. 4. (4) R. L., "Kurbani i hasreti Ibrahimit dhe dashi i Trashukë Baculit", në gazetën "Jeta e re", viti II, nr. 32 (107), e shtunë, 20 prill 1968, f. 4. (5) S. R., rubrika "Në vend të fejtonit", "Muaji i petullave", në gazetën "Jeta e re", viti VI, nr. 82 (574), e mërkure, 11 tetor 1972, f. 3. (6) K. A., "Lufta kundër fesë- aspekt i luftës së klasave", në gazetën "Zëri i popullit", viti 26 i botimit, nr. 54 (5779), e shtunë, 4 mars 1967, f. 3. (7) Q. H., shkrimi me të njëjtin titull, në gazetën "Zëri i popullit", nr. 77 (5802), e premte, 31 mars 1967, f. 2. (8) Letër e hapur e popullit të bllokut nr. 1-2 të lagjes "Kongresi i Përmetit", Shkodër, me titull: "Do të heqim të gjitha ceremonitë e festat fetare", në gazetën "Zëri i popullit", v. 26, nr. 73 (5798), e diel, 26 mars 1967, fq. 3. (Letra mban datën 19 mars 1967. (9) Dr. Z. Ç., "Për t'i shkulur me rrënjë, duhen njohur me rrënjë", në gazetën "Jeta e re", viti I, nr. 75, e shtunë, 30 dhjetor 1967, fq. 3. (10) L. F., "Përdorimi i emrave me origjinë fetare është i dëmshëm", në gazetën "Jeta e re", viti II, nr. 59 (134), e mërkure, 24 korrik 1968, f. 3. (11) F. K., "Copa të zeza veladonësh – (Duke vizituar muzeumin ateist të Shkodrës)", në gazetën "Drita", 14 tetor 1973, f. 12. (12) Hafëz Ali Kraja, "A duhet feja- A e pengon bashkimin kombtár?", Shkodër, 1934, f. 19. (13) Hafëz Ali Korça, "Bolshevizmi është shkatërrim i njerëzimit", botim i tretë i përshtatur dhe i përgatitur për shtyp nga prof. dr. Feti Mehdiu, Prishtinë, 2001, fq. 21-22. (Botimi i parë, Tiranë, 1925. Botimi i dytë, Michigan, 1993). (14) Hafëz Ali Kraja, "A duhet feja- A e pengon bashkimin kombtár?", Shkodër, 1934, f. VI.

Craig Considine

# Pse e admiroj Muhamedin?

**Përgjigje islamofobëve**

Islamofobët më kanë sulmuar sepse kam shkruar pozitivisht për Muhamedin, profetin e Islamit. Duke qenë se jam katolik, më konsiderojnë si heretik, dhe aktivitetet e mia ndërfetare i konsiderojnë si sakrilegj. Për këta kritikë, Islami është djallëzor dhe Muhamedi nuk është tjetër përveçse një terrorist. Unë e shikoj Muhamedin shumë ndryshe nga këta fanatikë. Ky shkrim i shkurtër evidenton karakterin e tij shembullor dhe i sfidon islamofobët të mendojnë ndryshe për profetin.

Një nga arsyet pse e admiroj Muhamedin, është se ai ishte predikues dhe mbrojtës i barazisë. Në predikimin e fundit që mbajti në kodrën e Arafatit ai tha: "Arabi nuk ka epërsi ndaj joarabit, as joarabi nuk ka epërsi ndaj arabit, i bardhi nuk ka epërsi ndaj të ziut dhe as i ziu nuk ka epërsi ndaj të bardhit, përveçse në devotshmëri dhe në punë të mira." Predikimi i profetit garantoi liri për të gjithë pjesëtarët e shoqërisë. Mesazhi i tij demokratik mund të konsiderohet si pararendës i kushtetutës amerikane, që mbron të njëjtat vlera të barazisë, dhe të botëvështrimit plularist të etërve themelues, të tillë si Xhorxh Uashingtoni dhe Benxhamin Frenklin.

Gjithashtu, e admiroj profetin Muhamed, sepse ai predikoi tolerancën fetare, veçanërisht në raport me të krishterët dhe hebrenjtë. Në traktatin e Maknes, profeti u tha ndjekësve të judaizmit se "ju do të jetoni në paqe, ju do të jeni të sigurt nën sundimin tim, ndaj jush s'do të ketë armiqësi dhe nuk do t'ju bëhet keq." Njësoj si në marrëdhënien e tij me hebrenjtë, Muhamedi donte të mbronte të krishterët, që nga myslimanët konsideroheshin gjithashtu si njerëz me një status të veçantë. Në një marrëveshje që bëri me murgërit e krishterë të malit të Sinait, Muhamedi i garantoi ata, se gjykatësit e krishterë do të mbroheshin dhe kishat do të ruheshin. Teksti i marrëveshjes thotë se myslimanët duhet t'i konsiderojnë të krishterët dhe hebrenjtë si motrat dhe vëllezërit e tyre që janë robër të të Gjithëfuqishmit.

Në dritën e këtyre traktateve dhe marrëveshjeve, sulmet e fundit nga ISIS ndaj minoriteteve fetare në Siri dhe Irak janë tejet tronditëse, pasi vijnë në kundërshtim të hapur me predikimin e profetit për tolerancë mes pasuesve të traditës abrahamike.

Duke shtrirë tolerancën fetare te jomyslimanët, Muhamedi luftoi për të drejtat e njeriut. Profeti donte që gratë të ishin të lira në mënyrë që të jetonin sipas zgjedhjes së tyre. Dy nga bashkëshortet e tij më të afërta e vërtetojnë këtë. Bashkëshortja e tij e parë, Hatixhja, ishte një tregtare e suksesshme që drejtonte një karvan të madh tregtar. Bashkëshortja tjetër e tij, Aisheja, u bë një nga dijetaret dhe juristet kryesore myslimane, për më tepër ajo është dijetarja e parë femër në Islam. Bazuar në marrëdhënien që kishte me bashkëshortet e tij, mund të themi se profeti besonte se gratë duhet të mbanin pozicione drejtuese në shoqëri, duke u përfshirë në çështje të rëndësishme që i përkasin ligjit dhe politikës. Integrimi i këtyre grave në shoqërinë arabe dëshmon se Muhamedi nuk dëshironte që gratë të jetonin të izoluara, përkundrazi, ai synonte që ato të bëheshin pjesëtare aktive të shoqërisë.

Edhe disa detaje të tjera, më të vogla se barazia, toleranca fetare dhe të drejtat e njeriut më bëjnë ta vlerësoj profetin Muhamed. Kurani, siç i është zbritur Muhamedit, u kërkon myslimanëve të mos i fyejnë dhe të mos përqeshin njerëzit. Profeti besonte se përdorimi i nofkave të pakëndshme ishte diçka e keqe dhe u kërkonte pasuesve të tij të tregoheshin civilë në ndërveprimin me njëri-tjetrin. Ai gjithashtu na mësoi rëndësinë e thjeshtësisë, dhe i nxiti myslimanët, por edhe jomyslimanët, që të ishin modest dhe të kërkonin falje për gabimet e tyre.

Islamofobët që nuk shikojnë vlera në cilësitë e Muhamedit, thjesht po tregohen mendjengushtë. Nëse Profeti do të ishte gjallë, ai do të tregohej i mëshirshëm dhe i dhembshur me ta, pavarësisht sjelljes së tyre. Ai gjithashtu do t'u kërkonte ta njihnin më mirë.

*Burimi: huffintonpost.com*

Entela Hidri

# E gëzofsh pavarësinë Kosova ime!

*"Në tokën tande nana ime, u tret loti e piskama ime e therun,*
*Në tokën tande nanë dergjen të tanë të parët,*
*E sot moj nana ime, lodron n'çdo kahje karthiu yt i lumtun."*

*Lufta e Kosovës. Në këtë luftë u dëbuan 800.000 shqiptarë, u vranë 15.000 persona, nga të cilët 2.400 luftëtarë të UÇK-së, e të tjerët civilë. Gjatë luftës janë zhdukur rreth 5.000 njerëz, fati i shumicës prej tyre është zbardhur deri në vitin 2007, por i madh ka mbetur numri i rasteve të pasqaruara.*

*Pavarësisht akuzave për vrasje selektive dhe vrasjes së civilëve, dënimet e kryeqyteteve perëndimore nuk ishin aq të ashpra, sa do të bëheshin më vonë. Policia serbe ndoqi bacë Jasharin dhe bashkëluftëtarët e tij deri në fshatin Prekazi i Poshtëm. Një sulm masiv mbi shtëpinë e Jasharve solli masakrimin e 60 shqiptarëve, shumica familjarë të Adem Jasharit, nga të cilët 18 ishin gra dhe 10 fëmijë. Ngjarja e 5 marsit 1998 shkaktoi irritim të thellë në kryeqytetet perëndimore. Madeleine Albright tha se tashmë "kjo krizë nuk është një çështje e brendshme e RFJ-së."*

*Më 24 mars, forcat jugosllave rrethuan fshatin Glloxhan dhe sulmuan luftëtarët e UÇK-së. Pavarësisht fuqisë më të madhe të zjarrit, forcat jugosllave dështuan në shkatërrimin e njësisë së UÇK-së, i cili ishte objektivi i tyre. Megjithëse kishte disa të vdekur dhe shumë të plagosur nga UÇK, beteja e Glloxhanit ishte një rezistencë e suksesshme.*

*Një komandant tanku serb raporton:"Gjatë gjithë kohës që isha në Kosovë, nuk pashë kurrë një ushtar armik dhe njësia ime nuk u përfshi asnjëherë në konflikt me armikun. Tanket të cilat kushtonin 2.5 milionë USD secili, u përdorën për të masakruar fëmijët shqiptarë. Më vjen turp!"*

*Qershor 1999 mbaroi edhe konflikti i armatosur. E përse shërbejnë këto fakte historike?! Për ta gëzuar edhe më shumë pavarësinë e shënuar me gjak moj Kosova ime.*

*Nuk ka fjalë e rreshta të përshkruajnë ndjenja vetëm nga zemra e jetuar. Por, ka zëra që drithërueshëm rrëfejnë të dhimbshmen histori. Kosovë moj tokë burrash, ku djepi lëkundej nën këngë trimash. Ku burra viganë u tretën në krisma, e gjëma ndjellakeqe, por a mundet vallë të tretësh një komb që kërkon lirinë? Edhe në e prefsh një trim, njëqind do të ngritën përmbi lugje të arta.*

*Sot fytyra ime buzëqesh, por drithërishtë më kthehen para syve historitë e treguara nga sy që i jetuan. Kush nga ne vallë mundet të harrojnë nënën që e mbante fëmijën e vdekur ndër duar, vetëm se ta varroste në tokën amë, nën duatë zemër dhembjesh?*

*Kush i harron karvanët e gjatë me fytyra të verdhura nga dhimbja e largimit nga dheu i të parëve dhe i të mbramëve. Kush i harron piskamat e nënës që e kishte vatrën plot me burra, e sot s'ka, veç një vargnaje me tabute të tretura.*

*Ohhh... jo, po memoria e një kombi nuk mundet të harrojë kurrë. Ti je bija ime, e unë nëna jote e vuajtur për ty.*

*Viti 1998, s'mundet kurrë të mos mbajë ndër vete me mijëra lot dhimbjeje. Por s'mundemi as të mos përmendim në duatë sexhdezgjatura bacat e tretur për këtë dhe.*

*S'mundemi as të mos falënderojmë trimat nga të cilët na erdhi liria, ajo nuk dhurohet, por përskuqet me gjakun e më të mirëve burra.*

*Ushtria e burrave që për qefin gatitur e kishin zemrën, e sot bijtë e tyre gëzojnë në tokën amë.*

*Ti je ashti im e unë gjaku yt, e kur një ditë të lash, të pëshpërita me një grusht dhe në duar: "Nënë pritëm, unë do t'virishtaz".*

*Çdo histori me emrin Kosovë, bartë gjak e lot, por nënë Sanija, një burrneshë e tokës tënde moj Kosova ime është që në vitin 1998, pjesë e shpirtit tim.*

*Një popull i tërë që ecnin me karvanë të gjatë, në rrugë pafund, e asnjëri nuk fliste, vetëm ndiqnim një karvan të gjatë me vuajtje e me dhimbje. Ata i kishim shpëtuar vdekjes, e vetmja shpresë që i mbante gjallë ishte rikthimi në Kosovën e lirë.*

*Asnjë gëzim nuk duhet prishur me dhimbje e lot, por nëse e duam këtë tokë, në emër të Zotit, në përkujtim të martirëve të vdekur dhe të atyre që sot me lot kujtojnë, mos luani me bërjen e politikës me porta, por dojeni këtë vend me atdhedashuri dhe pa pretekste politike dhe interesa personale.*

*"Të dua sa veten moj pjesë shpirti, gëzofsh sa bota të ketë jetë!"*

Sead Paçarizi

# Mësimi i leximit të Kuranit

Kurani është fjala e Allahut xh.sh., i zbritur te Muhamedi a.s., nëpërmjet Xhibrilit, i shkruar në mus'hafe (koleksione), i transmetuar me besnikëri, leximi i të cilit llogaritet ibadet (adhurim), fillon me suren El Fatiha dhe përfundon me suren En Nas. Kurani i është zbritur Muhamedit a.s., me qëllim që t'ia sqarojë atë njerëzve[1] . Andaj i Dërguari a.s. gjatë tërë jetës së tij pejgamberike, ka qenë i angazhuar me transmetimin, mësimin dhe sqarimin e librit të Allahut xh.sh. dhe me plot meritë quhet mësues i njerëzimit.

Në themelet e mësimeve dhe edukatës islame qëndron Kurani dhe suneti i të Dërguarit a.s., kështu që çdo dituri, informacion apo sqarim në lidhje me këto mësime kanë si burim Kuranin Famëlartë. Andaj, duke pasur parasysh faktin që çdo mysliman është i obliguar të ndërtojë dhe jetojë jetën e tij sipas mësimeve dhe edukatës islame, ai paraprakisht duhet që të mësojë dhe njohë sa më mirë burimin e këtyre mësimeve-Kuranin.

Që nga fillimi i zbritjes e deri më sot, në çdo periudhë, myslimanët i kanë kushtuar rëndësi të veçantë mësimit, mbajtjes mend, sqarimit dhe studimit të Kuranit. Gjatë procesit të shpalljes, çdo ajet që zbriste mësohej përmendësh dhe vihej në praktikë nga sahabët, dhe atë ua mësonin edhe familjeve dhe njerëzve përreth tyre. Ky interesim dhe kjo qasje ndaj përvetësimit të fjalës së Allahut xh.sh. vazhdoi edhe te gjeneratat vijuese, gjatë të cilave u themeluan shkolla, institute, universitete dhe institucione të shumta për të mësuar dhe kuptuar sa më drejtë Kuranin. Duke ditur vlerën dhe rëndësinë



e mësimit dhe studimit të Kuranit që Islami i ka dhënë[2], sot në gjithë botën islame mësimi përmendësh i Kuranit (hifzi-si metoda më e përhapur e përvetësimit të tij), konsiderohet një nga ibadetet (adhurimet) më të çmuara dhe është reflektim i një manifestimi të dashurisë dhe respektit të thellë ndaj tij.

### Vlera e mësimit të Kuranit

Pasi Allahu xh.sh. ia mësoi Kuranin Muhamedit a.s., ai ua mësoi atë shokëve të tij. Këtë e dëshmon Allahu xh.sh. në Kuran duke thënë: “Mos nxito (o Muhamed) në leximin e Kuranit me gjuhën tënde. Ne e kemi për detyrë t’i mbledhim pjesët e tij e ta lexojmë atë. Dhe kur ta lexojmë atë, ti përcille leximin e tij. Pastaj, e kemi Ne për detyrë ta shpjegojmë atë.”[3] Andaj ruajtja e Kuranit është bërë duke e mësuar përmendësh atë dhe duke e shkruar në materiale të ndryshme të kohës. Kështu që mësimi dhe përvetësimi i Kuranit ka mundësuar edhe ruajtjen e tij, gjë të cilën e ka garantuar edhe Allahu xh.sh.[4] Për vlerën e mësimit dhe leximit të Kuranit Allahu xh.sh. thotë: “Ata që lexojnë librin e Allahut, e falin namazin dhe nga begatitë që ne u kemi dhënë japin fshehtazi e haptazi, ata shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet. Që Ai (Allahu), do t’ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t’ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtetë Ai është falës i mëkateve dhe shumë mirënjohës.”[5] Përveç kësaj për vlerën e mësimit të Kuranit, flasin edhe shumë hadithe të sakta. Transmetohet nga Uthmani r.a., se e ka dëgjuar Muhamedin a.s., të ketë thënë: “Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin për vete dhe ua mëson atë edhe të tjerëve.”[6] Po ashtu transmetohet nga Ebu Umameti el Bahilij, se e ka dëgjuar Muhamedin a.s., duke thënë: “Lexojeni Kuranin, sepse ai do të vijë ndërmjetësues në ditën e gjykimit për ata që e kanë lexuar.”[7] Këto dhe shumë argumente të tjera nga Kurani dhe suneti dëshmojnë dhe konfirmojnë rëndësinë dhe vlerën e mësimit të Kuranit, duke nxitur dhe inkurajuar besimtarin që me çdo kusht të mësojë leximin e tij.

### Xhamia dhe mësimi i Kuranit

Interesimi i sahabëve gjatë procesit të shpalljes, për ta mësuar dhe mbajtur mend Kuranin ishte shumë i madh. Në këtë periudhë dy qendrat e para dhe më të njohura të mësimit të Kuranit ishin “Darul Erkam” në Mekë dhe “Suffe” në Medine, e cila gjendej pranë xhamisë së Pejgamberit a.s. Ashtu si gjatë jetës së tij, e edhe pas vdekjes së Muhamedit a.s. interesimi për mësimin e Kuranit dhe ruajtjen e tij vazhdoi duke u rritur edhe më, dhe kjo konsiderohej një obligim dhe përgjegjësi nga sahabët. Kështu me kalimin e kohës përveç këtyre qendrave të lartpërmendura, ishin shndërruar edhe xhamitë në qendra të mësimit, memorizimit, studimit, shpjegimit dhe kuptimit të Kuranit dhe shkencave tjera islame. Kjo gjendje ka vazhduar edhe gjatë shekujve të mëvonshëm, për të vazhduar me ndërtimin e medreseve dhe shkollave e institucioneve tjera, në të cilat mësoheshin shkencat islame dhe veçanërisht Kurani famëlartë. Megjithatë gjatë gjithë historisë islame, si në periudhën Emevite, Abasite, të Selçukëve, Perandorisë Osmane dhe pas saj, e deri më sot në gjithë botën islame, xhamitë kanë luajtur një rol të veçantë dhe shumë të rëndësishëm për mësimin dhe përvetësimin e Kuranit. Kjo traditë është duke vazhduar edhe sot, si në tërë botën islame edhe në trojet shqiptare, edhe pse në periudha të caktuara për shkak të rrethanave të ndryshme historike ka pasur ngecje dhe zbehje të herëpashershme.

### Përfundim

Duke qenë Kurani burimi kryesor i Islamit, referencë për jetën e besimtarit, leximi i të cilit është ibadet, shërim, freski dhe dëlirësi shpirtërore, është obligim i çdo myslimani ta mësojë leximin e tij dhe ta përvetësojë sa më shumë atë.

Duke u frymëzuar nga e kaluara, e sidomos nga qasja që gjeneratat e para kanë pasur ndaj Kuranit dhe mësimit të tij, sot duhen shfrytëzuar të gjitha mundësitë për rritjen e aktivitetit të mësimit dhe përvetësimit të Kuranit në mesin e shoqërisë. Në këtë aspekt duhet konsoliduar dhe përforcuar edhe më roli i xhamisë dhe institucioneve tjera në të cilat mësohet Kurani famëlartë, duke i vendosur ato në epiqendër të mësimit dhe memorizimit të Kuranit. Kështu që në çdo xhami duhet të ketë kushte të volitshme për një aktivitet të tillë.

Kurani ka zbritur para 14 shekujve dhe bashkoi zemrat e copëtuara, duke rrënjosur në to mëshirën dhe dashurinë, i nxori njerëzit nga errësira në dritë, andaj sot kur njerëzimi ka humbur përsëri këto vlera ka nevojë më shumë se kurdoherë për ripërtëritjen e tyre. Një gjë e tillë mund të arrihet duke mësuar, lexuar, shpjeguar, sqaruar, kuptuar dhe përvetësuar Kuranin dhe mësimet e tij. Andaj mësimi i leximit të tij është hapi i parë i duhur në rrugën e jetësimit të Kuranit, andaj nuk duhet që asnjë përgjegjës ta injoroi, sepse kështu do të humbasim vlera madhështore që fshihen brenda tij.

(1) Nahl, 44. (2) Fatir, 29-30; Muzemmil, 4-5. (3) Kijame, 16-19. (4) Hixhr, 9. (5) Fatir, 29-30. (6) Evidenton Buhariu në “Sahihun” e tij, nr. 5027. (7) Evidenton Muslimi në “Sahihun” e tij, nr. 1343.

Alban Çuli

# Islamofobia dhe injoranca e shëmtuar e Anila Priftit

Në shkrimin e gazetës "MAPO", të hënën e datës 22 tetor 2012, znj. Anila Prifti ia paraqiti lexuesve një zbulim për ngjarjen tragjike që pushtoi mbarë opinionin publik, atë të së ndjerës Ajshe Vata.

Mbasi e kishte tërhequr lexuesin nëpërmes një titulli tepër romantik "Ajshe Vata, e dashurisë dhe vdekjes së shëmtuar", bën një zbulim tragjik dhe i ofron opinionit gjenezën e problemit, apo modelin siç ajo e perifrazon idenë islamofobe në vazhdim.

Anila Prifti e shfaq hapur dhe pa romancë islamofobinë e saj me dy fjali të njëpasnjëshme, si më poshtë: "Ajshe quhet edhe vajza 11 vjeçe, që u martua me Muhamedin për Medinën. Në kurriz të saj u bën pazaret e një vendi."

Këtu nuk do të merrem me paralelen që heq znj. Prifti mes Ajshe Vatës dhe nënës së besimtarëve, të sinqertës Ajshe, të bijës së të sinqertit Ebu Bekërit (Zoti qoftë i kënaqur me të dy), por do të sjell mendimin korrekt karshi islamofobisë së znj. Prifti, që të mos lindin më fobi tjera as tek ajo, e as te kompania e saj, që shkakton dëm psikologjik te shqiptarët, duke rrëzuar një krim dhe duke ngritur një masakër me gënjeshtra dhe shpifje ndaj figurave absolute islame, në format e fjalës së lirë, e që në fakt është aq e turpshme dhe tepër diskriminuese.

Shprehja islamofobe e ndërtuar nga znj. Prifti ngreh dy probleme:

1. A u bënë pazare për Medinën në kurriz të Ajshes?
2. Si ishte martesa e Ajshes me Muhamedin?

1. Kushdo që ka minimumin e njohjes për historinë islame e di fare mirë se Ajsheja, e bija e Ebu Bekrit ishte nga Meka dhe jo nga Medina. Ajo ka emigruar nga Meka për në Medine si të gjithë emigrantët tjerë të përndjekur nga kurejshët politeistë. Vendimin për të emigruar nga Meka për në Medine erdhi pas marrëveshjes së Muhamedit me dy fiset kryesore të qytetit, që



ishin Evs dhe Hazrexh. Kështu që, nëse do të ishte bërë ndonjë pazar për të ardhur në krye të qytetit të Medinës, atëherë Muhamedi do të ishte martuar me ndonjë prej vajzave të atyre fiseve.

Kur Muhamedi u martua me Ajshen as nuk e kishte menduar Medinën, por kur u konsumua martesa ai tashmë ishte lider i të gjithëve, jo vetëm i myslimanëve të Medinës, por edhe i hebrenjve të atjeshëm.

Prandaj, shashkat islamofobe të znj. Prifti janë shumë të dukshme kur ato hidhen për t'u gëlltitur si një lugë çorbe, por që vjell për gjithë jetën.

2. Për të folur për martesën e Ajshes r.a. me Muhamedin a.s.do të na duhet të ndalemi në:

a) Gjendjen shoqërore të popujve të ndryshëm;

b) Moshën e Ajshes r.a..

Për të qenë shumë i ndershëm me lexuesit do të doja që të parashtroja vetëm referenca, që gjithkush të kuptojë se çfarë standardi kanë pasur shoqëritë njerëzore qindra vjet para nesh.

Anjeza e Francës (ka lindur në vitin 1171) dhe ishte e bija e mbretit Luis VII të Francës, gruaja e dy perandorëve bizantin, Aleksit II Komnenit (lindor në vitin 1169) dhe Andronikut I Komnenit (lindur në vitin 1118). Sipas Williamit të Tirit (kryepeshkopit të Libanit), i cili ka qenë gjithashtu edhe shkruesi i kronikës, Anjeza ka qenë 8 vjeçe kur ka ardhur në Kostandinopojë, ndërsa Aleksi II ishte 13 vjeç. Martesat e fëmijëve në Bizant ishin normale.

Irena Dukaina, gruaja e Aleksit I Komnenit ishte në moshën 12 vjeçare kur u martua, dhe kishte qeverisur kur ishte 15 vjeçe.

Princesha e Bizanit, Teodora ishte vetëm 13 vjeçe kur u martua me Baldwin III të Jerusalemit.

Margaret – Maria e Hungarisë u martuar me Isak II Angelus në moshën 9 vjeçare.[1]

### Faktet që na jep Bibla e të krishterëve dhe Talmudi i hebrenjve

Sipas Biblës, ligji i Moisiut e lejon marrëdhënien me një vajzë 3 vjeçare, ashtu siç paraqitet në numrat 31:17-18 dhe 31:35-40, por në mënyrë specifike ato gjenden në Talmudin hebraik.

Sipas rabinit Tannaite, Moisiu kishte dhënë urdhër të që vriteshin të gjitha femrat nga 3 vjeç e më shumë, sepse ato ishin në gjendje për të kryer marrëdhënie seksuale. (Ibid., §157, fusnote 86, 653).

Por, jo vetëm kaq, ajo që bën më shumë përshtypje është se, si znj. Prifti qenka munduar të konsumojë një ngjarje arab-islame, në vend që të mos konsumojë faktin se Shën Maria ishte 14 vjeçare, ndërsa Shën Jozefi ishte 90 vjeçar.

Sipas Talmudit (Pesachim, 113a): "Martojeni vajzën sa më shpejt, pas moshës madhore nëse është e mundur, qoftë edhe për një skllav."

Sipas enciklopedisë katolike për martesën e Marijës me Jozefin ajo thotë:

"Kur Jozefi mbushi 40 vjeç ai u martua me një grua që quhej Melcha ose Escha për disa, dhe Salome për të tjerët. Ata jetuan 49 vjet së bashku dhe patën gjashtë fëmijë, dy vajza dhe katër djem, më i riu ndër ta ishte Xhejmsi. Një vit pas vdekjes së gruas së Jozefit, ashtu sikurse e kishte shpallur prifti i Judeas, ata donin që t'i gjenin një burrë brenda fisit të Judës, të respektueshëm për Marijën, e cila ishte 12 me 14 vjeç dhe ai Jozefi, i cili atë kohë ishte 90 vjeç."

Atëherë, nëse pjesa tjetër e botës, ajo jo islame nuk e ka problem ta pranojë martesën e nënës së zotit të tyre me një burrë kaq të moshuar si Jozefi, që për disa kisha është edhe shenjtor, ku qëndron problemi me martesën e Muhamedit si 50 vjeçar?

Ndërsa, për moshën e Ajshes, nënës së besimtarëve do të diskutojmë në vazhdim.

### Mosha e nënës së besimtarëve Ajshes r.a., kur u martua me Muhamedin a.s.

Në shumë rrëfime apo transmetime është e paqartë se sa ka qenë mosha e Ajshes në kohën kur ajo u martua me Pejgamberin a.s. Faktet që nxjerrin analistët myslimanë tregojnë se mosha e Ajshes duhet të ketë qenë diku 19-20 vjeçe. Tani do të bëjmë një analizë dhe do të dalim me një përfundim.

Sipas Imam Nedeviut në "Biografia e Ajshes" fq. 111, ai thotë: "Hasreti Ajsheja ishte vejushë dhe ashtu qëndroi për 40 vjet."

Në fq. 153, ai thotë: "Ditët e fundit të kalifatit të Amir Muavijes ishin edhe ditët e fundit të jetës së hasreti Ajshes r.a dhe mosha e saj në atë kohë ishte 67 vjeçe."

Nëse ne bëjmë një përllogaritje, duke hequr nga 67 atë 40 vjetshin e periudhës së vejushës dalim në përfundim se hasreti Ajsheja i ka pasur 27 vjet kur pejgamberi Muhamed ndërroi jetë, në vitin 11 të hixhretit (emigrimit), dhe jo 18. Kështu, duke ditur periudhën e shpalljes prej 23 vjetësh, dalim në përfundim se hasreti Ajsheja ka lindur 4 vjet para fillimit të shpalljes. Rrjedhimisht, mosha e hasreti Ajshes r.a., kur ka bërë niqahun (martesën) në vitin e dhjetë të shpalljes duhet të ketë qenë 14-15. Sipas kësaj përllogaritjeje, konsumimi i niqahut të hasreti Ajshes r.a në vitin e dytë të hixhretit (emigrimit) duhet të ketë qenë kur ajo i ka pasur 19-20 vjet.



**Burime të tjera korrektimi**

1. Historiani Imam Taberiu në të mirënjohurin librin e tij të historisë "Tarijkh" v.4, fq. 50 thotë: "Ebu Bekri, në periudhën para islame martoi dy zonja Fatilahën, të bijën e Abduluzasë, prej së cilës lindën Abdullahu dhe Esma, dhe të dytën Umm Rumaneh, prej së cilës lindën Abdurrahmani dhe Ajsheja. Të katër fëmijët kanë lindur në periudhën para islame."

2. Dihet se djali i Ebu Bekrit, Abdurrahmani (vëllai nga e njëjta nënë e Ajshes), ka luftuar kundër myslimanëve në betejën e famshme të Bedrit. Mosha e tij në atë betejë ka qenë 21-22 vjeç, i cili ishte më i madh se Ajsheja r.a. Nuk ka fakte që të thonë se diferenca mes Abdurrahmanit dhe Ajshes të ketë qenë më e madhe se 3-4 vjet. Ky fakt na tregon se hasreti Ajshesja ka lindur 4-5 vjet para shpalljes, sipas përllogaritje me betejën e Bedrit.

3. Ibni Kethiri në librin e tij të famshëm "El Bidajeh", për sa i përket Esmës r.a., të bijës së Ebu Bekrit r.a., motrës së Ajshes r.a., ai thotë se Esma ka vdekur në vitin 73 të hixhretit, në moshën 100 vjeçare, ajo ishte 10 vjet më e madhe se zonja Ajshe r.a. Kështu që, mosha e hasreti Ajshes duhet të ketë qenë diku te 17-18 vjet gjatë hixhretit (emigrimit). Sipas kësaj, hasreti Ajsheja ka lindur 4-5 vjet para shpalljes, dhe mosha e saj kur ka bërë martesën në vitin e dytë të hixhretit, duhet të ketë qenë 19-20 vjet.

4. Autori i koleksionit të haditheve të titulluara "Mishkat el Mesabij", shk. Uahidudin në librin e tij të famshëm "Ahmal fi esmai er rixhal" thotë: "Në kohën kur është bë martesa e hasreti Ajshes, ajo ka qenë jo më e vogël se 18-19 vjeç."

Kjo është analiza e fakteve historike, me gjithë respektin e transmetuesve të haditheve dhe historianëve.

Me këtë analizë hedhim poshtë mendimin kaq tinëzar që sugjerojnë islamofobët si Anila Prifti dhe kushdo tjetër që luan me shashkat e islamofobisë në Shqipërinë tonë. Sepse këto nuk shkaktojnë vetëm islamofobinë, por edhe diskriminimin, ngacmojnë ndërgjegjen e besimtarit, ngacmojnë emocionet e njeriut të thjeshtë dhe psikologjinë e çdokujt që si shembull model ka Muhamedin, paqja dhe bekimi i Zotit qoftë mbi të.

(1) (Për më tepër lexo: Anna Comnena, Anne Comnone, Alexiade, ed & tr. B. Leib, 3 vols. (Paris: Budi, 1937-45, repr. 1967); trans. as The Alexaid of Anna Comnena, by E.R.A. Seëter (Harmondsëorth: Penguin, 1979); Nicetas Choniates, Historia, ed. J.-L. van Dieten, 2 vols., Corpus Fontium Historiae Byzantinae 11, Berlin and New York, 1975; trans. as o City of Byzantium, Annals of Niketas Choniates, by H.J. Magoulias (Detroit, 1984); Eustathius of Thessalonica, Eustathii Thessalonicensis opera minora, ed. P. Wirth, Corpus Fontium Historiae Byzantinae 32 (Berlin and New York, 2000); Eustathius of Thessalonica, Eustathii Metropolitanae Thessalonicensis Opuscula, ed. T.L.F. Tafel (Frankfurt am Main, 1832, repr. Amsterdam, 1964).etj)

PhD. Fitim Veliu

# Kulla dhe xhamia si trashëgimi të moçme shqiptare

Romansieri dhe poeti Kim Mehmeti, është ndër studiuesit më meditans në hapësirën shqiptare. Me romanin "Vitet e Urithit" thyen kufijtë e modernizmit si term dhe formacion letrar në shkollën kritike, duke hyrë përjetësisht në poetikën e post modernizmit si formacion që kërkon shkrimin e letërsisë si shenjë të historisë. Kimi me romanet e tij rigjen e rikrijon histori pa fantazi, por me një njohje e dije filozofike e historike, nën thjerrëzën e objektivitetit, pasqyron atë që tani njihet si identitet, kulturë, gjuhë, trashëgimi e shenja etnike të përthyera në përhershmërinë e kujtesës si kohë e dhembjes kolektive.

## Kujtesa kolektive

Romani "Vitet e Urithit" thur në brendi të tekstit temën historike si diakroni e kohës dhe kujtesës kolektive shqiptare, por në variante motivesh inkuadrohen si strukturë e temës edhe mirkro tema të tjera, që e bëjnë romanin në tërësi një korpus dijesh mbi të panjohurat, intrigat, realitetin dhe fiksionalitetin e botës shqiptare përballë sistemeve politike, të cilat synonin eliminimin ose defaktorizimin e qenies shqiptare nga ngulmimet e trojeve të tyre etnike. Që në hyrje të romanit vërehet prania e autorit narrator, i cili rrëfen nga plani impersonal, gjë që na bën të ditur qëllimin dhe mënyrën e shtjellimit të temës dhe motiveve të romanit. Të gjitha motivet jepen nëpërmjet figurës së metonimisë, që është edhe figurë tipike për tekstet e prozës. Në fillim të romanit, narratori, nga pozicioni ekstradiegjetik identifikohet me dheun, tokën e etnisë, aty ku ruhet kujtimi, dhembja, por shpeshherë edhe dëshpërimi për të ndodhurat historike. Pra, narratori me diskursin e tij krijon teorinë e tekstit të prodhuar si kujtesë që rezonon në dëshmi të përjetimit, por edhe një mjegulli semantike që provon njohje të mëtejme të këtij diskursi nëpërmjet shenjave të intertekstit: "vendlindjen e kam përjetuar si një shëmti trishtuese, ku të sotmen e ngulfat e kaluara, të ardhmen mjegulla e paqartësisë". Shëmti këtu nënkupton përjetimin e dhembjeve të mëdha, sidomos banorët që duken më shumë në qendër të tekstit autorial. Sepse këtu autori bëhet rrëfyes nga pozicioni i vetës së tretë ata, kjo për të dhënë të ndodhurën historike në retrospektivën e kujtesës, për ta ngjallë mallin për lavdinë e dikurshme shqiptare, por duke e dhënë dhembjen për aktualitetin e tanishëm në kohë dhe hapësirë reale e ekzistenciale. Kjo teoremë sa vjen



e bëhet më zbuluese dhe e zbatueshme në brendinë e tekstit, kur autori ndalet te fatet e heronjve shqiptarë, të cilët janë të ndarë në gjymtyrë fizike si kontemplacion fizik, por që ruhen si kujtesë, dhembje dhe dëftim për të gjallët në plotni shpirtërore. Trupi pa kokë, është një shpërfaqje e realiteteve të heronjve tanë historikë, të cilët kanë lënë kokën në ballafaqim, kurse trupin në internim, kjo si shenjë hakmarrje. Figura e heroit pa kokë bëhet objekt që përfaqëson aktet e veprimit si pasojë, apo përmes pasojës, ku fate të këtilla heronjsh përbëjnë historinë më sublime, por edhe më tragjike në hapësirën tonë historike e identitare. Madje, tragjikja këtu del në dhembje kolektive kur kujtojmë këtë hero që trajtohet në romanin "Vitet e Urithit". Figura e varrit si gjendje në roman shënjon dramën e dhembjes si histori, por përtej këtij plani, figura e varrit bëhet mit e temë, simbol e simbolikë e tërë tekstit që gjithçka merr e asgjë s'jep. Kjo e provon një teori empirike të fatit tonë si etni nacionale në planin universal se dhamë gjithçka e nuk morëm asgjë. Pra, kjo është figura e varrit dhe e fatit që paralelisht reduktohen në njësi elementare të jetës, varri si rimarrje e gjithçkaje si shenjë alarmi. Varri në brendi të romanit, si elementaritet diskursi, ka këtë njohje: brendia e tij ka një dëshmor çam, i cili është flijuar në tokën shqiptare të Maqedonisë. Nëpërmjet këtij heroi, autori bëhet dëshmues, por edhe komentues i të ndodhurës. Dëshmia është heroi, fati, komentimi del në trajtën e porosisë se ky hero na kujton trimërinë e fjetur në vetvete. Dhembja për heroin çam, i cili ka një varr me trup, por pa kokë, na e dyfishon tragjiken dhe dhembjen kolektive sa herë e kujtojmë, sepse kujtojmë një sakrificë sublime që është krenari për të gjallët, por një përgjegjësi, kur ne tregojmë infantilizëm për fatin e tij/tyre. Pra, një hero me trup, por pa kokë është dëshmi e mungesës sonë si përgjegjësi karshi fateve të heronjve. Pra, ata dalin misionarë në mbyllje të misionit, ne të gjallët përgjegjës për vazhdimin e tij. Në këtë roman autori këtë përgjegjësi kolektive e pasqyron në fshatarët shqiptarë, të cilët bëjnë roje pranë këtij varri, sepse heroi këtu përdoret si simbol i sakrificës shqiptare, duke qenë se është çam tentohet të përvetësohet nga autoritetet greke, të cilët sikurse shumë popuj të tjerë në mungesë të shenjave identitare tentojnë të krijojnë histori e identitet me figurat shqiptare.

### Toposi dhe toponimet shqiptare

Drama e dhimbjes kolektive shqiptare, tani universalizohet nëpërmjet dy figurave topike xhamisë dhe kullës shqiptare. Këto dy figura dalin në mbrojtje të trashëgimisë së moçme shqiptare, identitetit nacional dhe



fetar, karshi sulmeve të vazhdueshme të komunizmit si sistem dhune, i cili synonte imponimin e ideologjisë, duke fshirë nga kujtesa njerëzore çdo identitet që bie ndesh me këtë ideologji. Në këtë roman, shtrohet, po ashtu problemi i identitetit të rezistencës shqiptare në kohë të stuhishme historike, të periudhës pas osmane, gjatë komunizmit. Në këtë tablo të imazhit kolektiv shqiptar, Kim Mehmeti nxjerr problemin e ekzistencës kolektive dhe fateve individuale kombëtare përmes procesit historik, duke e universalizuar, që përvojën shqiptare ta ngreh në plan të përvojës gjithënjerëzore, mbi faktin e koincidencës së përvojave të leximit empirik. Universalizmi i temës këtu ka të bëjë me zbërthimin e imazhit kolektiv të xhamisë që në traditën historike përbën një modus të ekzistencës. Xhamia si figurë ekzistence, në roman, jepet në figurë simboli e situatë simbolizuese, përcaktuese e fateve, kohëve dhe ngjarjeve historike. Fshatarët ruajnë në domenin e kujtesës së figurës së xhamisë shqiptarët e vrarë nga komunistët brenda oborrit të xhamisë, kur ata nuk kishin pranuar të largonin shtatë rrapet e mbjella në oborrin e xhamisë. Prerja e rrapeve për banorët përbënte ikjen nga identiteti i tyre historik, sepse rrapet ishin shenjat e



të parëve të tyre, nëpërmjet tyre ruhej fryma e të parëve dhe aktualiteti i të gjallëve. Mirëpo, për banorët, rrapet kishin edhe një simbolikë të veçantë, atë të identitetit të tyre fetar islam, pjesë e të cilit ishin me shekuj. Shtatë rrapet simbolizonin shtatë shekujt e përhapjes së islamit, rrugë në të cilën lindnin e vdisnin, shtatë shekujt pa të cilët islami nuk do të mund të konsolidohej e universalizohej, madje as nuk do të mund të arrinte tek ata, të bindur se ishin me fat që kishin zgjedhur këtë rrugë, e cila shpinte te mëshira e Zotit.

### Rrëfyesit e zanafillës

Figura e kryeplakut dhe e hoxhës dalin në funksion të organizimit të strukturës njerëzore përballë sistemit komunist. Prandaj, mbi këtë domen kemi figurën e topikës xhami në shërbim të etnikes Shqipëri e shqiptarësi. Xhamia ndërthur figurën e modusit si trashëgimi dhe figurën e odës si përbashkësi fatesh. Aty, në xhami, flitej për situatat që sillte koha e keqe, pra xhamia kishte funksion odë burrash dhe shkollë ku mësohej leximi i Kuranit. Aty bashkoheshin të gjithë, i madh e i vogël, madje kryeplaku kërkonte çdoherë prezencën e të rinjve, ata duhet të dëgjonin bisedat e burrave, këta, pra të rinjtë duhej të përcillnin shenjat e kohës, të dëgjonin rrëfimin e tregimin e atyre që flisnin për të ndodhurat, kurse këta duhej ta kapnin dëshminë që të mos ndërpritej zinxhiri i rrëfyesve të zanafillës.

### Moti i madh

Koha e dhimbjes njerëzore në këtë roman ruan përgjithmonë atë që quhet "moti i madh", kohë shpërnguljesh, dyndjesh e përjashtimesh shqiptare jashtë trungut e kufijve etnik. Kjo ikje në kujtesën njerëzore dhe kohore përjetohej si qëndresë në identitet, kulturë dhe gjuhë amë. Shembull i kësaj teme në roman është protagonist Tefiku, i cili kishte ikur në Stamboll si shumë shqiptarë për ta ruajtur dinin e imanin nga komunistët. Pra, ikja e tyre përkthehet si qëndresë në vijimësi e vazhdimësi, kohë reale dhe hapësirë imagjinare. Historia e jep këtë të dhënë si fantazi të ikjes nga vetvetja, kurse ikja e prodhon ruajtjen e vetvetes, mos tjetërsimin dhe rezistencën e qëndresën në identitetin historik, gjuhësor e fetar. Kjo strukturë njerëzore ishte e vendosur të ruante gjurmët e të parëve, së paku në aspektin shpirtëror, sepse në atë toponimik kishin pësuar një zvetënim. Kjo e dhënë jepet në roman nga një aspekt historik, ku tërmeti i vitit 1963 kishte rrënuar "shtëpinë e oficerëve" që ishte ndërtuar mbi themelet e Burmali xhamisë, që ishte një objekt kulti me një estetikë të jashtme arki historike. Kjo temë ka qenë dhe mbetet preokupim i vazhdueshëm, duke u bërë temë e përhershme letrare, duke kaluar kufijtë historikë, në atë që kritiku letrar, Ibrahim Rugova e quante thyerje e optikës historike në optikë të brendshme shpirtërore të personazhit. Pra, romani "Vitet e Urithit" vë në qendër identitetin tonë historik, kurse autori shënjon aspektin e universalizmit të kësaj teme si praktikë individuale historike, duke dhënë moduse që prekin realitetin e rëndë shpirtëror, nëpërmjet teorive: Dasmat tona fillojnë me valle të lindura nga gjakderdhjet e njerëzore (vallja e Ibrahim Hoxhës), e cila kishte lindur nga dhimbja, vaji dhe tragjedia e vrasjes së shqiptarëve në mbrojtje të rrapeve, xhamisë dhe odës shqiptare, ku nga vaji i kryeplakut dhe hoxhës, vajtimi kishte kaluar në valle çmendurie. Dhe në këtë hapësirë rrëfimi, Kimi i paraqet njerëzit në kontakt me historinë, apo duke e bërë historinë, të cilët janë të vetëdijshëm për momentin e jetës së përditshme, që del si pjesë integrale e historisë. Historia në romanin "Vitet e Urithit" merret si pjesë e si shtresë e individit, personalitetit, që përfaqëson qenien reale dhe atë historike, njeriun. Kritiku letrar Rugova e nënvizonte këtë diskurs si: sprovë e madhe, po rezultat i pamohueshëm.

Ma. sc. Refik Gërbeshi

# Ndër shkrimet interesante të Faik Konicës (2)

### Shejhu islam i Anglisë

Quilliam u konvertua në Islam në vitin 1887, pasi kishte vizituar Marokun, pastaj blenë troje në Brougham Terrace, Liverpool, pas konvertimit të tij, përmes një donacioni nga Nasrullah Khan, i cili ishte Princi i kurorës të Afganistanit. Brougham Terrace këtu formon institutin për myslimanë në Liverpool, që konsiderohet xhamia e parë në Britani. Ai gjithashtu në vitin 1889, hapi një shkollë me konvikt për djem dhe vajza, një shkollë si dhe një jetimore, "Medina House", për prindërit jomyslimanë, të cilët nuk mund të kujdesen për fëmijët e tyre, duke rënë dakord që ata të rriten si myslimanë.[1]

Z. Quilliam, ishte i pari shejh islam i muhamedanëve anglezë, që merrte ditë për ditë letra nga persona që duan të kthehen në Islam, që kur kanë mësuar se lord Stanley paska qenë muhamedan.

Në 1889, ai së pari botoi librin "Besimi i Islamit", i cili fliste për davetin në Islam dhe parimet e tij kryesore. Fillimisht 2000 kopje u publikuan, por më tej në vitin 1890 janë botuar 3000 kopje. Quilliam kishte publikuar edhe një fletushkë javore për myslimanët e Britanisë në "The Cresent" dhe një revistë mujore, e cila shpërndahej në të gjithë botën në "World Islamic."

Sulltan Abdul Hamidi II ia dha titullin shejh islam për ishujt britanik. Nga aktivitetet e tij u konvertuan një numër i madh i anglezëve në Islam. Ata ishin njerëz të shquar, duke përfshirë edhe profesorë si Nasrullah Warren dhe Haschem Wilde, si dhe Resched P. Stanley, ish kryetar i bashkësisë së Staleybridges. Është vlerësuar se rreth 600 njerëz u konvertuan në Islam në Britaninë e Madhe, si një rezultat i drejtpërdrejtë i punës së Quilliamit.[2]

Ai udhëtoi nëpër shumë vende të botës, kryesisht anglofone, kishte kontakte me myslimanët anglisht folës të Afrikës Perëndimore, dhe vizitoi qytetet bregdetare të rajonit në rrugën e tij në Lagos, ku mori pjesë në përurimin e xhamisë Shitta Beu në vitin 1894.

### Islami në Angli

Besimi ishte dhe do të jetë fenomeni më ndikues dhe më i përmendur nëpër shkrime. Të gjithë të dërguarit e Zotit thirrën njerëzit në besimin në një Zot. Ata nuk ua imponuan askujt besimin, edhe për faktin se njeriu është krijuar për të qenë i lirë në zgjedhje, dhe jo i detyruar.[3]

Nga ana tjetër, asnjë etapë kohore apo shtresë njerëzore nuk është e qetë pa pasur besimin në Zotin Krijues. Pavarësisht se etapa e komunizmit dhe post komunizmit tentoi ta fsheh këtë ndikim, sidomos te ne. Në kohën e draprit dhe të çekanit pretendohej se përparimi i shoqërisë është i pamundur, nëse nuk zhduket institucioni i fesë.[4] Mirëpo, gjurmët mbesin, ashtu sikurse ato arkeologjike, historike e shkencore.

Shkaqet e përhapjes dhe të thirrjes së Islamit në pjesë të ndryshme të rruzullit tokësor kanë qenë të ndryshme: sociale, politike, dhe fetare. Por, përveç këtyre është edhe një që ka qenë faktori kryesor i arritjes së një i këtillë impozant, e ky është aktiviteti i palodhshëm i misionarëve myslimanë, të cilët si shembull dhe ideal të tyre e kishin Pejgamberin a.s. Ata tërë jetën e tyre ia kishin përkushtuar thirrjes dhe përhapjes së fesë islame.[5]

Fenomeni i konvertimit të evropianëve në Islam përfshinte shtresat e larta të popujve perëndimorë. Këtë e kishte vërejtur edhe Konica dhe mes tjerash sqaron: "Thonë se ndër ata që duan të kthehen janë tregtar e punëtor të shumtë, të gjithë Inglizë. Ndër ata që u kthyen thonë se janë dy mjekë, një prift protestant i Oxford-it, tre predikues Wesleyane (degë protestantësh) edhe një avokat." Disa ndër më të ndzehtët deovte (besimtarë) tanë janë, thotë shejh islami, njerëz të pasur, e në shkallë të mëdha, po s'duan të shfaqen. Shumë veta, burra e gra, po më tepër burra kthehen, edhe përgjithësisht janë njerëz të ditur, e priftërinj gjithë fesh. Zotëri Quilliam shtoi se është muhamedan për më tepër se 15 vjet. Që më 1883 qenkan kthyer në Islam 500 Inglizë. Tani, mot për mot kthehen nja 15 veta. Shejhu islam,

i pyetur prej një gazetari, tha se ndër ata që i shkuan për t'u bërë muhamedanë, janë disa që i pyesin gjëra të çuditshme. Në atë kohë në Mbretërinë e bashkuar konvertimin ishin në trend, kështu ishin konvertuar 50.000 protestantë në fenë katolike, kurse në islam kishte 15 veta në vit.

"Po një punë, thotë shejh Islami ingliz, që e ndez'hu botën për islamësinë më tepër se sa të mbuluarit islamërisht të lord Stanleyt është mbledhia që bëmë tani shpejt në Liverpool për punët e Maqedhonisë. N'atë mbledhie, fola kundrë Turqisë për ligësitë që bën në Maqedhionie, ligësi që nuk i jep kanuni i besimit t'onë. Muhamedanë prej gjithë visesh të botës shkruajtën urime të ndzehta, si edhe të krishterët n'Inglie. Ditën e asaj mbledhieje, vetëm në Liverpool u kthyen tre veta."



**Kush ishte Lord Stanleu**

Lord Stanley Abdurrahmani u lind më 11 korrik 1827. Ai ishte një historian, i cili ka përkthyer udhëtimin e parë rreth botës nga Magelani.[6] Publicisti ynë për të shkruan: "Lord Stanley of Alderley kish qenë në të ri diplomat, kish bërë disa vjet edhe në ambasadë inglize të Stambollit. Ai trashëgoi shtëpi e pasuri, zuri pra vendin e vet në kuvend të zotërinjve, ku zëri i tij u dëgjua shpesh për të përkrahur Hindasit të rënë në sëmundje, e në zie." Historiania Clara Pye thekson se Lordi Standley e dëshironte parlamentin, por prindërit e dërguan në Stamboll për të studiuar diplomacinë, kështu që ka shprehë interesim për kulturën e lindjes, duke mësuar persishten, arabishten etj. Gjatë udhëtimeve të tij bije në kontakt me islamin, të cilin e pranon si fe të tij në moshën 35 vjeçare. Ai u konvertuar në Islam në vitin në vitin 1862 dhe mori emrin Abdul Rrahman. Lord Stanley duke trashëguar titullin e Baronit në Dhomën e Lordëve, në vitin 1869 Abdul Rahman. Lord Stanley ishte anëtari i parë mysliman i Dhomës së Lordëve.

Në takimin me dijetarin tunizian Safwatul Itbar, rreth vitit 1880 u kuptua se kishte njohuri për islamin. Derisa dijetari e ka përmendur emrin e Muhamedit a.s. vërejti respektin që kishte lordi për të. Ai kishte njohuri të plota për parimet islame. Se ai ishte një mysliman i sinqertë dhe i devotshëm, dinin pak njerëz. Shkrime për të ka edhe Safatul Itbar nga Tunisi, i cili shkruante se, Stanley kishte qenë prej kohësh një besimtar i sinqertë në parimet e Islamit. E përshkruan atë si të rregullt në pesë kohët e namazit, por edhe të vazhdueshëm të namazit të natës edhe më i përkushtuar se vetë myslimanët. Kurse, Konica për të shkruan:"Lord Stanley of Alderley nuk ish muhamedan vetëm me fjalë si për të çuditur botën a miqt e tij; ish muhamedan me gjithë zemër, e thonë se nuk shkoj një ditë pa u falur pesë herë". Ndërsa, duke përshkruar familjen dhe shtëpinë e Lordve ai shton: Në këtë shtëpie, thotë një e përkohshme, pjesëtarët janë shumë të ndarë sa për fetë. "Tot homines, tot sententiae". Lordi ish muhamedan. Vëllai i tij, lordi i ri i njohur gjer më sot me emërin mr. Lyulph Stanley shkon për njeri që s'beson gjë. Një tiatër vëlla është katolik, e thonë Imzot Algernon Stanley, është ipeshkëv in partibus i Emmausit, e ka qenë ndihmësi i kardinalit Vaughan. Disa të tjerë prindër (anëtarë të familjes) janë protestarë (protestantë). Ai kishte urdhëruar ndalimin e alkoolit në pronën e tij në Nether Alderley, jug të Alderley Edge. Por pavarësisht besimit të tij të ri, ai ka financuar restaurimin e disa kishave në Anglesey e Shën Marisë , Bodewryd, Llanbadrig Kishën në Cemaes, Kisha e Shën Dona, Llanddona dhe Kisha e Shën Peirio së Rhosbeirio.7



**"Vdekja e një lordi muhamedan"**

Shkrimi i Konicës për Islamin ne Angli ishte i provokuar nga lajmi për vdekjen e Lordit Stanley. Derisa dijetari Tunizian ndër te tjera shkruante "Të martën, Ramadan 25 (15 dhjetor) u varros në një plantacion të izoluar në Alderley Park, shtëpi stërgjyshore të tij. Varrimit u zhvillua në një orë të hershme, dhe është kryer sipas parimeve myslimane, ne të cilën fe jetoi dhe vdiq. Elhamdulilah. Konica për këtë shkruan. "Kufoma u mbyll në një arkivol të thjeshtë, dhe të përballohen nga salla nga punëtorët në pasuri Alderley. Pas tij në këmbë janë pasuesit e titullit (që Honble Lyulph Stanley), gruaja e tij, dy djemtë e tyre, dhe të afërmit e tjerë.[7]

Në këtë ceremoni kishte marrë pjesë edhe shkëlqesia e tij Hamid Beu, sekretar i kryeministrit në ambasadën Osmane në Londër. Lutjet islame u lexoheshin mbi varrin nga imami në ambasadën turke. Shërbimi i xhenazes në kujtim të të ndjerit u mbajt në Xhaminë e Liverpoolit, dhe u drejtua nga Abdulla Quilliam Effendi, Sheijhul islam të Ishujve Britanikë. Me rastin e vdekjes së një intelektuali ai potencon: "vdiq n'Inglie një burrë fisnik e i mirë, lord Stanley of Alderley, i moshuar 76 vitesh. Zotëria e tij kish hyrë që i ri në fe muhamedane (myslimane). Prandaj siç e përshkruan autori, një imam vajti nga Londoni në konak të tij në Weles, i lau trupin, tha lutjet e zakonshme. Dhe meqë Lordi ishte mysliman, prifti nuk kishte shkuar në ceremoninë e tij, duke cituar gazetën e atëhershme Gazeta Evenig News, Konica sjell pasusin "Në vdekie të lordit, Imzot Algeron Stanley nukë kish vaitur." Konica përshkruan varrin e Lord Stanleyit ku thotë. Një çallmë e skalitur me mermer e hijeshon varrin.

(1) "Cairo Speech – 1928". Abdullah Quilliam Society. Retrieved, 18 December, 2016. (2) "About Abdullah Quilliam". ,Abdullah Quilliam Society. Retrieved, 18 December, 2016. (3) Kasim, Gërguri, Akaidi sipas Imam Maturidiut, Prishtinë 2015, f,19. (4) Dr.Zekeria Bajrami, Marrëdhëniet e myslimanëve Shqiptarë me laicizmin Postmodern F.M.Sh.,"Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami i përcjell në këtë integrim", Tiranë,2008,f, 153. (5) Thomas, W. Arnold,Historia e përhapjes së islamit,Prishtinë 2004,f 19. (6) http://www.aquila-style.com/converts-corner/britains-first-muslim-lord-in-1869/101664/. (7) http://www.aquila-style.com/converts-corner/britains-first-muslim-lord-in-1869/101664/.

Nermin Avdiq

# Pse të mësohet gjuha arabe? (1)

### Një rishikim i shkurtër i historisë

Gjuha arabe është një nga gjuhët kryesore botërore, dhe sigurisht gjuha më e rëndësishme semite. Duke i ruajtur karakteristikat më të mira parasemite dhe arsye të tjera, ajo ka rëndësi të jashtëzakonshme për semitistikën dhe linguistikën në përgjithësi. Duke u zgjeruar në një masë më të madhe, veçanërisht që prej ardhjes së Islamit në shekullin VII të erës sonë ka shtyrë një numër të madh të gjuhëve semite dhe gjuhëve tjera dhe ka përfshirë një hapësirë të madhe, nga Iraku në Marok, dhe nga Siria e në Sudan, e edhe përtej këtyre kufijve.

Islami, i cili gjuhën arabe e ka në formën e saj letrare, asaj ia ka dhënë vulën e gjuhës fetare, ia ka siguruar ekzistencën shekullore deri në ditët e sotme, dhe është bërë jo vetëm gjuhë fetare e të gjithë myslimanëve me përdorim të pjesshëm edhe jashtë vendeve arabe, por edhe bartëse e kulturës dhe qytetërimit islam, në përgjithësi, duke ndikuar pak a shumë, edhe në gjuhët e vendeve tjera, qofshin islamike apo jo, në mbarë Azinë, Afrikën, e madje edhe në Evropë.

Ndikimin e saj ajo e ka shtrirë edhe në gjuhën tonë, në radhë të parë përmes turqve të cilët me ardhjen në vendet tona, bashkë me Islamin e sollën edhe gjuhën arabe. Pjesa më e madhe e turqizmave, në fakt janë arabizma. Me lidhjet tona gjithnjë e më të shpeshta dhe më të forta reciproke me vendet arabe në forma të ndryshme është rritur ndjeshëm edhe interesimi për gjuhën arabe.

Gjuha arabe pas standardizimit të saj në dy-tre shekujt e parë pas ardhjes së Islamit, kryesisht e ka ruajtur strukturën e saj, sidomos në aspektin e fonetikës, morfologjisë dhe sintaksës, dhe në një masë më të vogël, sidomos nën ndikimin e puristëve, edhe në vetë leksikun. Ajo është dashur të përjetojë, por edhe tani vazhdimisht po përjeton ndryshime të mëdha dhe rritje të domosdoshme për t'u përshtatur me nevojat e jetës moderne, të shkencës, teknologjisë, artit dhe të gjitha formave të tjera të civilizimit dhe kulturës.[1]

Gjuha arabe veriore klasike, e cila flitet edhe sot, sipas disave është gjuhë e përbashkët poetike, që bazohet në të folmen e Nexhdit[2] dhe Hixhazit[3] , veçanërisht në dialektin e fisit Kurejsh[4]. Pastaj, tek ajo ndikoi fuqishëm gjuha e Kuranit, e më pastaj rol të rëndësishëm ka luajtur përzierja e fiseve arabe gjatë pushtimeve të mëvonshme në shekujt e parë pas ardhjes së Islamit (në fillim të shek. VII e.r.).

Për zhvillimin e gjuhës arabe letrare kanë ndikuar një sërë faktorësh: kontaktet e saj me dialektet përreth, ndikimi i tyre në tërësi si rezultat i rritjes së ndërsjellë të fiseve arabe, siç ka ndodhur edhe në periudhën para-islame në tubimet e tyre të ndryshme, sidomos panaireve në kohë të ndryshme dhe në vende të ndryshme. Në afrimin e të folmes së fiseve të ndryshme arabe kanë ndikuar konfliktet e shumta mes vete. Përveç ndikimit të theksuar të gjuhës kuranore në formimin e gjuhës arabe letrare, me rëndësi të veçantë, ka qenë edhe shfaqja e përgjithshme e Islamit dhe zhvillimi i shoqërisë arabe nën ndikimin e tij. Të gjitha këto kanë pasur ndikim në formësimin e vetë gjuhës.

Që nga ardhja në pushtet e dinastisë Abasite (shek. VIII e.r.) ndikim të rëndësishëm në gjuhë kanë bërë kontaktet gjithnjë e më të shumta dhe më të ngushta me anëtarët e popujve të tjerë dhe me kulturat e tyre (persët, grekët, hindusët, etj.).

Gjuha arabe jo vetëm që erdhi në kontakt me shumë gjuhë të tjera semite dhe jo semite, por shumë prej tyre ajo i ka shtypur ose zëvendësuar plotësisht në disa fusha. Kështu është ngushtuar ndjeshëm zona arabo-jugore në Arabinë Jugore dhe në Jemen. Në veri, ajo ka ra në kontakt me gjuhën arameje (Siri, Liban dhe Irak).

Gjuha arabe (krahas spanjishtes) për më shumë se shtatë shekuj ka sunduar në Spanjë (711 -1492), por prej saj është shtypur plotësisht, duke lënë gjurmë në fjalorin e spanjishtes. Gjithashtu arabishtja ka depërtuar deri në Afrikën Qendrore, duke ndikuar në shumë gjuhë, veçanërisht përmes Sudanit edhe në Afrikën

Lindore deri në Zanzibar.

Në veçanti, ndikimi i saj ishte i madh në veri, në gjuhën turke, kurse në lindje, në gjuhën persishte, pastaj në gjuhën urdu, e madje edhe gjuhën malaje në Indonezi.[5]

### Ndarja e gjuhëve semite

Përndryshe, gjuhët semitike, sipas ndarjes së zakonshme, mund të grupohen në tri grupe:

1. Grupi veri-perëndimor i gjuhëve,i cili e përfshin hebraishten e vjetër (ivrit), sot gjuhën zyrtare të Izraelit, dhe disa gjuhë të vdekura (fenikase, ugarite dhe arameje, prej së cilës ka lindur gjuha e re siriane me dialektet tjera që jetojnë);

2. Grupi veri-lindor i gjuhëve,i cili i përfshin gjuhët e vdekura (akade, babilonase dhe asiriane; dy të fundit disa shkencëtarë i konsiderojnë si dialekte të gjuhës akade);

3. Grupi jug-perëndimor i gjuhëve, të cilat ndahen në dy nëngrupe: jugore dhe veriore.

Në grupin jugor bëjnë pjesë arabishtja jugore e zhdukur dhe gjuhët e gjalla - dialektet e Arabisë jugore dhe gjuhët në Etiopi me Eritrean.

Në nëngrupin verior bën pjesë gjuha malteze (por me shkronja latine) dhe gjuha arabe, e cila është objekt i këtij punimi.

Gjuhën arabe sot e flasin mbi 130 milion njerëz, të cilët jetojnë në një sipërfaqe prej më shumë se 114 milionë km2.

Edhe pse gjuha arabe erdhi në kontakt, përkatësisht i shtyu shumë gjuhë të tjera, ajo në mënyrë të jashtëzakonshme e ka ruajtur pastërtinë e saj, madje edhe në marrjen e fjalëve të huaja.

Gjuha arabe e ka burimin në Gadishullin Arabik që besohet të ketë qenë edhe atdhe i të gjithë semitëve.

Shkenca mbi gjuhën tek arabët është mjaft e vjetër dhe shumë e zhvilluar. Në mesjetë kanë qenë shumë të njohura dy shkolla të gramatikës, në Basra dhe në Kufe (shek. VIII-X) në Irak.

Përndryshe, arabët shumë kujdesen për gjuhën e tyre, për bukurinë, stilin dhe elokuencën e saj.

Në vendin tonë kontaktet e para me gjuhën arabe fillojnë ndoshta në shekullin VII (përmes Bizantit), dhe gjithsesi përmes Islamit, ritualet fetare të të cilit kryhen në arabisht.

Shumë fjalë arabe kanë hyrë edhe në gjuhën tonë, kryesisht nëpërmjet turqve, si p.sh. kadar, myshteri, miraz, makaze, mejdan, kafe, algjebër etj.

Në trojet tona janë ruajtur një numër i monumenteve të shkruara të kulturës arabo-islame, e veçanërisht,



për nga numri i dorëshkrimeve dhe librave shquhet biblioteka e Gazi Husrev Beut në Sarajevë. Përveç saj, dorëshkrime arabe mund të gjenden në të gjithë ish-Jugosllavinë; në Zagreb (koleksioni i dorëshkrimeve orientale JAZU), në Beograd (Biblioteka Popullore), në Sarajevë (Instituti Oriental), në Mostar (Arkivi i Hercegovinës), në Dubrovnik (Arkivi), në Shkup dhe në Prishtinë.

Gramatikat e para dhe tekstet e gjuhës arabe në vendin tonë janë shkruar për nevoja të shkollave fetare, dhe ato janë: Gramatikë dhe ushtrimore e gjuhës arabe A. Kadiq dhe A. H. Buliq, Sarajevë, Mostar, 1907, dhe Gramatika e gjuhës arabe Dr. Sh. Sikiriq, M. Pashiq dhe M. Hanxhiq, Sarajevë, 1936.

Alfabeti arab është përdorur në Bosnjë dhe Hercegovinë në vitet e 30 të shekullit të kaluar dhe është quajtur arebica ose arabica, kurse matufovaça quhet shkrimi i përshtatur me mundësitë fonologjike të gjuhës sonë. Ka edhe letërsi në gjuhën tonë të shkruar me këtë shkrim, e cila quhet letërsia alamiado.

***Shqipëroi nga gjuha boshnjake: Miftar Ajdini***

***Burimi: minber.ba/zasto-uciti-arapski-jezik/***

(1) Teufik Muftić, Fjalori Arabisht-Boshnjakisht. (2) Nexhdi, është një zonë rreth Riadit, kryeqytetit të Arabisë Saudite. (3) Hixhazi, është një zonë rreth Mekës dhe Medinës, vende të shenjta në A. Saudite. (4) Fisi Kurejsh, është fisi nga i cili rrjedh njeriu më i mirë që është shfaqur në këtë botë – i Dërguari i Allahut Muhamedi s.a.v.s. (5) Teufik Muftić, Gramatika arapskoga jezika, Sarajevë, 1998. (6) Është fjala për gjuhën boshnjake. (shën. ipërk.) (7) Rade Božović, Udžbenik savremenog arapskog jezika, Sarajevë, 1988.

Mr. Besnik Jaha

# "Poezia në revistën Dituria Islame" (1)

**Abstrakt**

Punimi "Poezia në revistën Dituria Islame" është një hulumtim i thellë në gjithë numrat e revistës "Dituria Islame" që kanë ndonjë varg poetik apo poezi të plotë, qoftë nga gjuha shqipe apo edhe të përkthyer nga ndonjë gjuhë tjetër.

Për 30 vjet traditë, respektivisht për 310 numra të kësaj reviste, që në parim është revistë fetare, shkencore e kulturore, poezia është prezantuar thuajse në secilin numër, herë nga autorë shqiptarë e herë nga autorë të huaj. Prandaj, megjithëse letërsia në përgjithësi (pra si teori, histori dhe kritikë letrare) në revistën "Dituria Islame" nuk është se është trajtuar edhe aq, poezia si formë letrare brenda gjinisë lirike në këtë revistë nuk është se është lënë krejt pas dore.

"Poezia në revistën Dituria Islame" për aq sa është një punim vlerësues e kritik, aq është edhe analitik dhe katalogues. Për 310 numra me radhë të kësaj reviste, për 30 vjet veprimtari, ky punim, ndër të tjera, prezanton se: sa poezi janë botuar; sa autorë kanë botuar në këtë revistë, dhe kush janë ata; sa prej autorëve janë vendorë, dhe sa të huaj; sa poezi të modeleve/formave poetike islame janë gjithsej në 310 numra, dhe sa nga format lirike joislame; cilat janë tematikat me të përdoruara; cili është autori më i prezantuar; sa poezi janë të modelit përkushtim, dhe; sa vargje poetike gjithsej janë botuar për 30 vjet traditë?

Ky punim absolutisht nuk është vetëm një regjistrim i poezive, autorëve, formave, temave dhe vargjeve poetike të botuara në 310 numrat e revistës "Dituria Islame", por është edhe një studim mbi vlerën artistike të poezive, llojin e vargut, muzikalitetin, rimën, idenë dhe temën. Gjithsesi, vlerësimi i tematikës së poezive sipas kohës kur është botuar është i një rëndësie të veçantë, pasi shpeshherë plotëson dhe prezanton tematikisht edhe ndonjë numër komplet të revistës, varësisht nga koha kur është botuar, respektivisht rrethanat socio-politike në të cilat ka qenë vendi dhe shoqëria kosovare.

**Ç'është poezia?**

Para se të vazhdojmë të trajtojmë poezinë në revistën "Dituria Islame", do të ishte e udhës t'i themi dy-tri fjalë për vetë poezinë.

Ka shumë që e pëlqejnë ta lexojnë dhe dëgjojnë. Ka shumë më pak që dinë ta shkruajnë/krijojnë, e edhe më pak të japin një definicion për të. Sidoqoftë, përkufizimet për poezinë asnjëherë nuk kanë përfunduar, dhe as që do të përfundojnë. Kjo për faktin se secili përkufizim lë diçka të rëndësishme pa përmendur, dhe tjetri përmend po atë që s'është përmendur më parë dhe nuk përmend diçka tjetër që është esencë për poezinë. Prandaj, që ta njohim më tej, le të nisim me një pyetje të drejtpërdrejtë: Ç'është poezia?

Mbase kjo pyetje mund të ju duket e thjeshtë, për të mos thënë banale. Në fakt është një pyetje mjaft serioze, qoftë edhe për vetë faktin se përgjigjet (përkufizimet mbi poezinë) nuk kanë të ndalur, madje deri në kohën tonë.

Derisa teoricienët e letërsisë janë brengosur ta përshkruajnë natyrën e saj, pra poezinë ta paraqesin si gjini letrare, ku porosia e poetit zakonisht shprehet me vargje[1] , shumë të tjerë idetë e tyre mbi poezinë i çojnë kah burimi i saj. "Ku nis e ku sos Poezia Jonë prej Njeriu, o miq?[2] ", pyet studiuesi Kujtim Rrahmani, si për të na e rikujtuar se ne, njerëzit, nuk jemi të vetmit dhe të parët që bëmë poezi, por pikërisht poezinë e morëm të gatshme.

Në aspektin e ndjeshmërisë, poezia më parë shihet si ndjeshmëri, dhe jo si kuptim. Kështu mendojnë gjithë letrarët, pasi dihet se poezia është me plot figura, e figurat janë objekt i stilistikës, që nuk i intereson se çka thuhet, por si thuhet.

Poezia, fillimisht, është ndjeshmëri dhe jo kuptim; është gjendje eterike e të ndjerit demiurgjik; që ruan vetëm ndjenjën e së bukurës. Ajo lind në pakuptim, dhe merr formë si kuptim e domethënie, falë gjuhës. Ajo krijon prani në mungesë vetëm përmes përfytyrimeve dhe paragjuhës së kristaltë, që nisin nga imazhet




e vijnë te fjalët.[3]

Ndërsa sa i përket gjuhës së poezisë, përkufizimi si e kristaltë vjen pikërisht nga efekti që prodhon. Gjuhë e kristaltë do të thotë gjuhë pa logos, lojë pa logos ose banore e logosit të lojës. Fjalët si intenca prodhojnë rend, dhe rendi protokollon logosin si etikë, si rend vlerash[4], thotë studiuesi Kujtim Rrahmani.

Ndërsa si thurje fjalësh, po sipas studiuesit Rrahmani, poezia është një trajtë loje që prodhon efekte motivuese, joshëse, nxitëse, provokuese, kundërshtuese, aprovuese, dyshuese, paradoksale, absurde; varësisht prej situatës.[5]

Pavarësisht kësaj, pra burimit të poezisë, gjuhës, apo formës dhe tematikës, si formë konkrete letrare e gjinisë lirike poezia është një thurje fjalësh të menduara hollësisht. Kjo formë përbëhet nga fjalët, tingujt, figurat, imazhet poetike, idetë etj., dhe që të gjitha harmonizohen brenda formës së poezisë konkrete.

Kuptimi i poezisë zë fill në leximin se saj. Pra, leximi i poezisë nxjerr në shesh organizimin tingullor dhe muzikal të saj, elemente këto që në bazë mbajnë një ritëm, e që e karakterizon çdo varg poetik, pra siç janë: tingujt, rrokjet e theksuara dhe të patheksuara që përsëriten në intervale ritmike, përfundimet e theksuara dhe me rima, asonancat dhe aliteracionet e ndryshme që plotësojnë idenë dhe kuptimin si nga aspekti semantik ashtu edhe nga ai ortografik. Pra, kur çdo gjë brenda një poezie, si struktura, forma, fjalët, tingujt etj, janë në shërbim të idesë, temës, mesazhit etj., atëherë kemi të bëjmë me një poezi të arrirë artistikisht.

### Prezantimi i poezisë në revistën "Dituria Islame"

Siç e kemi thënë edhe më sipër, se megjithëse letërsia në përgjithësi (pra si teori, histori e kritikë letrare) në revistën "Dituria Islame" nuk është se është trajtuar edhe aq, poezia si formë letrare brenda gjinisë lirike në këtë revistë nuk është se është lënë krejt pas dore. Madje, herë-herë është prezantuar denjësisht, qoftë si formë qoftë si ideo-tematikë.

Për ta pasur sa më të qartë prezantimin e poezisë në revistën "Dituria Islame", në vazhdim le të shohim një pasqyrë të poezisë në 300 numrat e kësaj reviste, duke i përmbledhur në 30 vëllime, pra për çdo vit, që nga 1989-1990 e deri në vitin 2015, kur edhe qe numri jubilar, i treqindti (shiko tabelën e mëposhtme).

Siç e vërejmë në tabelën, për 30 vjet dhe 300 numra poezia herë doli të zë bukur shumë faqe të revistës "Dituria Islame", e herë krejt pak, zakonisht një ose gjysmë faqe.

Shihet se për 30 vjet traditë revista "Dituria Islame" ka promovuar 228 autorë, 353 poezi të plota, dhe 15291 vargje poetike. Për të njëjtën kohë janë botuar edhe pesë poezi përkushtuese për revistën, që në total sjellin 197 vargje poetike.

Sa i përket formave të vargjeve/strofave, strofa më e përdorur është katrena/rrubai (katërvargëshi), ndërsa menjëherë pas saj vjen distiku (dyvargëshi). Tercina (trevargëshi) vjen tepër rrallë.

Megjithëse revista "Dituria Islame" në parim është revistë fetare-islame, në poezi krejt vonë filloi të shquhet si e tillë, respektivisht pas publikimit të autorëve si Mehmet Akif Ersoj, Mevlana Xhelaludin Rumi, si dhe përfaqësuesve më të denjë të shkollës letrare të bejtexhinjve. Derisa nga modelet e poezisë joislame më të përdorura qenë heksametri (gjashtërrokëshi), pentametri (pesërrokëshi), tetërrokëshi, dhjetërrokëshi francez, njëmbëdhjetërrokëshi italian, dymbëdhjetërrokëshi aleksandrian, nga format e vargimit-poezisë islame më shumë vërehet divani, ndërsa nuk mungojnë as mevludi dhe gazeli, rubai, mersija (elegjia, që i kushtohet një njeriu të dashur), kasideja (poezia me diskurs himnizues për dikë, elozhe), dhe dubejti (poezia dyvargëshe që nuk përkufizohet në temë), pra si forma poetike me strukturë të veçantë dhe metrikisht të rregulluara.

Gjithsesi, gjithë këto forma u përdorën nga mjeshtërit e vargut poetik, ndërsa nga fillestarët në thurje vargjesh zakonisht u përdor vargu i lirë Uollt Uitmani-it ameri-

| Numri | Viti | Numri i autorëve | Numri i poezive | Numri i vargjeve | Poezi për "Diturinë Islame" |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 (1-20) | 1986-1990 | 16 | 30 | 760 | 1 – 20 vargje |
| 2 (21-32) | 1991 | 30 | 38 | 1988 | 1 – 54 vargje |
| 4 (33-44) | 1991-1992 | 26 | 34 | 1044 | / |
| 5 (45-53) | 1993 | 9 | 21 | 972 | / |
| 6 (54-63) | 1994 | 7 | 11 | 869 | / |
| 7 (64-75) | 1995 | 13 | 14 | 482 | / |
| 8 (76-86) | 1996 | 15 | 19 | 650 | / |
| 9 (87-98) | 1997 | 9 | 15 | 525 | 1 – 51 vargje |
| 10 (99-114) | 1998-1999 | 20 | 28 | 1325 | 1 – 32 vargje |
| 11 (115-126) | 2000 | 7 | 10 | 759 | / |
| 12 (127-138) | 2001 | 9 | 16 | 1175 | / |
| 13 (139-150) | 2002-2003 | 7 | 13 | 603 | / |
| 14 (151-161) | 2003 | 4 | 6 | 248 | / |
| 15 (162-173) | 2004 | 4 | 4 | 111 | / |
| 16 (174-185) | 2005 | 2 | 4 | 160 | / |
| 17 (186-197) | 2006 | 1 | 4 | 186 | / |
| 18 (198-209) | 2007 | 6 | 6 | 320 | / |
| 19 (210-221) | 2008 | 7 | 8 | 223 | / |
| 20 (222-233) | 2009 | 12 | 18 | 490 | / |
| 21 (234-245) | 2010 | 7 | 8 | 332 | / |
| 22 (246-257) | 2011 | 6 | 20 | 943 | / |
| 22 (258-269) | 2012 | 4 | 13 | 383 | / |
| 23 (270-281) | 2013 | 3 | 4 | 286 | / |
| 24 (282-292) | 2014 | 2 | 5 | 249 | / |
| 25 (293-300) | 2015 | 2 | 4 | 205 | 1 – 40 vargje |

kan apo Migjenit shkodran.

Kemi disa numra kur në "Diturinë Islame" nuk botohet asnjë poezi. Por, në gjithë historinë e revistës "Dituria Islame" është vetëm një vit që nuk ka as edhe një poezi të botuar në numrat brenda atij viti. Pra, gjatë hulumtimit nëpër numrat e revistës kemi vërejtur se viti më jopoetik është 1988, kur gjatë gjithë vitit në nuk u botua as edhe një varg poetik. Mirëpo, si për ta vërejtur këtë, vitet më pas qenë shumë të begata për poezinë brenda faqeve të revistës "Dituria Islame", deri në vitin 2003, kur në këtë revistë për poezinë prapë kthehet një krizë. Gjithashtu si tepër i varfër shquhet edhe viti 2006, që prezanton vetëm një autor post-mortum, respektivisht Mulla Vesel Gutën, dhe atë brenda një rubrike studimi.

Ndërsa viti më i begatë qe viti 1991, kur u botuan 1988 vargje poetike, 38 poezi, dhe u prezantuan 30 poetë.

Në vazhdim do të prezantojmë disa nga veçoritë e poezive në revistën "Dituria Islame", nëpër vitet që kaloi revista që nga themelimi. *(vazhdon).*

(1) https://sq.wikipedia.org/wiki/Poezia. (2) Kujtim Rrahmani, Antropoetikë, një konfesion, AIKD, Prishtinë, 2008, f. 7. (3) Po aty, f. 50. (4) Po aty, f. 50. (5) Po aty, f. 50.

**Myftiu Tërnava mori pjesë në shënimin e 25 vjetorit të revistës "Drita Islame"**

*Prishtinë, 28 shkurt 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava mori pjesë në konferencën shkencore me temën "25 vjet Drita Islame", e cila u mbajt me rastin e shënimit të 25 vjetorit të themelimit të revistës "Drita Islame". Në konferencë të pranishëm ishin edhe Presidenti i Shqipërisë z. Bujar Nishani, kryetari i KMSH-së, h. Skënder Bruçaj, kryegjyshi botëror i bektashinjve baba Edmond Brahimaj, myftiu i Gostivarit hfz. Shaqir Fetahu, kryetarja e Komitetit Shtetëror të Kulteve Loreta Aliko, përfaqësues




*Myftiu Tërnava gjatë fjalës së tij në konferencë*

të trupit diplomatikë dhe të bashkësive fetare, akademikë, profesorë, studiues, besimtarë etj.

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava në emër të BIRK-së përshëndeti këtë përvjetor, duke theksuar se 25 vjetori i gazetës "Drita Islame" dhe të tjerë përvjetor si ky janë një rast i mirë që të shohim e të analizojmë rrugën, arritjet dhe sukseset, por edhe sfidat në përgjithësi me të cilat është përballur revista "Drita Islame", pikërisht kur në Shqipëri filluan të fryjnë erërat e demokracisë, e të lirisë së mendimit dhe të besimit.

Botimi i kësaj reviste paraqiti një ndër hapat më të rëndësishëm dhe të guximshëm të Komunitetit Myslimanë të Shqipërisë (KMSH), që aso kohe udhëhiqej nga hfz. Sabri ef. Koçi. Andaj me plotë bindje themi se kjo revistë është vazhdimësi e frymës, mendimit, konceptit, filozofisë e misionit të revistave fetare si "Zani i Naltë" dhe "Kultura Islame", dhe të literaturës islame në gjuhën shqipe që ishin botuar, deri kur u ndaluan me ligj. "Kjo revistë u bë urë lidhëse e trevave shqiptare. Ishte kontributi i nxënësve të Medresesë së Tiranës që kjo revistë të konceptohet në atë mënyrë, që lejoi hapësirën për të kultivuar mësimet mbi traditën, fenë dhe të kaluarën e popullit tonë. Jo vetëm kaq, por ndër parimet kryesore të kësaj reviste ishte kthimi i shpresës për një të ardhme sa më të mirë, kultivimi i tolerancës, mirëkuptimit, mirëbesimit, edukimit e arsimimit të lexuesve të saj, por gjithnjë pa harruar misionin parësor të ofrimit të njohurive themelore mbi njohjen e mësimeve dhe udhëzimeve të fesë islame"- shtoi mes tjerash Myftiu Tërnava, duke theksuar se "Drita Islame" sot zë një vend meritor në fushën e fjalës së shkruar shqipe, e posaçërisht në literaturën islame shqipe. Dritës Islame i urojmë jetë të gjatë sa edhe vetë emri i saj, duke e lutur Zotin që këtë revistë ta bëj dritë mbi dritë dha ta bëjë ndriçues dhe fanarë për popullin tonë.

Në fund të konferencës u promovua edhe libri "Bibliografia e gazetës Drita Islame (1992-2011)" dhe u transmetua një dokumentar kushtuar revistës "Drita Islame". (R.S)

**Myftiu Tërnava mori pjesë në shënimin e Ditës Kombëtare të Kuvajtit**

*Prishtinë, 24 shkurt 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, mori pjesë në festimin e Ditës Kombëtare të Kuvajtit në Tiranë. Me këtë rast ambasada e Kuvajtit në Shqipëri ka organizuar një pritje zyrtare, ku të pranishëm ishin personalitetet e larta të shtetit shqiptarë nga jeta politike, fetare, kulturore, ambasadorë, ministra, deputetë si dhe konsuj nderi etj. Myftiu Tërnava, po ashtu u takua edhe me Ministrin e Vakëfeve, Çështjeve Fetare dhe pushtetit lokal të Kuvajtit, z. Muhamed al Jabirin, ku në këtë rast Myftiu Tërnava falënderoi qeverinë e



*Myftiu Tërnava në takim me ministrin Al-Jabiri*

Kuvajtit dhe popullin kuvajtian për ndihmën e dhënë deri më tani në të mirë të zhvillimit dhe prosperitetit të Kosovës, dhe përkrahjen e vazhdueshme që ky vend ka dhënë dhe po jep për Kosovën në integrimin në institucionet dhe mekanizmat ndërkombëtarë. Po ashtu u shqyrtuan mundësitë e thellimit të bashkëpunimit reciprok për të forcuar bashkëpunimin bilateral. Myftiu Tërnava e njoftoi ministrin Al Jabir me punën e BIRK-ut dhe organizimin e jetës fetare në Kosovë, dhe njëherësh e çmoi lart marrëdhëniet mes dy vendeve mike, me ç'rast e falënderoi për ndihmën e shtetit të Kuvajtit dhe popullin kuvajtian dhënë Kosovës në kohët më të vështira. Nga ana e tij ministri Al Jabir falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin serioz dhe shprehi gatishmërinë për thellimin e bashkëpunimit të mëtejmë në të ardhmen. *(R.S)*

**Akademik Feti Mehdiu mbajti ligjëratë para nxënësve të medresesë "Alaudin" në Prishtinë**

*Prishtinë, 2 shkurt 2016*

Nxënësit e medresesë së mesme "Alaudin" në Prishtinë bashkëbiseduan me akademik Feti Mehdiun. Fillimisht mirëseardhje ju dëshiroi drejtori i medresesë "Alaudin", Jakup ef. Çunaku, i cili u shpreh se sonte jemi të nderuar të diskutojmë për përkthimin e fjalës së Allahut, Kuranit. Ky diskutim do të ketë një trajtesë rreth përkthimit, përvojave, sfidave me të cilat është ballafaquar përkthyesi i parë i Kuranit në gjuhën shqipe, duke lutur Zotin që ta bekojë këtë tubim të sotshëm. Një biografi të shkurtër të akademik Feti Mehdiut e lexoi Ramadan Shkodra, drejtor i kulturës, duke thënë se prof. Mehdiu i përket nxënësve të gjeneratës së parë të medresesë. Ndërsa, pas përfundimit të studimeve ka punuar si pedagog i gjuhës arabe në UP. Ka një veprimtari të bujshme, është autor i mbi 350 zërave e kontributeve shkencore nga fusha e disiplina të ndryshme në periodikun shqiptar, si dhe autor i mbi 30 veprave të botuara. Akademik Mehdiu, siç dihet është edhe përkthyesi i parë i Kuranit në gjuhën shqipe. Ky aktivitet, i pari në këtë format u mbajt me rastin e 65 vjetorit të medresesë dhe shënimit të 30 vjetorit të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe. Profesor Mehdiu para nxënësve kujtoi kohën kur ka qenë nxënës i medresesë, kujtoi myderrizët e shquar, si dhe foli për veprimtarinë e tij. Këtu profesori më tepër u ndal te nisma, motivi, peripecitë e vështirësitë me të cilat është përballur gjatë përkthimit të Kuranit. "Ky është një takim me shpresë për rininë e Kosovës dhe me shpresën e ardhmërisë së Islamit. Medreseja ka filluar me hafëz Bajram Aganin, Ahmet ef. Mustafën dhe me Haki Krasniqin. Në ditarin kur fillon medreseja, më 1 nëntor 1951, i keni këta emra që kanë mbajtur orët e para të Kuranit dhe të gjuhës shqipe. Janë bërë për rahmet dhe dy prej tyre i kam pas profesorë" tha profesor Mehdiu, duke kërkuar nga nxënësit që sa më shumë të lexojnë e t'i përkushtohen mësimit. Më pas profesori në një bisedë të hapur iu përgjigj interesimit të nxënësve të medresesë. Ky aktivitet u organizua nga Drejtoria e Kulturës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në bashkëpunim me Drejtorinë e Medresesë. *(R.S).*

**Marrëveshja mes Bashkësisë Islame dhe Agjencionit të regjistrit civil jep frytet e para, duke kursyer mbi 10 milionë euro**

*Prishtinë, 7 shkurt 2016*

Pas udhëzimit administrativ, me marrëveshjen mes Agjencionit të regjistrit civil dhe Kryesisë së Bashkësisë



*Akademik Feti Mehdiu, flet para nxënësve të medresesë*



*Nga marveshja mes ARC-së dhe KBI-së*

Islame të Republikës së Kosovës, është arritur që të largohen nga skema personat që kanë fituar jo ligjshëm, duke kursyer mbi 10 milionë euro. Sipas Ministrit të Punës dhe të Mirëqenies Sociale, Arban Abrashi në janar 2017 ishin më pak se 120 mijë, një kursim prej mbi 10 milionë euro. Nga afërsisht 137-138 mijë përfitues të pensionit bazik, sa do të duhej të ishin sipas rritjes natyrore dhe trendëve të viteve të kaluara, ne shpejt do të bëjmë publike edhe masat tjera për kursime dhe nisjen e dy skemave të reja (pensioni invalidor i punës dhe pensioni familjar), të cilët shpijnë drejt një reforme edhe më të thellë dhe gjithëpërfshirëse. Duhet theksuar se më 10 gusht 2016, në prani të zyrtarëve të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Ministrisë së Mirëqenies Sociale, Agjencionit të Regjistrimit Civil, Agjencionit të Shoqërisë së Informacionit, UNFPA-së dhe OSBE-së, në selinë e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës u bë përurimi i projektit të evidentimit të rasteve të vdekjeve në Republikën e Kosovës. Ky projekt është rezultat i bashkëpunimit ndërinstitucional mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të vendit. *(R.S)*

### Studentët e FSI-së dhurojnë gjak

*Prishtinë, 15 shkurt 2017*

Fakulteti i Studimeve Islame, për nder të 17 shkurtit-Ditës së Pavarësisë së Kosovës, organizoi aktivitetin për dhurimin vullnetar të gjakut.

Dekani i Fakulteti, Fahrush Rexhepi, tha se qëllimi i këtij aktiviteti është që të solidarizohen dhe të ndihmojnë të sëmurit, por edhe të festojnë 9-vjetorin e pavarësisë.

“Mendojmë që nevojat për gjak janë të shumta, dhe ne si FSI kemi menduar që me këtë aktivitet të kontribuojmë sadopak në këtë aspekt. FSI përveç aktivitetit të saj në aspektin e studimit, herë pas here organizon edhe aktivitet të sferave tjera, si kulturore, sportive, por edhe humane”, tha Rexhepi.

Në Qendrën Klinike Universitare të Kosovës, përkatësisht në Qendrën për Transfuzionin e Gjakut, rreth 85 për qind e nevojave të pacientëve i mbulojnë dhuruesit vullnetarë të gjakut, derisa për 15 për qind të pacientëve, ende vazhdojnë t'i mbulojnë familjarët. Vetëm për nevojat e QKUK-së brenda 24 orëve, nevojiten 150 doza gjaku. *(Vedat Shabani)*

### Edib Abazi mbrojti me sukses temën e doktoraturës në Universitetin e Jordanisë

Më 16 janar 2017, Edib Abazi mbrojti me sukses tezën e doktoraturës “Studim kritik dhe verifikim dorëshkrimit të veprës “El xhamiu el vexhiz”, i njohur si El fetava el Bezazije, në medhhebin hanefij, nga fillimi i kapitullit të miratimit deri në fund të kapitullit të autorizimit, në Universitetin Internacional të Shkencave Islame, në Aman të Jordanisë, para komisionit të përbërë prej: dr. Muhamed beni Selame, anëtar, prof. dr. Muhamed el Garabije anëtar, dr. Redina er Rifaij, anëtare e jashtme, si dhe dr. Kadhafi el Gananim mentor. Pas prezantimit të punimit dhe diskutimeve të shumta në praninë e komisionit u vendos që kandidatit Edib Abazit, t'i jepet titulli doktor i jurisprudencës islame. Komisioni e vlerësoi tezën e doktoraturës me vlerësime të larta. Edib Abazi u lind në Prizren. Ka përfunduar medresenë Alaudin, në paralelen e Prizrenit në vitin 2000. Studimet i vazhdoi në Universitetin e Xhereshit në Jordani, ku më 2006 i përfundoi me sukses. Më 2008 ka kryer magjistraturën në Universitetin botëror të shkencave islame, gjithashtu në Jordani. Edib Abazi aktualisht shërben si imam, mualim dhe hatib në xhaminë e Bamirësve në Prizren. *(Almedin Ejupi)*



*Studentët e FSI-së duke dhuruar gjak*



*Edib Abazi me rastin e mbrojtjes së temës së doktoraturës*

# NJOFTIM PËR KONFERENCË

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e 65 vjetorit të veprimtarisë së medresesë së mesme "Alaudin", në bashkëpunim me Drejtorinë e Medresesë, në mesin e muajit maj 2017 organizojnë: "Konferencë shkencore, kushtuar kësaj vatre arsimore fetare dhe kombëtare."

Në këtë konferencë parashihet të ndriçohet roli, kontributi dhe veprimtaria e këtij institucioni për arsimimin dhe edukimin e brezave të rinj, si dhe rrugëtimin e tij përgjatë këtyre viteve.

Po ashtu, parashihet të vihet në pah edhe kontributi i medresesë dhënë çështjes dhe kauzës kombëtare, me theks të veçantë në dekadat e fundit.

Të bindur se ju mund të jepni një kontribut të çmuar në këtë drejtim, në vazhdim po ua dërgojmë tezat për konferencën shkencore.

*Ju faleminderit për bashkëpunimin!*
*Me respekt:*
*Këshilli Organizativ*

**Tezat orientuese:**

1. Historia e arsimit islam te shqiptarët;
2. Shkollat paramedresore (mejtepet) në Kosovë;
3. Zhvillimi dhe përhapja e medreseve te ne gjatë periudhës osmane;
4. Medresetë më të njohura në Kosovë;
5. Bibliotekat e medreseve te ne;
6. Medresetë në Kosovë midis dy luftërave botërore;
7. Kontributi i medreseve për arsimin kombëtar gjatë dhe pas Luftës së Dytë Botërore;
8. Rrethanat politike, shoqërore dhe arsimore në kohën e hapjes së medresesë së ulët në Prishtinë;
9. Medreseja "Alaudin" në Prishtinë, shkollë e mesme islame shqiptare;
10. Kontributi i medresesë "Alaudin" në arsimimin dhe edukimin e rinisë;
11. Kontributi i medresesë "Alaudin" në arsimimin dhe edukimin e femrës;
12. Kontributi i medresesë "Alaudin" për arsimimin e kuadrit fetar në Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi, Sanxhak;
13. Kontributi i medresesë "Alaudin" për arsimimin e kuadrit fetar në Shqipëri pas periudhës komuniste;
14. Kontributi i medresesë "Alaudin" për diasporën tonë;
15. Kontributi i medresesë "Alaudin" për kauzën kombëtare (ngjarjet e 1968, 1981, 1989, 1990, 1999 etj.);
16. Kontributi i medresesë "Alaudin" për arsimin shqiptar gjatë viteve 1990-1999;
17. Kontributi i medresesë "Alaudin" gjatë lëvizjes popullore në Kosovë (1990-1999);
18. Kontributi i medresesë "Alaudin" gjatë luftës së UÇK-së (1998-1999);
19. Dëshmorët medresistë në luftën e fundit në Kosovë;
20. Kontributi i medresesë "Alaudin" për ruajtjen dhe kultivimin e vlerave dhe trashëgimisë tradicionale islame-shqiptare;
21. Medreseja e mesme "Alaudin" përballë sfidave dhe kërkesave të kohës;
22. Kahet dhe orientimet e medresesë së mesme "Alaudin" (planprogramet, statusi, perspektiva etj.);
23. Medreseja "Alaudin" në shtypin e kohës (në periodikun islam, shtypin shqiptar, boshnjak, arab etj.);

## Ftesë

*Ftojmë të gjithë studiuesit, publicistët, pedagogët, ish-nxënësit, bashkëpunëtorët, aktivistët dhe veprimtarët e çështjes kombëtare dhe fetare, që me kumtesa, materiale, kujtime të shkruara, foto, dorëshkrime, dëshmi etj., të kontribuojnë në ndriçimin e veprimtarisë së medresesë.*

*Konferenca mbahet në mesin e muajit maj 2017.*

*Paraqitja për pjesëmarrje mund të bëhet deri më 21 prill 2017, me rezymenë e kumtesës, jo më shumë se një faqe.*

*Kumtesat e përfunduara, versioni për lexim dhe për botim duhet t'i dorëzohen Këshillit Organizativ, respektivisht sekretarisë, ditën e mbajtjes së konferencës.*

*Kumtesa për lexim në konferencë nuk duhet të ketë më shumë se 5 faqe, kurse ajo për botim deri një tabakë autori, por jo më pakë se 7 faqe.*

*Presim kontributin tuaj!*

*Adresa për paraqitje:*
*Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës*
*Rr. "Bajram Kelmendi", 84, 10 000 Prishtinë*
*tel.++ 381 38 224 024*
*e-mail: shkodrar@yahoo.com*

### Stambolli krenohet me 3362 xhamitë e tij



Qyteti turk Stambolli, i cili ka rreth 14.8 milionë banorë përbën rreth 18.5% të popullsisë së përgjithshme të Turqisë, njëherësh është edhe qyteti me numrin më të madh të xhamive në vend. Sipas të dhënave të Myftinisë së Stambollit, në këtë qytet ka rreth 3362 xhami, kurse vetëm në lagjen Fatih janë 340 xhamia. pas lagjes Fatih radhiten lagjet Yskydar me 186 xhamia, Ymraniye me 143 xhamia, Beykoz me 136 xhamia dhe Pendiku me 133 xhamia. Në Stambollin me 14.8 milionë banorë, një xhami është për 4403 persona. Stambolli që nga çlirimi në vitin 1453, deri në rënien e kalifatit në vitin 1923, ishte kryeqyteti i shtetit Osman. Në mesin e xhamive më të rëndësishme, të cilat gjatë gjithë vitit vizitohen nga dhjetëra mijëra turistë nga e gjithë bota, sigurisht që janë Xhamia e Kaltër, Xhamia Fatih, Xhamia Sylejmanie dhe shumë të tjera. Gjithashtu janë në përfundim e sipër punimet edhe në xhaminë "Çamlëxha" në Stamboll, xhamia më e madhe e Turqisë moderne.

### Lidhja Arabe dënon vendimin për ndalimin e ezanit në Izrael

"Dënojmë përpjekjen e qeverisë pushtuese për të legjitimuar ndalimin e thirrjes së ezanit dhe politikën e saj dirigjuese, e cila do të pengojë bisedimet për zgjidhjen mes dy shteteve në rajon dhe do të shkaktojë më shumë komplikim dhe destabilizim në rajon", - thuhet në komunikatën e Lidhjes Arabe, e cila ia ngarkon Izraelit përgjegjësinë për pasojat që do të sillte zyrtarizimi i një projektligji të tillë. Lidhja Arabe bën apel për të zbatuar sanksione kundër Izraelit. Projektligji që ndalon thirrjen me altoparlant të ezanit të mëngjesit, i hartuar nga ligjbërësit ekstremistë në Izrael dhe i miratuar nga Komisioni i Ministrisë për Çështjet Ligjore, pritet të votohet në seancën e të mërkurës (15 shkurt), të punimeve në parlamentin izraelit, "Knesset".



### Evropa ka nevojë për emigracionin, popullsia evropiane po plaket

Evropa ka nevojë për emigrantë për ekonominë e saj dhe do të mund ta zgjidhë krizën e emigracionit vetëm nëpërmjet bashkëpunimit, pa ndërtuar mure, deklaroi shefja e diplomacisë evropiane, Federica Mogherini. Mogherini hapi një takim Evropë-Afrikë për krizën e migrimit, para se të merrte pjesë në ceremoninë e shpërndarjes së diplomave të 89 rojave bregdetare libiane, trajnuar nga anëtarët e Sofjes, operacioni detar evropian kundër trafikantëve."Mendoj se evropianët duhet të kuptojnë se ne kemi nevojë për emigracionin për ekonominë tonë duke marrë parasysh plakjen e popullsisë evropiane", theksoi ajo. Nga ana tjetër, Afrika duhet të marrë parasysh koston e trafikimit të qenieve njerëzore, humbjen e jetëve", shtoi Mogherini, ndërkohë që të paktën 4.500 persona, kryesisht afrikanë, kanë humbur jetën ose janë zhdukur në det vitin e kaluar në përpjekje për të shkuar në Itali.

### 30 vjet burg për zjarrvënësin e xhamisë në Amerikë

Në Florida të Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Joseph Michael Schreiber që i vuri flakën xhamisë në



Fort Pierce ku shkonte "sulmuesi i Orlandos" u dënua me 30 vjet heqje lirie. Gjykatësi i çështjes që procedohej në gjykatën e Floridas, 32 vjeçarit, që i vuri zjarrin xhamisë që gjendej brenda Qendrës Islamike në Fort Pierce, pavarësisht kërkimit të faljes për krimin e kryer, i dha dënim me 30 vjet burg dhe 10 mijë dollarë dënim material. Schreiber me precedent penal dhe me postim kundër islamit në rrjetin social, i vuri zjarrin xhamisë që frekuentonte Omar Mateen me origjinë afgane, që në datën 12 qershor bastisi një klub nate në Orlando, duke vrarë 49 persona dhe plagosur 53 të tjerë, duke shkaktuar dëme materiale mbi vlerën 100 mijë dollarë.

### TRT 1 sjell në ekran telenovelën e re "Payitaht Abdulhamit"

Telenovela e re "Payitaht Abdulhamit" e kanalit TRT 1 përgatitet për transmetim, që do të filloj ditën e premte më 24 shkurt. "Payitaht Abdulhamit", e cila shpjegon periudhën e vështirë për ekzistencë të Perandorisë Osmane dhe sundimin 33 vjeçar, prej



vitit 1876 të Sulltan Abdulhamitit, është produksion i kompanisë "Es Film" dhe do të transmetohet në ekranet e kanalit TRT 1. Xhirimet e telenovelës kanë filluar në plafonë e Seka Filmit në qytetin Koxhaeli (Kocaeli), ndërsa regjisor i telenovelës është Serdar Akar. Ndërkaq, rolin e Sulltan Abdulhamit Hanit e luan aktori Bylent Inall (Bülent İnal). Kjo telenovelë do të sjell në ekran periudhën më kurioze dhe më të diskutuar të historisë së Perandorisë Osmane të sundimit të Sulltan Abdulhamitit, gjatë kohës kur territoret osmane ishin pre e manipulimeve botërore. Sulltan Abdulhamit Han me mendjemprehtësinë e tij arriti të mbajë në këmbë perandorinë me të gjitha forcat. Payitaht Abdulhamit do të sjell në ekran për teleshikuesit tregimin e këtij njeriu zemërmadh, i cili iu kundërvë shteteve perëndimore deri sa ata dëshironin të dizajnojnë "shekullin e ri" me ngjarjet që u jetuan në 13 vjetët e fundit të Sulltan Abdulhamit Han II. Tema kryesore e telenovelës është lufta.

### Papa Françesku mohon ekzistencën e terrorizmit islamik

Papa Françesku ka mohuar dje në mënyrë të vendosur ekzistencën e terrorizmit islamik, në një fjalim, në një takim të lëvizjeve populiste botërore. Në një mbrojtje të pasionuar të të gjitha besimeve, kreu i Kishës Katolike ka argumentuar se feja promovon paqe dhe rreziku i radikalizmit ekziston në të gjitha besimeve fetare. Ai tha: "Terrorizmi i krishterë nuk ekziston, terrorizmi hebre nuk ekziston, dhe terrorizmi mysliman nuk ekziston.Asnjë popull nuk është kriminel ose trafikant i drogës apo i dhunshëm." Papa Françesku ka shtuar: "Ka individ fundamentalist dhe të dhunshëm në të gjithë popujt dhe fetë, dhe me përgjithësime intolerante ata bëhen më të fortë, sepse ata ushqehen me urrejtje dhe ksenofobi."



### Gjuha shqipe dhe ajo boshnjake do të jenë gjuhë me përzgjedhje në Turqi gjatë vitit mësimor 2017-2018

Dy gjuhët e miratuara nga Bordi i Arsimit dhe Edukimit do të jenë lëndë me zgjedhje duke filluar nga klasat e pesta. Programi mësimor i gjuhës shqipe dhe boshnjake, pasi u përgatit dhe u vlerësua edhe me kontributet e drejtorisë së përgjithshme të arsimit bazë të Ministrisë së Arsimit, u paraqit në Kryesinë e Bordit të Arsimit dhe Edukimit. Pas procesit të vlerësimit të programit kanë nisur punimet për përgatitjen e teksteve mësimore. Nxënësit që nga viti i ardhshëm mësimor do të mund të mësojnë gjuhën shqipe dhe boshnjake si lëndë me zgjedhje në shkolla që nga klasa e 5-të. *(R.S).*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti**

*Shpall:*

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës: Imam, hatib dhe mualim në:

**1. Xhaminë e fshatit Radivojc.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Vitisë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Prishtinë**

*Shpall:*

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës

**1. Imam në xhaminë Sulltan Mehmet Fatih;**
**2. Imam në mesxhidin Tophane;**
**3. Imam në mesxhidin e lagjes së spitalit;**
**4. Imam në mesxhidin e lagjes Marigona;**
**5. Imam në xhaminë e Zllatarit;**
**6. Imam në xhaminë e fshatit Makoc;**
**7. Imam në xhaminë e fshatit Dabishec;**
**8. Imam në xhaminë e fshatit Rimanishtë;**
**9. Imam në xhaminë e fshatit Kishnicë;**
**10. Imam në xhaminë e fshatit Mramor;**
**11. Imam në xhaminë e fshatit Bardhosh.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Prishtinës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



# Përse dhuna nëpër shkolla

*Fëmija gjithherë si fëmijë,*
*të gjitha nuk i kupton,*
*herë lëvizë e s'mban qetësi,*
*herë mësuesin e dëgjon.*

*Mësuesi fëmijën duhet kuptuar,*
*se vetë ka qenë fëmijë,*
*më shumë ka dashtë me u lazdruar,*
*se me ndejë me urtësi.*

*Tani mësuesi është shkolluar,*
*pa humb kohë në rini,*
*fati ka dashtë dhe është punësuar,*
*në shkollë me punua me fëmijë.*

*Mësuesi është prind i dytë,*
*hap i parë për fëmijën në jetë,*
*me u kujdes si për dy sytë,*
*e me i dashtë si fëmijët e vet.*

*Edhe në qoftë se kanë ndonjë vërejtje,*
*do t'i këshillon me urtësi,*
*mos të formon mësuesi urrejtje,*
*do të kupton se ai është fëmijë.*

*Mësuesi i mirë bën emër,*
*shpjegon mësimin me fytyrë qeshë,*
*ajo i hynë nxënësit në zemër,*
*e jo prej gjuhe deri në vesh.*

*Një kohë e keqe na ka mbërri,*
*që gjithkund e ka prish punën,*
*Ç'është më e madhe tragjedi,*
*mësuesi-ja në shkollë përdorë dhunën.*

*Këtë gjest etika nuk ia lejon,*
*as kurrfarë ligj shkollor,*
*por kur përgatitja profesionale i mungon,*
*atëherë dhunën e përdorë.*

*Mësuesi i mirë nuk i jep vetit të drejtë,*
*jo me i rrah, por as me i turpërua,*
*mësuesin e vetë e dinë të shenjtë,*
*kur hynë në klasë fëmijët kanë me u gëzua.*

*Mësuesi i mirë më larg mendon,*
*kur të shënon në ditarë,*
*nesër këta fëmijë në pozita i takon,*
*nuk ul kokën, por është krenar.*

*Një mesazh për mësuesit tanë,*
*mësojeni, aftësojeni rininë,*
*të jetojë për popull dhe për vatan,*
*pa u frikësua ta kërkojnë lirinë.*

*Nxënësi nga mësuesi që e donë,*
*nuk merr vetëm dituri,*
*por në tërësi e kuptojnë,*
*edhe tërë shpirtin e tij.*

*Mulla Mehmet Gashi*